HOXHALLARËT FIGURA TË SHQUARA TË KOMBIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 269 | VITI 26 | DHJETOR 2012 | SAFER 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## TOLERANCA E FESË ISLAME
### FAKTOR I RËNDËSISHËM PËR ÇËSHTJEN KOMBËTARE





www.dituriaislame.net

Në mos e ndihmofshit atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: “Mos u pikëllo (friko), Allahu është me ne!”. E Allahu i zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ultën, kurse fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti”.
(Et-Tevbe, 40)

“Në anën e përparme dhe në anën e pasme të tyre Ne vumë një sed (perde) dhe në këtë mënyrë u vumë perde në sytë e tyre. Ata pastaj sigurisht se nuk do të shihnin”
(Jasin, 9)

“Përkujto (o i dërguar) kur ata që nuk besuan, thurnin (kurthe) kundër teje; të të ngujonin, të të vrisnin, ose të të dëbonin. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson (dredhitë)”
(El-Enfalë, 30)

“Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezantimit të dëshmive”
(El-Gafir, 51)

“Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Vet me udhëzim të qartë e fe të vërtetë për ta bërë mbizotëruese mbi të gjitha fetë, edhe pse idhujtarët (pabesimtarët) e urrejnë”.
(Es-Saff, 9)

DITURIA
ISLAME









DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Hixhreti vlerë civilizuese



*15 nëntori shënon ditën e parë të muajit Muharrem të vitit të ri të myslimanëve 1434 sipas hixhretit. Mesazhin islam me të cilin ishte ngarkuar Muhamedi a.s. i pengonte mushrikët kurejsh dita ditës. Me këtë edhe presionet, torturat, vrasjet e shantazhet, dhuna mbi myslimanët e edhe mbi vet Pejgamberin a.s. nuk kishin të ndalur. Nuk ishte e lehtë për Muhamedin a.s. të marrë vendimin për të emigruar nga Meka. Vendi ku u lind, u rrit u zhvillua dhe i erdhi vahji. Tubohen kundërshtarët në Darun- Nedve për të marrë vendimin "për ta hequr qafe" Muhamedin a.s., me të cilin synonin, sipas rregullës, të vrisnin udhëheqësit dhe të mbaronte misioni. Pra, ndjenja e lartë e përgjegjësisë së obligimit hyjnor për të ngadhënjyer e vërteta (haku), bëri që Muhamedi a.s. dhe shokët e tij, me dhembje të thellë po krenarë, të linin vendlindjen duke sakrifikuar, gjegjësisht duke lënë pas vetes shtëpitë dhe pasuritë e tyre, e në veçanti vendlindjen e tyre, ku kishin lindur dhe ishin rritur. Nën kujdesin hyjnor, u realizua me sukses plani i emigrimit dhe komandanti suprem arriti në qendrën e vendimmarrjes (Medinë). Gjenialiteti i planifikimit njerëzor në Hixhret. Në Medinë u pritën në mënyrë shumë të ngrohtë dhe tepër familjare. Prej qendrës së re filloi të merrte frymë lirshëm Islami, për të rrezatuar më pastaj në katër anët e botës,ndërsa myslimanët, për shekuj të tërë, të ishin udhëheqës të vërtetë të kulturës njerëzore në të gjitha fushat e jetës, duke filluar prej asaj fetare për t'u shtrirë deri tek ajo shkencore, kulturore, ekonomike. Në mos e ndihmofshit atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!" E Allahu zbriti qetësi (në shpirtin e atij), e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e falën e atyre që nuk besuan më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti.(Et-Tevbe, 40) Ajo strategji nënkuptonte lëvizjen prej një vendi në një vend tjetër, gjegjësisht gjetjen e një vendi më të sigurt dhe pjellor, ku duhej të mbillej Islami dhe prej aty të niste rrugën e formimit të një ardhmërie të shëndoshë të njerëzimit. Jeta në robëri, po edhe në dhe të huaj, është jetë pranë vdekjes. Muhamedi a.s. u nis në një rrugë krejtësisht tjetër, në një rrugë të re në jetë, që nuk kishte asgjë të përbashkët me jetën e deridjeshme, në një ambient të ri, tek njerëz të tjerë dhe risi të tjera. Sepse asokohe në Mekë kishte një disolucion dhe thirrja e Muhamedit a.s. ishte egalitarizmike. Gjatë jetës së vet ai manifestonte tolerancë dhe ishte ekstrovert e assesi introvert. Emigrimi (Hixhreti) i dha kah të vërtetë Historisë Islame dhe sidomos asaj botërore. Ai është Hixhreti i të Dërguarit të fundit të Allahut xh.sh., Muhamedit a.s., që ndodhi në fillim të shekullit VII, në vitin 622 , një kohë kur njerëzimin e kishte mbuluar injoranca, amoraliteti, idhujtaria, pabesimi, padrejtësia etj.. Mu në atë kohë filloi të përhapej e vërteta -misioni hyjnor nga Muhamedi a.s., i cili, i frymëzuar nga i Madhi Zot, ishte i vetëdijshëm se lufta për të vërtetën dhe ideale të shenjta, bëhet me lëvizje dhe në një dinamizëm të gjallë, prandaj duhet menduar një strategji lëvizëse dhe largpamëse. Nuk kishte dëshirë të emigronte, po rrethanat ia imponuan një gjë të tillë. Lënia e Aliut r.a. në shtratin e tij, nisja për Medinë në drejtim të Jemenit, ku u strehuan në shpellën Thevr, 5 milje larg Mekës, larg syve të mushrikve.*

*Në Medinë munevere ai ndërtoi institucionet shtetërore me një mision eusebik. Qëndrimi 10-vjeçar në kurbet e frymëzoi edhe më shumë Muhamedin a.s. dhe malli për vendlidjen, atë dhe shokët e tij, i digjte vazhdimisht. Por, kur erdhi dëshira hyjnore e Allahut, Muhamedi a.s., pas gjithë asaj sakrifice, çliruan Mekën duke u kthyer triumfalisht në vendlindjen e tyre. Me këtë veprim, edhe një herë u vërtetua se nga porositë themelore të Hixhretit është se Hixhreti është i lidhur ngushtë për vendlindjen, Hixhreti bëhet për vendlindjen, duke mos e humbur lidhshmërinë me të dhe duke synuar gjithmonë kthimin në vendlindje – për të sjellë lirinë, pasurinë dhe çdo të mirë për të. Për këtë arsye, Muhamedi a.s., pas çlirimit të Mekës, tha: "Nuk ka emigrim pas çlirimit, por ka mundim, përpjekje, luftë dhe qëllim të pastër". Ky ishte hixhreti që në esencë patë mbjelljen e paqes, mirëqenies, lumturisë e harmonisë ndërnjerëzore.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Toleranca e fesë islame faktor i rëndësishëm për çështjen kombëtare

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Gjatë gjithë historisë së zhvillimit të kombit shqiptar, Islami dhe Krishterimi kanë luajtur rol të rëndësishëm në kultivimin e paqes dhe tolerancës ndërfetare brenda popullit shqiptar. Prijësit e komuniteteve të ndryshme në Kosovë dhe në trojet e tjera shqiptare, kanë jetuar në harmoni dhe pa konfrontime përçarëse në mes tyre. Vetë ekzistenca e objekteve fetare, xhamive, kishave e manastireve, flet mjaft dhe simbolizon të kaluarën e popullit tonë.**

Përsa i përket Islamit, ai nga besimtarët e vet jo vetëm që kërkon dialog, tolerancë e mirëkuptim me pjesëtarët e feve të tjera, por shkon edhe më tutje e nga toleranca kalon në shkallën e njohjes, që është shkalla më e lartë e tolerancës dhe garanci për bashkëjetesë. Lidhur me këtë, në Kur'an shkruan: "O ithtarë të librit, ejani të bashkohemi rreth gjërave të përbashkëta edhe për ju edhe për ne. Të adhurojmë vetëm Një Zot e të mos i bëjmë asnjë shok Atij dhe të mos marrim njëri-tjetrin për Zot në vend të Perëndisë".(Ali Imran,64.) Ky verset kuranor, dhe shumë të tjera, i nxisin besimtarët myslimanë që t'i shtrijnë dorën njëri-tjetrit dhe të krijojnë një bashkësi të qëndrueshme me besimtarët e feve tjera.

Përsa i përket tolerancës fetare ndër shqiptarët, mund të themi se, gjatë gjithë historisë së zhvillimit të kombit shqiptar, Islami dhe Krishterimi kanë luajtur rol të rëndësishëm në kultivimin e paqes dhe tolerancës ndërfetare brenda popullit shqiptar. Prijësit e komuniteteve të ndryshme në Kosovë dhe në trojet e tjera shqiptare, kanë jetuar në harmoni dhe pa konfrontime përçarëse në mes tyre. Vetë ekzistenca e objekteve fetare, xhamive, kishave e manastireve, mendoj se flet mjaft dhe simbolizon të kaluarën e popullit tonë.

Dokumentet e shumta që ndodhen në Arkivin Qendror të Shqipërisë në një shtrirje kohore nga shek.XVI, të shkruara veçanërisht në osmanishte, latinishte, italishte dhe greqishte, argumentojnë qëndrimin tolerues të fesë islame në shoqërinë shqiptare; ndonëse elementi mysliman përbënte shumicën e popullsisë, kishat e manastiret kanë gëzuar liri të plotë. Patrioti mysliman Hoxhë Kadri Prishtina, lidhur me këtë problematikë, shkruante: "Kur vinte në Shkodër delegati Apostolik i papës, muslimanët e Shkodrës, nën gjëmimin e kambanave, vraponin me e pritë e me i bë nderime. Shqiptarët musliman janë shumë durimtarë dhe këtë e bëjnë vetëm e vetëm për të siguruar shpëtimin e jetës e kombësisë së tyre".

Ekzistojnë argumente të shumta se elementi mysliman, që përbënte shumicën, për realizimin e objektivave të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në kushte të sundimit osman arriti të krijonte një unitet ndërmjet përfaqësuesve të kategorive të ndryshme të besimit fetar. Ky unitet përpara detyrës kryesore të kombit nuk njohu kufi klase, race, ngjyre e feje. Boshti i këtij uniteti u bë toleranca e elementit mysliman që zinte vendin kryesor për nga numri i popullsisë.

**Hoxhallarët për bashkimin e popullit shqiptar**

Në një sërë memorandumesh, protestash dhe thirrjesh të popullsisë shqiptare, drejtuar qeverive të shteteve të ndryshme të Evropës, Fuqive të Mëdha, Kongresit të Berlinit, Konferencës së Hagës, opinionit publik etj., - shprehet kërkesa e përbashkët për mbrojtjen e identitetit kombëtar dhe mbrojtjen e njësisë territoriale. Në protestën e popullsisë së Dibrës, drejtuar më 3 qershor 1878 Ambasadorit të Anglisë në Stamboll, kundër vendimit të Traktatit të Shën-Stefanit, theksohej: "Dibra është një vend krejt shqiptar dhe ka përmbi 220.000 musliman e 10.000 të krishterë që janë të gjithë prej një gjaku". Kurse në protestën e



popullsisë së Tetovës, më 22 maj 1878, ndër të tjera, theksohej:"Ne banorët e Tetovës jemi më shumë së 30.000 burra musliman, ndërsa të krishterët nuk janë më shumë se një e katërta. Pra muslimanët përbëjnë shumicën si numër, por ta lëmë këtë, sepse si shqiptar ne jemi të gjith të bashkuar. Kështu ne dhe bashkatdhetarët tanë të krishterë e shohim të pamundur jetesën nën cilëndo administratë të pavarur ose autonome".

Patriotët e besimit mysliman të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, si Haxhi Zeka, Sylejman Vokshi, Dervish Hima, Vëllezërit Frashëri - Abdyli, Samiu dhe Naimi, Hasan Prishtina, Haxhi Vehbi Dibra e shumë të tjerë punuan pandërprerë dhe me shumë sakrifica për bashkimin e popullit shqiptar pa dallim feje, me të vetmin qëllim çlirimin kombëtar të vendit. Në këtë rrafsh ata bashkëpunuan me patriotët e besimeve të tjera, si Thimi Mitko, Filip Shiroka, Luigj Gurakuqi, Spiro Dine, Fan Noli etj.. Faktet e këtij bashkëpunimi i hasim edhe në letërkëmbimin e tyre të gjerë, që ruhet në Arkivin Qendror të shtetit, që në ato kushte të vështira, kishin zgjedhur si të vetmin mjet komunikimi për shprehjen e mendimeve dhe të bashkëveprimit ndaj rrugëve të zgjidhjes së problemeve të kohës në interes të kauzës kombëtare. Fakte të tjera janë edhe organizatat, klubet, shoqëritë, që u formuan brenda e jashtë atdheut si dhe kongreset e konferencat, ku në mënyrë transparente dhe demokratike parashtronin pikëpamjet e tyre. Pas debatesh e diskutimesh, edhe pse me mendime të ndryshme të shfaqura ndonjëherë, në fund dilnin me një platformë të përbashkët.

Këtë unifikim të faktorit politik shqiptar të të gjitha besimeve e vërejmë edhe në letrën e datës 25 maj 1912, që Ismail Qemaili, së bashku me Fuat Toptanin dhe Luigj Gurakuqin, i drejtonin shoqërisë shqiptare "Vëllazëria e Egjiptit", ku shkruanin: "Shqipëria e sipërme, e mesmja janë të lidhura me një fjalë ashtu më shumë se gjysma e Toskërisë. Sot burrat e Kosovës, të Mirditës, të Lumës, të Dibrës, të Malësisë nën kryesinë e më të mirëve atdhetarë, po përpiqen të lidhen bashkë muhamedan e të krishterë për të drejtat e atdheut".

**Ndryshimi në fe nuk e ka dobësuar patriotizmin e shqiptarëve**

Kur jemi te kontributi i personaliteteve myslimane shqiptare, vlen të përmenden edhe Haxhi Vehbi Dibra dhe Ferid Vokopola, të cilët qenë ndër të parët që hodhën firmën në Kuvendin e Vlorës më 28 nentor 1912. Haxhi Vehbi Dibra ishte njëherësh kryetar i Senatit të parë qeveritar dhe shpesh zëvendës i Ismail Qemalit. Ndërkaq, Ismail Efendi Ndroçi, i njohur si "flamurtar i nacionalizmës" në nentor 1912, pas shpalljes së Pavarësisë i pari kishte ngritur flamurin në Tiranë.Toleranca fetare ndër shqiptarët është nënvizuar edhe nga kronistë dhe autoritete të shteteve të tjera. Kështu një kronikan osman shkruante: "Ndryshimi në fe nuk e ka dobësuar patriotizmin e tyre, devotshmëria kombëtare dhe patriotizmi midis shqiptarëve janë aq të fortë, saqë ndryshimi në fe nuk mund t'i dobësojë ata aspak". Ne mendojmë se edhe në ditët e sotme shqiptarët në përgjithësi, myslimanë e të krishterë mund të bashkëjetojnë në paqe, harmoni e në tolerancë. Ata, kështu si janë dhe me vlerat e tyre morale, gjuhësore, kulturore e me identitetin e tyre fetar e kombëtar, mund të integrohen në mekanizmat e Bashkimit Evropian dhe në institucione të tjera ndërkombëtare. Integrimi i shqiptarëve në Evropë mendoj se nuk mund të bëhet edhe pa pjesën dërrmuese të shqiptarëve që i përkasin fesë islame. Në këtë rrafsh roli i shqiptarëve myslimanë dhe i vetë Islamit në shoqëri, mund të jetë shumë i rëndësishëm për integrimin e shqiptarëve në Evropë, në rast se i trajtojnë dhe i shfrytëzojnë mirë, drejt dhe pa paragjykime.

# Hoxhallarët figura të shquara të kombit

**Mr. Rexhep Suma**

**Hafiz Ali Korça qe nga mësuesit e parë të mësonjëtores së parë shqipe të Korçës dhe bashkëpunoi ngushtë me Pandeli Sotirin, drejtorin e mësonjëtores së parë shqipe. Aty dha pa pagesë edukatë islame . Kur jemi tek rëndësia e përdorimit dhe peshës së gjuhës së ëmbël shqipe, Hafiz Ali Korça i kushtoi rëndësi të madhe përdorimit të gjuhës shqipe në funksion të çështjes së unitetit kombëtar në mendimin politik të ulemasë shqiptare. Duke e parë gjuhën në këtë funksion, thoshte: "Nuk duhet të mbushim gjuhën tonë engjëllore me gjëmba e ferra se nuk i qërojmë dot më vonë".**

Shqipëria dhe shqiptarët shënojnë vitin jubilar 100-Vjetorin e ngritjes së Flamurit, Shpalljes së Pavarësisë dhe themelimit të Shtetit Shqiptar. Për këtë datë historike nga të gjitha trojet etnike dhe më gjerë janë mbajtur e vazhdojnë të organizohen aktivitete të shumta - konferenca, sesione shkencore, debate, analiza, manifestime kulturore, etj. etj., që tregojnë historinë e lëvizjeve të mëdha kombëtare për liri e pavarësi, për arsim e shtetndërtim, krijim të identitetit kombëtar, ruajtje të vlerave shqiptare islame dhe kultivimin e trashëgimisë së madhe kulturore e të harmonisë e bashkëjetesës ndërfetare në mesin e shqiptarëve. Për veprimtarinë në të kaluarën, për figurat kombëtare islame është shkruar fare pak, për mungesë gjurmimesh e studimesh, e më vonë për shkaqe të njohura nuk janë paraqitur sa dhe si duhej në shtypin tonë për shkaqe ideologjike e politizuese vetëm sepse ata ishin ulema. Nga personalitetet fetare islame, jo vetëm që ka pasur shkrimtarë dhe njohës të gjuhës kombëtare, por ka pasur edhe punëtorë të pavdekshëm, misionarë të palodhshëm të kauzës kombëtare. Të gjithë këta krijues dhe personalitete fetare islame, që u morën me veprimtari letrare, pasuruan kulturën kombëtare, e cila paraqet pasqyrën më të kthjellët për të parë shpirtin dhe karakterin e një populli në periudha të caktuara historike. Nuk ka dyshim se këto aktivitete kulturore kombëtare dhe krijuese, ndikuan dhe i hapën rrugën lindjes dhe zhvillimit të periodikut shqiptar në përgjithësi, dhe atij islam shqiptar në veçanti. Në këtë vazhdë, në analet historike me shkronja të arta, krahas shumë rilindësve e burrave që dhanë shumë për këtë atdhe, prijnë edhe rilindësit nga fusha fetare, të cilët të shumtën e rasteve ishin në ballë të Organizimeve, Kuvendeve, Lidhjeve, Luftërave për mbrojtje të Atdheut.
Pra, ishin edhe prijësit e fesë islame me detyra fetare, duke filluar nga imamë xhamish, ligjërues, myderrizë, hafëzë, myftinj, kryemyftinj, kadinj, profesorë dhe kryetarë të Bashkësive Islame, të cilët punuan në rrethana e kushte shumë të rënda dhe përballuan me sukses të gjitha sfidat për krijimin, ngritjen dhe konsolidimin e Shtetit Shqiptar. Në ngritjen e Flamurit dhe shpalljen e mëvetësisë së Shtetit Shqiptar më 28 Nëntor1912, krahas figurave patriotike të të gjitha besimeve në Shqipëri, do të ishin pikërisht prijës myslimanë, hoxhallarë, myderrizë, imamë, pedagogë e studiues, të nisur nga parimet dhe brumosja me edukatën islame që obligon dashurinë dhe mbrojtjen e atdheut, dhe kështu shkruan historinë e Kombit tonë. Pa dyshim që në krye të tyre ishte haxhi Vehbi Dibra, që hodhi firmën mbi aktin e Pavarësisë duke vënë një gur të fortë në themelimin e Shtetit. H. Vehbi Dibra jo vetëm do të jepte fetvanë (ligjshmërinë islame) për përdorimin e flamurit me shqiponjën dykrenare, por më 1912 do të ishte kryetari i parë i Pleqësisë (Kuvendit apo Senatit) Shqiptar, i zgjedhur me propozim të Luigj Gurakuqit. Më pas H. Vehbi Dibra u ngarkua nga kuvendi me detyrën e Kryemyftiut të Shqipërisë për organizimin e Komunitetit Mysliman në maj 1913 dhe më 24 shkurt 1923, në Kongresin e Parë Mysliman, mbajtur në Tiranë, ku kishte një përfaqësi mbarëkombëtare, Kryemyftiu i Shqipërisë, i emëruar nga Qeveria e Vlorës, do të zgjidhej kryetari i parë i Komunitetit Mysliman Shqiptar. Ai që për 17 vjet resht qëndroi në krye të hiearkisë më

të lartë të ulemasë myslimane, u drejtohej hapur besimtarëve: " Kristianë e muslimanë janë vëllëzër shqiptarë të pandarë... Ta duam njëri tjetrin..t'i tregojmë botës mbarë se shqiptarët pa dallim feje, janë vëllëzër si bij të njëshëm të së dashurës sonë Shqipëri.[1]

Pas shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë më 1912, klerikët myslimanë, së bashku me ata të besimeve të tjera, radhiteshin në personalitete politike e shoqërore dhe krah përpjekjeve të lëvizjes kombëtare. Roli i ulemasë ishte i hershëm në zgjimin e ndërgjegjes kombëtare dhe ata bënë thirrje për bashkimin e trojeve shqiptare në një shtet. Viti 1878 ishte më i spikaturi në këtë drejtim, kur nën drejtimin e myderrizit të popullit - haxhi Ymer Prizrenit, u mbajt "Lidhja Shqiptare e Prizrenit" në të cilën morën pjesë edhe shumë ulema të tjerë, si Halim ef. Ramadani, Ahmet ef. Korenica, Hafiz Ymer Guta, Hasan ef. Shllaku, Hafiz Myrteza Luzha, Jusuf ef. Podgorica e shumë e shumë dijetarë islamë të tjerë nga trojet shqiptare. "Lidhja e Pejës" me Haxhi Zekën, Shpallja e Pavarësisë me Vehbi e Ismet Dibrën, Daut Boriçin e me ulemanë shkodranë, Sherif Langun e Ferit Vokopolën, Hafiz Ali Korçën e Hafiz Ibrahim Dalliun e të tjerë, mbrojtja e Kosovës me Hoxhë Kadri Prishtinën, Rrystem Shportën, Iljaz Brojën, Mulla Idriz Gjilanin. Duhen përmendur patjetër fjalët shumë kuptimplota dhe shumë domethënëse të mualimit Mulla Idriz Gjilani: "S'ka fe pa atdhe.. Të ndihmojmë njëri-tjetrin me fjalë, me penë, me pasuri, të duhemi si vëllëzër.... Lexoni, o mualimë të urtë, sa e mirë dhe sa e kuptueshme është feja islame kur shpjegohet shqip, në gjuhën e Zotit për shqiptarët... Kemi tri fe, por vetëm një atdhe të përbashkët, një gjak vllaznor, një gjuhë e një Diell, Një Zot. Detyrë mbi detyrat kemi vllaznimin dhe mbrojtjen e Atdheut".[2] Po ashtu, një kontribut të madh kanë dhënë edhe institucionet fetare islame, si xhamitë, meketebet, medresetë, teqetë etj., të cilat ishin çerdhe të përpjekjeve për mbijetesë dhe pavarësi të shqiptarëve, si Kompleksi i medresesë "Mehmed Pasha", xhamia "Sinan Pasha" e Prizrenit, medreseja "Pirinazir" e Prishtinës, Medreseja e Tiranës, Medreseja e Isa begut dhe medreseja "Meddah" e Shkupit, Medreseja e Madhe e Gjakovës etj. e deri tek kontributi që ka dhënë në dekadat e fundit medreseja "Alauddin" në Prishtinë, ku gjatë viteve '89-'99 u mbajtën 1230 tubime të karakterit politiko-shtetformues, nëpër të cilën kaluan kokat më të ngritura e të ditura, për ta bërë Kosovën shtet.[3] Ulemaja myslimane shqiptare ka dhënë kontribut të çmuar në ruajtjen e kulturës dhe të traditës kombëtare shqiptare, sidomos kontribut të madh kanë dhënë në ruajtjen e gjuhës shqipe, sepse këshillat, mësimet fetare i bënin në gjuhën shqipe. Veç kësaj, në gjirin e këtyre personaliteteve fetare kanë dalë edhe shkrimtarë e poetë të njohur si Nezim Frakulla, Hasan Zyko Kamberi, Ismail Floçi, Dalip Frashëri, Hafiz Ali Ulqinaku etj.. Edhe pse kishin shkruar me alfabet



Delegatë nga Lidhja Shqiptare

arab, është mjaft që ta shkruanin shqip dhe që i treguan popullit se gjuha e tyre shqipe mund të shkruhej. Me kulturën e tyre prej myslimanësh të devotshëm, i ofruan Kombit shqiptar dimensione qytetëruese evropiane. Figurat unikale të Historisë së Shqipërisë, që krijuan një buqetë vlerash mirëkuptimi dhe dashurie ndërnjerëzore për Kombin tonë si: Bektashijtë (familja Frashëri duke filluar nga Naimi e deri tek Mit'hat Frashëri, Hoxha Tahsini më 1872 hartoi një alfabet, krejt të ri, të cilin e quajti alfabet metodik shqiptar. Në fletën, ku shënoi alfabetin, H.Tahsini shkroi: "Në doni të bëheni komb i qytetëruar, ashtu si kombet e tjera të Evropës, duhet të shkruajmë gjuhën, të krijojmë letërsinë tonë kombëtare".[4] Hoxha Tahsini ishte shumë i interesuar për përhapjen e shkrimit shqip. ..Me Ismail Beun u bashkuan edhe Vasa e Kristoforidhi. Kristaq efendiu...(tha)... se kjo çështje u përket atyre.. që janë me kulturë... d.m.th. Hasan Tahsin Efendiut, Ismail Beut ,Vasës e Kristoforidhit. Në këtë mënyrë u bindën edhe të parët. Por Ismail Beu u caktua guvernator dhe u urdhërua të shkonte në postin e tij. Kështu u mbeti Hasan Tahsin efendiut, Vasës e Kristoforidhit, të mblidheshin e të mendonin për punën e alfabetit. (Hoxhë Hasan-Tahsin efendiu, Tiranë 1998.f.74)Ai në Filat hapi një qendër për përhapjen e shkrimit shqip dhe për zgjimin kombëtar të masave. Mirëpo, pas këtij aktiviteti, më 17 prill 1874, u arrestua në Janinë dhe nga Janina e dërguan në burg të Stambollit. Pas daljes nga burgu, me angazhimin e Ismail Qemailit, ai filloi të vepronte



e Prizrenit 10 qershor 1879

si gjysmë ilegal. Kështu, më 1875 e shohim së bashku me Kristoforidhin në një shoqëri, duke propaganduar arsimin kombëtar. Hafiz Ibrahim Dalliu (1878) njihej mirë me rilindësit tanë, por njihte edhe letërsinë botërore. Që në moshë të re u bë mësues i gjuhës shqipe qe dhe, poashtu nga ata që ndihmuan të hapej shkolla e vajzave në Tiranë (1908), qe dhe në Kongresin e Elbasanit (1908) si delegat i Tiranës. Ishte edhe mësues në Shkollën Normale të Elbasanit, bashkë me figura të tilla të njohura, si Aleksandër Xhuvani. Dalliu ishte edhe atdhetar i mirë. Ai pati thënë: "Le të bahet mereqep (bojë) gjaku im, qi populli shqiptar të shkruej gjuhën e vet..." Islami njeh dhe zbaton aq shumë gjuhën kombëtare..."[5]

**Elita fetare duhet të vendoset në piedestalin e historisë**

Për kontributin e ulemave në ngritjen, zhvillimin dhe shpalljen e Pavarësisë, kanë folur me fjalë miradije dhe krerët e Shtetit shqiptar dhe vendeve tjera. Kryeministri Sali Berisha ka thënë se elita fetare duhet të vendoset në piedestalin e historisë, për kontributin që ka dhënë për vendin tonë."Roli dhe kontributi i udhëheqësve shpirtërorë të kombit, të besimit mysliman, ortodoks dhe katolik në 100-vjetorin e Pavarësisë së Shqipërisë është injoruar dhe është harruar dhe kjo është shumë e vërtetë. Kjo e vërtetë e hidhur ka shpjegimin e vet të qartë, sepse për diktatorin në Shqipëri, armiku më të egër se besimet tek Zoti nuk kishte. Ndaj dhe ai ndërmori ndaj tyre barbaritë më të pashembullta në historinë moderne të njerëzimit. Në Kosovë dhe në trojet shqiptare pushtuesi donte t`u imponte besimin e tij, ndaj dhe ky kapitull i rëndësishëm i historisë sonë duhet të dalë dhe të vendoset në piedestalin që meriton", është shprehur Kryeministri Berisha.

**Personalitete të shquara kombëtare e fetare**

Ndër personalitetet, që kontribuan në çështjen kombëtare, janë edhe figurat e shquara të Rilindjes sonë Kombëtare: Mulla Isuf Kraja (1849-1912), Hafiz Ali Riza Ulqinaku (1853-1913), Rexhep Voka (1847-1903), Hoxhë Kadri Prishtina (1878-1925), Mehmet Hoxha- Hoxhë Bruti (1884-1924),Mehmet Akif Ersoj (1873-1936), Haxhi Vehbi Dibra, komentatori më i mirë i Kur'anit në gjuhën shqipe, (1867-1937) (6). Janë edhe: Ismail Ndroqi (1876-1944), Hafiz Ali Korça (1873-1956), Hafiz Ymer Shemsiu(1895-1945), Mulla Idriz Gjilani (1901-1949), Hafiz Ibrahim Dalliu(1881-1952). Ymer Prizreni, Haxhi Zeka etj etj. Sa për ilustrim, Hafiz Ali Korça qe nga mësuesit e parë të mësonjëtores së parë shqipe të Korçës dhe bashkëpunoi ngushtë me Pandeli Sotirin, drejtorin e mësonjëtores së parë shqipe. Aty dha pa pagesë edukatë islame . Kur jemi tek rëndësia e përdorimit dhe peshës së gjuhës së ëmbël shqipe, Hafiz Ali Korça i kushtoi rëndësi të madhe përdorimit të gjuhës shqipe në funksion të çështjes së unitetit kombëtar në mendimin politik të ulemasë shqiptare. Duke e parë gjuhën në këtë funksion, thoshte: "Nuk duhet të mbushim gjuhën tonë engjëllore me gjëmba e ferra se nuk i qërojmë dot më vonë".[7]
Pas shpalljes së Pavarësisë, iu ngarkuan detyra të rëndësishme. Qe këshilltar i Ministrisë së Arsimit, Drejtor i Përgjithshëm po i kësaj Ministrie, Shef i Fetva-eminit pranë Këshillit të Lartë të Sheriatit në Shqipëri, pedagog në Medresenë e Lartë të Tiranës etj.. Gjatë jetës së tij, Hafiz Ali Korça bashkëpunoi me një varg figurash që luajtën rol të rëndësishëm në historinë e kohës së re të Shqipërisë, siç qenë: Kristo Luarasi, Jusuf Turabi Kërçova, Pandeli Sotiri, Gjergj Fishta, Luigj Gurakuqi, Mati Logoreci, Sali Nivica etj.. Bile, në arkivat e historisë shkruhet se ai ishte ithtar i flaktë i shkronjave shqipe, saqë nga disa për këto qëndrime u quajt "llatinxhi", u shpall armik i shtetit dhe prej tij u kërkua që të hiqte dorë nga alfabeti latin, ose do të zhdukej fizikisht. Ndaj Hafiz Aliut filloi fushata për të shqetësuar atë dhe familjen për 7 muaj rresht; persona të panjohur hidhnin gurë mbi shtëpinë e tij. Me anë të një shkrese për këto veprime, kishte lajmëruar valiun e Manastirit, Nuredin Beun, të cilit i thoshte: "... nga gurët që prej shumë kohësh vazhdimisht po më falakërihen nga gjithë anët, përmbi shtëpitë s'ka mbetur as tjegull as xham, krejt janë bërë bërllok. Nuk asht e mundur banimi në këtë shtëpi, se shiu e bora rrjedh brenda". Kjo, sipas tij vinte nga "ndodhja ime shqiptar", që e thotë në një poezi:

*Shqiptar më krijoi Zoti*
*E ç'fajë kam un' i gjori.*[8]

Autori i parë i rëndësishëm i letërsisë shqipe me alfabetin turko-arab ishte Nezim Frakulla, i cili rrjedh nga një familje feudale e fshatit Frakull të Beratit. Ka lindur në pjesën e dytë të shek. XVII, si duket rreth viteve 1680-1685. Kishte studiuar në medresetë e Beratit.[9] Pa dyshim, Nezimi nuk qe i pari që vjershëroi shqip sipas frymës e modeleve orientale, po ai u ngrit më lart se pasardhësit e vet, pasi i pari bëri një vepër të plotë e të madhe, me të cilën fitoi emër, si themelues i një rryme të re letrare. Ai mburret se ngriti lart dhe e pasuroi gjuhën shqipe të lënë pas dore, se është i pari që ka shkruar një divan shqip.[10] Kështu, kur udhëton nëpër historinë shqiptare dhe flet për këto lëvizje e përpjekje mbarëkombëtare, kupton se një rol të rëndësishëm kanë luajtur edhe rilindësit e mëdhenj shqiptarë, të cilët të shumtën ishin prijës myslimanë me detyra fetare, që nga imamë xhamish e deri drejtues të lartë, si myftinj, kryemyftinj, kadinj, myderrizë dhe kryetarë komuniteti, të cilët, në kushte e rrethana të ndryshme dhe shpesh herë mjaft të vështira, punuan për krijimin dhe ngritjen e shtetit shqiptar, si dhe kontribuuan për forcimin dhe konsolidimin e këtij shteti, duke dhënë një ndihmesë të jashtëzakonshme në formimin e vetëdijes kombëtare dhe fetare të popullit tonë.Në mars të vitit 1924, me vendim të Kongresit të Parë Mysliman, u hap Medreseja e Naltë, që më vonë u quajt Medreseja e Përgjithshme e Tiranës. Këtë shkollë, e cila shumë shpejt u bë djepi i dijes dhe kulturës kombëtare, e kanë drejtuar personalitete të shquara si: Qamil Bala, Hafiz Ismet Dibra, Jonuz Buliqi, Haki Sharofi, Esat Myftia etj..Më pas, shkrimet kundër ideve komuniste vijnë në revistën "Zani i Naltë", numrat e parë të së cilës u botuan më 1923. Kurse gjatë kohës së komunizmit, të gjithë ata hoxhallarë dhe atdhetarë, që kundërshtuan idetë shkatërrimtare të këtij regjimi, u përndoqën, u burgosën, u internuan dhe u vranë, por as kjo nuk mundi të shkulte rrënjët e besimit në vendin tonë. Krijues të tjerë letrarë kombëtarë në fillimet e Rilindjes ishin edhe dy krijuesit shkodranë - Mulla Hysen Dobraci dhe Mulla Sali Pata. Ndër ata që lanë emër në fushë të kulturës shqiptare me frymë fetare dhe moralizuese edukative arsimore, janë edhe Tahir efendi Boshnjaku, Muharrem Mazuni, Sheh Sylejman Tehmani, Abdullah Melqani, Hasan Hoti, Sheh Ahmet Elbasani, Mulla Ramadani, Sheh Osman Leskoviku, Sheh Elmazi edhe Hoxhë Dobi, Tahir Lluka etj..[11] Nga kontribuesit e denjë të çështjes kombëtare, është edhe Mulla Iljaz Spahia. Ishte hoxhë, mësues, arsimdashës, dijetar, atdhetar, luftëtar... Luftojë për të drejtat e popullit shqiptar, për bashkimin kombëtar... Për këtë u burgos, u masakrua, u pushkatua, por nuk është pendua kurrë... Mulla Iljazi del krenar nga kulla e Sokol Ymerit, por bishat menjëherë e godasin hoxhën, e lidhin e të lidhur e torturojnë, kurse të nesërmen në mëngjes, më 8 shkurt 1946, e pushkatuan. Fjalët e fundit të tij, para pushkatimit, qenë amanet, porosi, për çdo brezni: "Ne, si të gjithë shqiptarët e tjerë, s'kemi ç'presim tjetër prej jush, pos plumbit dhe thikës pas shpine. Mashtroheni se mund ta zhdukni këtë popull, se mund ta shtypni shpirtin liridashës të tij. Njëlloj si të parët tanë, edhe neve ua kemi lënë porosi brezave që të mos kenë besë në racën tuaj". Mulla Iljaz Broja, gjatë shërbimit në Xhaminë e Burojës, nuk u kufizua vetëm në shërbesat fetare, po zgjeroj veprimtarinë edhe në çështjet arsimore, kulturore, kombëtare... Nga zullumi, nga gazepi i Serbisë, nëpër malet e Kosovës filluan të vepronin çetat e lirisë. Ndërsa, nëpër malet e Drenicës dëgjoheshin pushkët e çetës së Azem Galicës... Azem Bejta, me luftëtarët e tij, që luftonin për lirinë e Kosovës, ndodhte shpesh të gjenin prehje, pushim e strehim, në Xhaminë e Burojës... Mulla Iljazi nga Xhamia e Burojës mbante lidhje të vazhdueshme edhe me Hoxha Kadri Prishtinën në Shkodër, drejtuesin e Komitetit për Mbrojtjen e Kosovës.[12]

**Shkurtore**

Të gjithë ulematë islamë që u përmendën e që nuk janë përmendur në këtë shkrim, E lusim Zotin t'i ketë shpërblyer me xhenetul firdevs. Figurat kolosale fetare islame vazhdimisht janë në shërbim të kësaj toke shqiptare. Interesi shtetëror e kombëtar mbetet mision i ulemave. Prandaj, qarqet intelektuale duhet të bëjnë më shumë kërkime e gjurmime shkencore dhe, në radhë të parë, historianët e kanë për obligim shkencor të zbardhin të gjitha faktet historike të inkuadrimit të ulemave në proceset më jetike dhe më dramatike për të ardhmen e kombit tonë. Krahas kësaj, për pjesën e historisë, që është devijuar dhe figurat e ulemasë janë shtrembëruar e nakatosur pa fakte e pa argumente, gjeneratat e reja do të hulumtojnë këto gjurmë, të liruar nga komplekset e botëkuptimet e gabuara, që kanë disa nga profesorët e akademikët tanë.

(1) Qazim Xhelili: Toleranca në marrëdhëniet midis komuniteteve në Shqipëri dhe ndikimi i tyre në jetën shoqërore në periudhën midis dy luftërave botërore, Krishterimi ndër shqiptarë-simpozium ndërkombëtarë,Tiranë 16-19 nëntor 1999, Shkodër 2000,f.344; Prifti, Diversiteti fetar dhe uniteti kombëtarë te shqiptarët f. 346 (2) Dr.M.Pirraku, Mulla Idriz Gjilani dhe mbrojtja kombëtare e Kosovës Lindore 1941-1951, Romë,1989. (3) www.bislame.net. Fjala e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava mbajtur në kuadër të Konferencës "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtarë" shënimin e 100 vjetorit të shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë. (4) A. Naqallari, A.Pango, Hasan Tahsini, Tiranë, 1980,38. Cituar sipas M.Pirrakut, Kultura kombëtare shqiptare, f.530. (5) .H.Hafiz Ibrahim Dalliu, Ajka e kuptimeve të Kur'ani Kerijmit, f.9 Tiranë,2005. (6). Dr. R.Zekaj, Zhvillimi i Kulturës Islame te shqiptarët islame gjatë shekullit XX.Tiranë,1997, f.287. (7) S. Bega, Hafiz Ali Korça, Kultura islame, nr.3-4, nëntor-dhjetor, 1941,f .105. (8). H.Ali Korça;Shtatë ëndërat e Shqipërisë, f. 38. (9) Historia e letërsisë shqipe I-II, Prishtinë 1975, f.195. (10) Mahmud Hysa, Alamiada shqiptare 1, Logos-A,Shkup, 2000, f.48. (11) Dr. M. Pirraku, Në gjurmë të kulturës dhe të burimeve shqipe fetare moralizuese të proveniencës islame të shek. XVIII, Gjurmime albanologjike, nr. 18,1988, Prishtinë. (12) sq.wikipedia.org. shtator 2012

# Komentimi i sures "Er-Rrahman" (7)

**Sabri Bajgora**

سَنَفْرُغُ لَكُمْ أَيُّهَا الثَّقَلَانِ (31) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (32) يَا مَعْشَرَ الْجِنِّ وَالْإِنْسِ إِنِ اسْتَطَعْتُمْ أَنْ تَنْفُذُوا مِنْ أَقْطَارِ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ فَانْفُذُوا لَا
تَنْفُذُونَ إِلَّا بِسُلْطَانٍ (33) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (34) يُرْسَلُ عَلَيْكُمَا شُوَاظٌ مِنْ نَارٍ وَنُحَاسٌ فَلَا تَنْتَصِرَانِ (35) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (36)

**"Ne do të merremi me (llogarinë për) ju, o ju dy të rëndësishmit (njerëz dhe xhinë). E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni ju? O turmë e xhinëve dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës, depërtoni pra, po nuk mundeni vetëm me ndonjë fuqi të fortë (por ju nuk e keni atë). E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? Juve dy grumbujve u derdhet përmbi flakë zjarri dhe do t'u derdhet rem i shkrirë e nuk do të keni mundësi të mbroheni. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? - (Er-Rrahman, 31-36)**

**31. Ne do të merremi me (llogarinë për) ju, o ju dy të rëndësishmit (njerëz dhe xhinë).**
**32. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni ju?**

Ajeti 31 i kësaj sureje, është në lidhmëri të plotë kuptimore me ajetet paraprake, sidomos me atë të 29-in: "... Ai (Allahu)në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja (falë mëkate, largon brengosje, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.)", meqë i Lartmadhërishmi për çdo moment është në përcjellje të krijesave të Tij, e në këtë sferë hyn edhe Llogaria, nëpërmjet të cilës, Ai do T'i shpërblejë apo ndëshkojë njerëzit dhe exhinët, në Ditën e Gjykimit. Ky ajet sipas asaj që përcjell Ali ibn Ebi Talha nga Ibn Abasi, ka të bëjë me kërcënim dhe tërheqje vërejtjeje nga Allahu xh.sh. ndaj njerëzve dhe exhinëve,[1] që të mendojnë mirë se çfarë do të veprojnë në këtë botë, sepse Dita e Gjykimit dhe e Llogarisë do të vijë patjetër.

Fjala "Thakalan"-"Dy të rëndësishmit" nënkupton njerëzit dhe exhinët, si dy lloje të krijesave që kanë intelekt, që do të merren në Llogari nga ana e të Gjithëmëshirshmit,.

Fakti se Allahu xh.sh. do të merret me llogarinë tonë, tregon qartë se krijimi ynë i parë (ardhja dhe jeta jonë në këtë botë), gjithsesi do të përfundojë, e atë do ta pasojë ringjallja apo rikrijimi, pas së cilit do të pasojë llogaritja jonë dhe pas saj shpërblimi ose ndëshkimi.

Kurani famëlartë në shumë vende ka ripërsëritur se patjetër do të ketë ringjallje, përndryshe çfarë kuptimi do të kishte liria jonë mendore që ne të zgjedhim rrugën e drejtë apo të shtrembër? Përse Allahu do të kishte zbritur librat e shenjtë, Sheriatin (ligjin) dhe përse do të kishte dërguar pejgamberë te njerëzit? Por përgjigjja e të gjitha këtyre pyetjeve gjendet në ajetet kuranore si p.sh.:

"S'ka dyshim se momenti (kiameti) do të vijë patjetër, por Unë e mbaj tepër të fshehur, që secili të shpërblehet për atë që ka bërë." - (Ta Ha, 15)

Gabohen rëndë ata që mendojnë se me vdekje përfundon misioni ynë jetësor, përkundrazi, vdekja shënon procesin e një fillimi të gjatë që simbolizon hapërimin tonë të parë të mirëfilltë në botën e amshimit.

Dita kur Allahu do të merret me çështjen tonë dhe të exhinëve, në Kuran është përmendur me shumë emra, prej tyre: "Jevmul Kijame", "Jevmud-din", "Jevmul-Ahir", "Jevmul-Hisab", "Jevmul Fasl", "Jevmu-t-Tenad" etj.

Kjo ditë do të jetë ditë e vështirë për jobesimtarët, munafikët (hipokritët) dhe për ata që atë e morën me tallje e dyshim. Kjo ditë do të jetë e vështirë dhe trishtuese edhe për vetë besimtarët, por megjithatë, ata do t'i përfshijë mëshira Allahut dhe do t'i tejkalojnë këto momente me qetësi.

Njerëzit do të ngrihen nga varret e tyre sikur të ishin karkaleca që turma-turma ecin nëpër shkretëtira: "Dalin prej varreve, e si karkaleca të shpërndarë e me shikim të përulur." - (El-Kamer, 7), apo si fluturat (insektet) që s'arrijnë dot të balancojnë fluturimin e tyre dhe era i bart sa andej, sa këndej: "Ajo është ditë kur njerëzit bëhen si insekte të shpërndara." - (El-Kariatu, 4).

Ringjallja dhe marrja në llogari është një mirësi nga ana e Gjithëmëshirshmit. Këtu vjen në pyetje kujdesi hyjnor ndaj njerëzve dhe exhinëve që nuk i lë të presin pafundësisht Llogarinë, por i

merr në llogari dhe i shpërblen ose ndëshkon, varësisht nga veprat e tyre, prandaj njerëzit dhe exhinët duhet të jenë mirënjohës ndaj Allahut për këtë mëshirë të treguar ndaj tyre...

**33. O turmë e xhinëve dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës, depërtoni pra, po nuk mundeni vetëm me ndonjë fuqi të fortë (por ju nuk e keni atë).**
**34. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Ajeti në fjalë e bën të qartë e të kthjellët si loti një të vërtetë të pakontestueshme se çdo gjë në këtë ekzistencë, përfshirë exhinët dhe njerëzit janë në "Dorën" e Zotit. A nuk thotë Allahu xh.sh. në ajetin 67 të sures "Ez-Zumer": "Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa në ditën e kiametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën (forcën) e Tij. Ai është i pastër nga të metat dhe Ai është i lartë nga çka ata i shoqërojnë!"

Kjo do të thotë se Allahu është i Gjithëpushtetshëm, I Gjithëfuqishëm dhe askush nuk ka fuqi e as mundësi t'i ikë gjykimit të Tij, qoftë njeri apo exhin. Askush nuk mund t'i shmanget përcaktimit të Allahut, vullneti i të Cilit shtrihet në qiej e në tokë.

Ky ajet sikur i synon mëkatarët nga radhët e njerëzve dhe exhinëve, të cilët nuk besuan në këtë botë e as nuk përfillën këshillat e pejgamberëve. Sa e sa njerëz të fuqishëm, mbretër, princër, burrështetas etj, të cilëve Allahu në këtë botë u dha pushtet, fuqi e pozita të larta, harruan dhe injoruan faktin se një ditë megjithatë do të vdesin. Atyre shejtani ua kishte mjegulluar sytë dhe mendjet, duke menduar se fuqia e tyre kurrë nuk do të zhdukej. Pikërisht këta njerëz, që në jetën e kësaj bote e shpërdorën fuqinë e pushtetit, do të jenë në shënjestër të ironizimeve nesër në ditën e Gjykimit. Atyre do t'u thuhet: Ku mbeti fuqia dhe pozita juaj? Ku mbeti mendjemadhësia juaj? Ku tretën iluzionet e juaja të rreme që kishit në tokë?! Nëse tash keni forcë e mundësi, dilni përtej hapësirës qiellore? Tash ka ardhur koha që ju të përjetoni poshtërimin, përbuzjen dhe nënçmimin, por mbi të gjitha ndëshkimin e përjetshëm në zjarr të Xhehenemit.

Lidhur me fjalën "sultan" dijetarët nuk janë të gjithë të një mendimi se çfarë nënkupton ajo në kontekst të ajetit. Shumica e tyre këtë fjalë e komentojnë si "forcë", mendim që është më i pranuari, ndërkohë që Ibn Abasi këtë fjalë e komenton si argument, dituri dhe sqarim, duke lënë të kuptohet se ajeti mund të ketë këtë domethënie të përafërt: "O ju pari e exhinëve dhe njerëzve, nëse mendoni të dini atë çka është në qiej e në tokë, përpiquni ta mësoni, por nuk do ta mësoni përveçse me sqarim nga Allahu dhe me argument."[2]

Dijetarët bashkëkohorë që përkrahin mendimin e Ibn Abasit, se fjala "sultan" nën



kupton argumentin, thonë se në këtë sferë të argumentit është edhe dituria që Allahu ua dhuron njerëzve nëpërmjet të cilës ata tash kanë arritur në Hënë, ndërkohë që fluturaket e ndryshme hulumtuese janë dërguar në Mars dhe në shumë planetë tjerë të sistemit tonë diellor etj. Ata këtë ajet e komentojnë edhe në dritën e të arriturave të fundit teknologjike-shkencore, sepse fuqia e madhe shpjegohet edhe si teknologjia atomike bërthamore, e cila fuqi i vënë në lëvizje raketat hapësinore.[3]

Nuk ka dyshim që Allahu xh.sh. do t'ia hapë njeriut shtigjet e horizontit të diturisë për të zbuluar akoma gjëra të reja që shkojnë në funksion të lehtësimit të jetës, por gjithnjë duke ia bërë me dije, se ai mbetet megjithatë një krijesë me fuqi të kufizuara, në mënyrë që asnjëherë të mos pretendojë se është "zot", sepse shejtani zakonisht i ngrit këto kurthe të padukshme, të rrezikshme që shikimet dhe mendjet e njerëzve të turbullohen e të mendojnë se në kuadër të zbulimeve shkencore do ta zbulojnë edhe formulën e pavdekësisë!!!

Megjithatë, shumë prej mufesirëve e kundërshtojnë këtë komentim, duke thënë se ky ajet nuk e ka këtë synim, meqë ajeti pasues "Juve dy grumbujve, u derdhet përmbi, flakë zjarri dhe do t'u derdhet rem i shkrirë e nuk do



të keni mundësi të mbroheni."e sqaron mirë kuptimin e atij paraprak. Sipas tyre kjo tabllo i përket Ahiretit, kur njerëzit mëkatarë nga trishtimi i ndëshkimit që i pret, do të përpiqen të ikin e të arratisen nga vendndëshkimi, por këtë nuk mund ta bëjnë, sepse nuk kanë forcë e as mundësi, dhe në secilën anë që drejtohen, do ta shohin veten të rrethuar nga engjëjt, të cilët tashmë i kanë mbyllur të gjitha shtigjet...

Mbase ky ajet figurativisht, ironizon njerëzit dhe exhinët, që nëse në këtë botë keni arritur t'i shpëtoni dënimit, tash nuk keni më forcë e as mundësi t'i ikni ndëshkimit të Ahiretit.

Sidoqoftë, ndonëse komentimet bashkëkohore mund të jenë deri diku edhe të pranuara, megjithatë, komentimet e mufesirëve të mëhershëm po ashtu të flenë në zemër duke ndjerë freskinë e tyre ledhatuese teksa miklojnë çdo skutë të zemrës dhe mendjes sonë.

Madje ky ajet: "O turmë e xhinëve dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës, depërtoni pra, po nuk mundeni vetëm me ndonjë fuqi të fortë (por ju nuk e keni atë)." bëhet shumë i kuptueshëm kur kujtojmë se në Ditën e Gjykimit, melekët zbresin në çdo skutë e skaj të kësaj gjithësie, duke vrojtuar e duke mbikëqyrur çdo lëvizje të krijesave. Kjo pamje na jep imazhin e vërtetë të asaj dite, ku mbizotëron fuqia absolute e Allahut dhe vullneti i Tij shtrihet në çdo kënd. Dhe, kur njerëzit dhe exhinët mëkatarë do t'i shohin këto pamje të llahtarshme, do të përpiqen të arratisen, por në çdo vend do të hasin në engjëj që do t'i pengojnë ta bëjnë një gjë të tillë. Atëherë ata do të çirren nga dëshpërimi duke thënë: "... Nga të iket!" - (El-Kijame, 10)". Por kot, sepse para tij tashmë janë mbyllur dyert e qiellit e të tokës, dhe ai gjithsesi do të ballafaqohet me Allahun xh.sh. dhe me veprat e tij: "Jo, nuk ka strehim! Atë ditë vetëm te Zoti yt është caku!" - (El-Kijame, 11-12)

**34. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Shumica e dijetarëve myslimanë ajetin 34 të sures "Er-Rrahman" e konsiderojnë si kërcënim dhe frikësim, si për njerëzit ashtu edhe për exhinët, prandaj shtrohet pyetja. Si mund të llogaritet kërcënimi si mirësi dhe begati e Allahut për ta?

Natyra e mirësisë në këtë kërcënim-frikësim, qëndron në tërheqjen e vërejtjes për njerëzit mëkatarë, që ata të largohen nga gjynahet, në mënyrë që të mos e meritojnë hidhërimin e përjetshëm të Zotit të tyre. Ky ajet po ashtu përmban në vete aspekte edukative, që njeriu të dijë kufirin e vërtetë të veprimit dhe të mos i tejkalojë këto kufij në asnjë mënyrë. Këtu patjetër duhet të dimë se qëllimi i Allahut xh.sh. që shpesh herë e ka përmendur çështjen e shpërblimit dhe ndëshkimit në Kuran, nuk ka të bëjë vetëm me nxitjen për shpërblim nëse pasohet rruga e drejtë dhe largimin nga rruga e shtrembër vetëm për t'i ikur ndëshkimit, por më tepër ka të bëjë me nxitjen e njeriut që të jetë i sinqertë në adhurimin dhe besimin e tij karshi Krijuesit fuqiplotë.

Njeriu çdo punë a vepër të mirë që e bën, e bën që së pari të arrijë kënaqësinë e Zotit, e jo nga frika se Allahu do ta ndëshkojë nëse bën të kundërtën. Atij i mjafton kënaqësia e Allahut ndaj tij dhe përveç kësaj nuk kërkon diç tjetër, sepse shpirtin e tij e mbush dashuria ndaj Krijuesit.

Kjo dashuri e çiltër do të duhej të mjaftonte që njerëzit të ishin falënderues dhe mirënjohës ndaj Allahut e të mos i mohonin e përgënjeshtronin begatitë dhe nimetet e Tij.

**35. Juve dy grumbujve u derdhet përmbi flakë zjarri dhe do t'u derdhet rem i shkrirë e nuk do të keni mundësi të mbroheni.**
**36. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Ky ajet sipas disa komentatorëve ka lidhje të fuqishme me ato paraprake në kuptim që nëse njerëzit do të tentonin të iknin në hapësirat e qiellit a të tokës, ndaj tyre sakaq do të hidheshin predha e flakërime të zjarrta që do t'i pengonin nga qëllimi i tyre. Ndërsa sipas të tjerëve, ky ajet flet në përgjithësi për ndëshkimin që do ta përjetojnë mëkatarët në Xhehenem, pa e lidhur kuptimin e tij me ajetin paraprak.



Fjala "Shuvadh", nënkupton flakët përcëlluese të zjarrit i cili nuk ka tym. Ky është mendimi i Ibn Abasit, të cilin e ka përcjellë e transmetuar Taberiu, ndërsa Muxhahidi thotë se kjo fjalë nënkupton flakën e gjelbër që ndahet nga zjarri.

Kurse sa i përket kuptimit të fjalës "Nuhas" kjo sipas disa dijetarëve nënkupton tymin që nuk ka fare flakë. Ky është mendim i Ibn Abasit, dhe i Seid ibn Xhubejrit, ndërkohë që Dahhaku thotë se kjo fjalë nënkupton vrushkuj të zjarrtë të bakrit në formë të lëngët i cili nga nxehtësia, ua djeg kokat pabesimtarëve. Edhe Muxhahidi është i mendimit se fjala "Nuhas" nënkupton bakrin e shkrirë, i cili u derdhet mbi koka pabesimtarëve. Këtë mendim e përkrah edhe Katadeja.[4]

Ibn Kethiri i sheh që të dyja këto mendime si të pranueshme, duke thënë se pabesimtarët ngado që t'ia mësyjnë të ikin, në Ditën e Gjykimit, ata do të rikthehen forcërisht nga engjëjt dhe zebaninjtë e Xhehenemit, duku u gjuajtur me predha e flakërima zjarri e tymi të zi, e përveç kësaj, atyre mbi koka do t'u derdhet edhe bakër i shkrirë përcëllues.[5]

Megjithatë mendimi se këtu bëhet fjalë për tym të zi e kundërmues që të zë frymën, del të jetë më i pranuar, kur krahasohet me ajete të tjera të ngjashme që flasin rreth ndëshkimit të mëkatarëve ashtu siç përshkruhet në suren "El-Vakiatu" ajetet (41-44): "E të majtit, ç'është puna e të majtëve? Janë në vapë të zjarrit dhe në ujë të valë. Dhe në errësirë nga tymi. As e freskët e as e këndshme."

Fjala "Jahmum" në këtë ajet të sures "El-Vakiatu" nënkupton tymin e keq, të zi e të helmuar. Ky tym do të mbështillet sikur shtëllunga mbi kokat e mëkatarëve, por nuk do t'u bëjë hije si hija e rëndomtë, përkundrazi do t'ua shtojë atyre më tepër nxehtësinë e zjarrit. Ajo është hije e keqe që kundërmon erë të rëndë dhe u shkakton atyre dhimbje e vuajtje duke ua zërë frymën, duke i ngulfatur e verbuar.

Allahu i Madhërishëm e përshkruan këtë tym dhe hijen (mjegullën) e Tij edhe në suren "El-Murselat", ajetet (29-33), e cila mjegull e tymtë do të bjerë si ndëshkim mbi femohuesit kur thotë: "(u thuhet) Shkoni te ai (xhehenemi) që ju e konsideruat rrenë. Shkoni te ajo hije (mjegull) që ka tre degëzime. Që nuk bën as hije, as nuk mbron prej flakës. Ai (xhehenemi) hedh gaca të mëdha si ndonjë kështjellë. E që janë si të ishin deve të verdha (shumë të shpejta)."

Kjo hije në formë tymi a mjegulle qëndron mbi zjarrin e Xhehenemit. Është një tym me përmasa gjigante i cili ndahet në tri degë. Ky tym nuk bën hije por nga ai dalin predha të zjarrta që lemerisin e trishtojnë banorët e Xhehenemit, të cilëve edhe ashtu nuk iu ndalet azabi i zjarrit.

**36. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Që të gjitha këto ajete, që në një anë janë kërcënuese, në anën tjetër tregojnë dhembshurinë e Allahut ndaj njerëzve dhe exhinëve, sepse Ua tregon qartë se çfarë dënimi i pret nëse shmangen nga e vërteta dhe pasojnë shejtanin e mallkuar. Prandaj, të jesh i shpëtuar nga këto lemeri e llahtari të Xhehenemit, gjithsesi duhet të jesh mirënjohës e falënderues ndaj Allahut Fuqiplotë përjetësisht.

**Urtësia e këtyre ajeteve: (31-36)**

- Allahu xh.sh. nga mëshira dhe dhembshuria ndaj robërve të Tij, Ua ka tërhequr vërejtjen nga hidhërimi dhe ndëshkimi i Tij i ashpër.
- Llogaria; Shpërblimi dhe ndëshkimi janë prej mirësive më të mëdha të Krijuesit. Llogaria është mëshirë për vepërmirët, kurse drejtësi për vepërkëqinjtë.
- Në këto ajete ka edhe thirrje për meditim në mrekullinë e shprehjes kuranore, ashtu siç e kanë cekur edhe disa dijetarë të mëdhenj të këtij Ymeti, siç janë Ibn Abasi e të tjerë. Fjala "sultan" që sipas tyre nënkupton argumentin dhe diturinë, të cilën Allahu Ua dhuron njerëzve, do të jetë shtytës që njeriu në suaza të kompetencave dhe mundësive që ia ka lejuar i Lartmadhërishmi, të eksplorojë hapësirat e kësaj gjithësie, për të zgjeruar edhe më tutje njohuritë e tij rreth jetës në këtë botë.
- Në Ditën e Gjykimit, askush nuk mund t'i ikë caktimit të Allahut xh.sh. e as t'i shmanget ndëshkimit të Tij.

[1] Abdulhamid Kishk "Fi Rihabi-t-Tefsir", v. 27. f. 211. [2] Hadaiku-rr-Rrevhi ve-r-Rrejhan, v. 28, f. 292 [3] Et-Tefsirul mevdui li suveril Kur'anil Kerim, v.7, f. 543. [4] Shih Tefsirin e Kurtubiut, v. 20 f. 143, Bejrut, 2006. [5] Shih Umdetu-t-Tefsiri anil Hafidh Ibn Kethir (Muhtesar Tefsirul Kur'anil Adhim) i redaktuar nga Ahmed Shakir, v.3 f. 421.

# Islami- sintezë e pastërtisë trupore dhe shpirtërore

**Dr. sci. Musa Vila**

عن أبي مالك الأشعري رضي الله عنه قال:قال رسول الله صلىالله عليه و سلم : "الطهور شطر الإيمان, والحمد لله تملأ الميزان , و سبحان الله والحمد لله تملأ ما بين السماء والأرض, و الصلاة نور,والصدقة برهان, والصبر ضياء, والقرآن حجة لك أو عليك,كل الناس يغدو فبائع نفسه فمعتقها أو موبقها" .( مسلم)

**Ebu Malik el Eshariu ka transmetuar se Pejgamberi s.a.v.s. kishte thënë: "Pastërtia është gjysma e imanit, fjala elhamdu lilahi (falënderimi i Allahut) mbush peshojën, fjalët subhanallahi vel hamdu lilahi (e pastroj Zotin prej çdo shpifjeje, falënderimi është për Të) mbushin hapësirën ndërmjet qiellit dhe Tokës. Namazi është dritë, sadakaja është argument, durimi është shkëlqim, kurse Kur`ani është dëshmi për ty ose kundër teje. Çdo njeri nxiton në punë si tregtar (shitës) i vetvetes, mund ta lirojë ose ta shkatërrojë atë".[1]**

**Të dhëna për transmetuesin**

Ebu Malik el Eshariu, bashkë me fisin e tij, erdhën dhe u vendosën në Medinë. E pranoi fenë islame në prani të Pejgamberit s.a.v.s.. Një kohë të gjatë e shoqëroi Pejgamberin në beteja, me qëllim që të përfitonte nga udhëtimet dhe nga luftërat e tij. Kishte udhëhequr disa njësi vëzhguese, për të cilat e kishte ngarkuar Pejgamberi a.s.. Kujdesej që të përfitonte nga tubimet (ndenjjet) e Pejgamberit a.s. dhe ndiqte me vëmendje ngjarjet dhe sjelljet e tij. Ebu Maliku thotë: "Kam qenë te Pejgamberi a.s. kur i zbriti ajeti "O ju që keni besuar, mos pyetni për disa gjëra që, sikur t`ju thuhen haptazi, do të ishit të pakënaqur".(El Maide,101) Ajeti edhe transmetimi i kësaj ngjarjeje janë dëshmi për vëmendjen e tij në përcjelljen e zbritjes së Shpalljes. Thotë Ebu Maliku r.a.: "Tek Allahu janë disa (robër) njerëz që nuk janë as pejgamberë as dëshmorë, por, për pozitën dhe për afërsinë e tyre tek në Allahu Ditën e Kiametit, ua kanë lakmi edhe pejgamberët dhe dëshmorët".

Përveç këtyre haditheve ai ka transmetuar edhe disa hadithe të tjera, që kanë të bëjnë me Haxhin Lamtumirës. Kujdesej për publikimin e haditheve dhe për zbatimin e tyre, prandaj bridhte prej një vendi në tjetrin. Njëherë i kishte tubuar shokët e vet dhe u kishte thënë: "Kam ardhur t`jua fal namazin dhe t`jua mësoj atë ashtu siç e ka falur Pejgamberi a.s".. Kërkoi një enë me ujë, mori abdest, u fal me ta dhe e citoi hadithin.[2]

**Kuptimi i hadithit**

Ky hadith ngërthen në vetvete një spektër të gjerë udhëzimesh të ndryshme profetike, për t`u bërë dritë njrëzve në këtë botë dhe në Botën tjetër, - nëse e ndjekin dhe ecin nëpër të. Mirëpo, nëse e përbuzin, e lënë pas dore dhe e harrojnë, fundi i tyre, vërtet, do të jetë me humbje e shkatërrim.

Nëpërmjet këtij hadithi, Pejgamberi a.s. sqaroi qëndrimin e Islamit ndaj dëlirësisë dhe pastërtisë. Kjo u përshkrua me fjalë të shkurtra, por me kuptim të gjerë në fjalën e tij: "Pastërtia është gjysma e besimit".

Veçoritë e besimit janë dy llojesh: të jashtme dhe të brendshme. Pastërtia trupore është veçori (cilësi) e jashtme, ndërsa tevhidi (njëshmëria) është prej cilësive të brendshme. Sintetizimin (afërsinë) ndërmjet dy veçorive (të jashtme e të brendshme), e hasim edhe në këtë hadith: "Kur ndonjëri prej jush merr abdest dhe e plotëson atë, pastaj thotë:"Esh hedu en la ilahe il-la-llahu ve esh hedu enne muhammeden abduhu ve resuluhu" i hapen tetë dyer të Xhenetit, do të mund të hyjë prej cilës të dëshirojë.[3]

Nuk është çudi kjo që u theksua, sepse qysh prej momentit të parë të zbritjes së Shpalljes dhe të thirrjes, Muhammedi a.s. merrte urdhra për pastërti. Allahu xh.sh. thotë: "O ti i mbuluar (Muhammed) çohu dhe lajmëroji dhe madhëroje Zotin tënd, dhe petkat e tua pastroji e papastërtisë largoju". (El Mudeththir, 1-5)

Pastërtia është detyrim (vaxhib) para hyrjes në namaz. Allahu xh.sh. thotë: O ju që keni besuar. Kur doni të ngriheni në namaz, pastrojini fytyrën dhe duart deri në bërryla, jepini kokës mes-h, pastroni edhe këmbët deri në nyja e, nëse jeni xhunub (të papastër), pastrohuni". (El Maide, 6)

Këtu shtrohet edhe pyetja: Përse kemi urdhër të pastrohemi para se të lidhemi në namaz?

Përgjigjja: Namazi është takim me Allahun xh.sh., qëndrim para Tij, me namaz shprehen përulja dhe modestia ndaj Allahut xh.sh.. E tërë kjo nuk mund të bëhet ndryshe përveçse me pastrim, duke e shoqëruar edhe me qetësinë shpirtërore.

Allahu xh.sh. thotë: "O bijtë e Ademit, vishuni në mënyrë të përshtatshme kurdo që të luteni". (El Aëraf, 31).

Namazi është mjeti më efektiv për edukimin e besimtarit. Abdesti, pastrimi (guslli) nuk janë vetëm pastërti e trupit, por një formë që e bashkon pastërtinë e jashtme me atë të brendshmen (shpirtëroren). Me namaz pastrohen zemra e mendja, duke i dhënë besimtarit qëndrim të pastër dhe modest para Krijuesit të tij.

Pastërti, në traditën islame, është edhe përdorimi i misvakut. E përdorte Pejgamberi s.a.v.s. dhe i kishte urdhëruar edhe besimtarët që ta përdornin. Lidhur me këtë thotë: "Misvaku është pastërti e gojës dhe kënaqësi për Zotin". Misvaku është një bimë e thjeshtë me efekt të gjallë, ka zënë vend të merituar në mjekësi dhe i ka habitur studiuesit për efektin e tij në shkatërrimin e mikrobeve dhe rezistencën ndaj sëmundjes së kariesit, që nuk janë të mundshme me brushat dhe pastat që përdoren.

Nuk duhet të harrohet as pastrimi i duarve kur të zgjohemi nga gjumi. Pejgamberi a.s., thotë: "Kur ndonjëri prej jush zgjohet nga gjumi, para se t`i futë duart në enën përkatëse, le t`i pastrojë tri herë, se nuk e di ku i ka qëndruar dora".[4]

Duart duhet të jenë të pastra vazhdimisht. Nëpër to kalon çdo ushqim që futet në organizëm. Ato janë në kontakt me të gjitha gjymtyrët e trupit, prej të cilave në kohë të nxehta lirohen djersë dhe erëra të pakëndshme.

Në hadith theksohet se pastërtia duhet të kihet parasysh prej mëngjesit, që fillon me larjen e duarve, deri në mbrëmje. Gjatë tërë kohës duart bëhen element kryesor që përcjellin pastërtinë. Papastërtia e duarve dhe rritja e thonjve mund të jenë shkaktarë të ndonjë sëmundjeje, ngase çdo sëmundje është pasojë e papastërtisë, që më së shumti vjen nga duart e thonjtë. Higjiena e Pejgamberit a.s. ishte e gjithanshme dhe përfshinte të gjitha fushat e jetës, vendin, kohën, mjetet, trupin, shpirtin etj..

Higjiena e trupit është natyrshmëri e njeriut dhe është përcjellë brez pas brezi. Muhammedi a.s., thotë: "Pesë janë ligje të natyrshme: synetia, rruarja e vendeve të turpshme, shkurtimi i mustaqeve, prerja e thonjve dhe rruarja e nënsqetullave ". "Fjala "elhamdu lilah" e mbush peshojën, fjalët: "subhanallah vel hamdu lilah" përmbushin hapësirën ndërmjet qiellit dhe Tokës."

Allahu përmendet "edh-dhikru" - me fjalë dhe me vepra. Që të dyja këto kanë rëndësi të veçantë, prandaj për to jemi urdhëruar. Lidhshmëria e ngushtë ndërmjet tyre shihet



në këtë hadith. Në fillim të hadithit vihet në pah pastrimi i trupit, ndërsa në pjesën e dytë theksohet pastrimi i shpirtit (zemrës). Asnjëherë nuk mund të imagjinohet njëri pastrim pa tjetrin. Fjalët "elhamdu lilah" dhe "subhanallah" janë të mëdha dhe kanë vlerë të lartë tek Allahu xh.sh.. Me theksimin e tyre shlyhen disa mëkate të vogla. Rëndësia e tyre shihet edhe në këtë hadith:"Të them: "subhanallahi vel hamdu lilahi ve la ilahe ila llahu vallahu ekber" është më e dashur për mua sesa ajo që e ndriçon dielli".

Të gjitha krijesat e madhërojnë Allahun xh.sh. në formën që ne nuk e kuptojmë. Dielli e madhëron Allahun me lëshimin e rrezeve, Hëna me ndriçim, Toka me rrotullim, kodrat me mbajtjen e ekuilibrit të Tokës, njeriu e madhëron me fjalë e me vepra, etj..

Fjala "el mizan" do të thotë peshojë, masë e saktë. Në Kur`an është përmendur në 25 ajete, me të gjitha temat dhe trajtat e saj, si: "vezn"peshë, masë, "Mizan" peshojë, "mevzun" masë proporcionale.

Peshorja vendoset Ditën e Kiametit për t`i matur me saktësi veprat e njerëzve. Peshimi i veprave do të bëhet pas llogarisë.Nëse llogaria është për t`i verifikuar dhe për t`i pranuar ato, peshoja është për matje të tyre, nxjerr sasinë, madhësinë, saktësinë dhe vlerën e veprës.



Në bazë të saj veprat do ta kenë shpërblimin sipas vlerës. Ditën e Kiametit peshorja do t`i ndajë njerëzit në dy grupe. Grupit të parë do t`i rëndohet peshoja me vepra të mira, ndërsa grupit të dytë do t`i lehtësohet peshoja me vepra të mira. Grupi i parë shpëton, ndërsa grupi i dytë humb. Allahu xh.sh. thotë: "Peshimi i veprave atë ditë do të jetë i drejtë, ai të cilit i rëndohet peshoja me vepra të mira, do të ketë shpëtim, ai të cilit i lehtësohet peshoja me vepra të mira, do të jetë humbës". (El Aëraf, 8-9)

Për rëndësinë e fjalëve:"subhanallah" dhe "elhamdu lilah", flet edhe kjo thënie e Profetit a.s: "Dy fjalë janë të bukura, janë të lehta për gjuhën, të rënda në peshojë, të dashura te Mëshiruesi, ato janë: "Subhanallahi vebi hamdihi subhanallahil adhijim".

Në bazë të këtij hadithi, kuptohet se peshoja jonë në Ditën e Kiametit do të jetë e varfër me vepra të mira, prandaj plotësojeni dhe përmbusheni me këto fjalë të bukura të Muhammedit a.s., këto fjalë janë të rënda dhe u japin vlerë veprave të mira, duke i dalluar nga të këqijat.

**Namazi është dritë**

Kjo pjesë e hadithit ka dy variante:

E para: Shpreh një krahasim të namazit me dritën që shkëlqen në errësirë. Namazi është sikur drita që të udhëzon e të drejton prej së keqes tek e mira, të shpëton nga humnera. Edhe namazi ndalon të ndyrën dhe të urrejturat. Jeta pa dritë është e errët, sikurse edhe jeta pa adhurim që është e thatë dhe e mangët. Sa ka rëndësi drita për jetën, aq ka rëndësi edhe namazi për të.

E dyta: Tregon formën e plotë të namazit, e cila është dritë e vërtetë e pamohueshme për të parët dhe për zemrën. Njeriut ia mundëson ta shohë të vërtetën, ta përkrahë atë, të veprojë dhe, në fund, edhe të shpërblehet për të. Namazi simbolizon dritën, që të shpëton kur ke nevojë. Të qetëson në këtë jetë, të ndriçon në varr dhe të nxjerr në Botën tjetër me faqe të bardhë. Pejgamberi a.s.. porosinë e fundit për besimtarët e la namazin. Ka shpëtuar ai që e fal, do të humbë ai që e lë. Lidhur me këtë Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e fal namazin, do t`i bëhet dritë, dëshmi dhe shpëtim në Ditën e Kiametit".

**Lëmosha (sadakaja) është argument**

Besimtari, pasi t`i ketë plotësuar kriteret e fesë dhe t`i ketë zbatuar normat e saj, orientohet për vepra vullnetare (nafile). E tillë është edhe lëmosha, që është edhe pastrim i pasurisë, e cila të shumtën e rasteve vjen menjëherë pas pastrimit të zemrës dhe të mendjes. Kur të pyetet njeriu Ditën e Kiametit për shpenzimin e pasurisë, lëmoshën do ta ketë dëshmi. Disa thonë se lëmosha është dëshmi e besimit të pastër dhe të sinqertë. Dyfytyrëshi (mynafiku) nuk jep lëmoshë, sepse nuk beson për shpërblimin e saj. Ai që jep lëmoshë, e mbështet besimin e vet në shpërblimin e saj, prandaj e jep atë.[5] Lëmosha nuk e pakëson pasurinë, po e shton. Allahu xh.sh. thotë: "Çfarëdo që ju jepni nga të mirat, do t`ju kompensohet dhe nuk do t` ju bëhet padrejtësi". (El Bekare, 272)

Lëmosha pastron pasurinë, e cila deri në atë çast është e papastër. Pejgamberi a.s.. thotë:"Për tri gjëra betohem: "Nuk zvogëlohet pasuria e robit kur jep lëmoshë, nuk dëmtohet robi kur duron, përveçse Zoti ia shton fuqinë, dhe ai që hap derën e lypjes, Zoti ia hap derën e varfërisë".

Pasuria e fituar ka nevojë për pastrim. Askush nuk është i sigurt se krejt fitimi i tij është hallall (i lejuar) dhe, për ta larguar të ndaluarën, kemi urdhër të japim lëmoshë, që pastron pasurinë.

Pejgamberin e kanë pyetur për lëmoshën më të begatshme,(më të vlefshme). Ai tha: "Të japësh lëmoshë kur je i shëndoshë e i kujdesshëm, shpreson pasuri dhe i frikësohesh varfërisë. Por mos e ngadalëso dhënien e lëmoshës derisa të të vijë shpirti në fyt e të thuash: Atij kaq, këtij kaq, atij tjetrit kaq, kam pasur ndërmend t`i jap etj"..

**Durimi është shkëlqim**

Durimi, si parim vendimtar i jetës dhe si detyrim fetar, është emërtuar shkëlqim. Sikur

shkëlqimi që përfshin pjesën më të madhe të Tokës, ashtu edhe durimi përfshin tërësinë më të madhe të fesë dhe të jetës. Me durim falet namazi, jepet lëmosha , agjërohet Ramazani, shkohet në Haxh etj.. Durimi është mbështetja kryesore e xhihadit. Të gjitha vuajtjet dhe sakrificat e luftës përballohen vetëm me durim. Ebu Atai thotë: "Durim në sprova quhet frenimi i lehtë dhe me edukatë". Durimi është tri llojesh: Të kesh durim për urdhrat e Allahut, në ndalimet dhe në përcaktimet e Tij.[6] Në të vërtetë, me durim nënkuptohen rrethana kur njeriu të mos kundërshtojë caktimin e tij. Vënia e njeriut para sprovave të pranimit e jo të ankimit, lejohet. Kjo nuk ia humb vlerën durimit. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh., për Ejjubin, thotë: "Ne e kemi gjetur atë të durueshëm, ai është i mrekullueshëm".(Sad,44) Edhe pse ai e kishte shprehur me gjuhën e vet: "Kur iu lut Zotit të vet:"Me të vërtetë më ka prekur djalli me mundim dhe vuajtje". (Sad,41)

Ai që nuk ka durim, i humb shumë të mira. Mosdurimi është cilësi e hipokritit. Pejgamberi a.s. thotë: "Cilësi e hipokritit është se, kur hidhërohet, eksplodon". Fjalët profetike na porositin të durojmë në fillim të çdo sprove, sepse aty janë efekti dhe qëllimi i durimit. Në lidhje me këtë, Muhammedi a.s. thotë: "Durimi shprehet në goditjen e parë" Vetëm në këtë mënyrë mund të bëhemi të zellshëm dhe të arrijmë rezultate në fe dhe në jetë. Durimi duhet bërë parim dhe mënyrë sjelljeje me përparësi lidhur me çdo çështje. Prandaj Allahu xh.sh. thotë: "O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë prej Zotit duke duruar dhe duke u falur. Me të vërtetë Zoti është me durimtarët". (El Bekare,153)

**Kur'ani është argument për ty ose kundër teje**

Kur'ani është kushtetutë e të gjithë besimtarëve. Ai përmban urdhra, preferime, pëlqime, ndalesa. Leximi i tij, përfillja e ligjeve, e normave dhe njohja e rregullave të tij, do të jenë dëshmi për në Ditën e Kiametit. Kur lihen pas dore urdhrat e Kur`anit, kur ky nuk lexohet rregullisht dhe kur nuk njihen rregullat e tij, kjo do të jetë dëshmi kundër nesh Ditën e Kiametit. Këtu ndërlidhet thënia e Pejgamberit s.a.v.s., që besimtarit i mundësohet të zgjedhë Kur`anin dëshmi për të ose kundër tij.

Besimtarët në Kur`an gjejnë shërimin e tyre, ndërsa mohuesit gjithnjë janë humbës. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe Ne shpallëm nga Kur`ani atë që është ilaç dhe mëshirë për besimtarët, por mohuesve ai vetëm ua shton humbjen". (El Isra, 82)

Gabimi më fatal i besimtarëve është lënia pas dore e kushtetutës kuranore e orientimi në kushtetuta që i ka shpikur mendja e njeriut, të cilat janë me shumë gabime dhe të papërkryera. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. thotë:"Thuaj: Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindet për të hartuar një Kur`an të tillë, ata nuk do të mund ta hartonin ashtu siç është ai, madje edhe sikur t`i ndihmonin njëri-tjetrit". Pejgamberi a.s. është lutur që Kur`ani të jetë dëshmi për ne. Në lutjen (duanë) e tij thuhej:"O Zoti im, na bëj prej atyre që e pasojnë Kur`anin, e ai na orienton në Kënaqësinë Tënde dhe në Xhennet, e mos na bëj prej atyre që Kur`ani i ka ndjekur dhe i ka orientuar (drejtuar) në zjarr". Çdo njeri nxiton në punë, si tregtar i vetes, mund ta lirojë apo ta shkatërrojë veten".

Të gjithë njerëzit nxitojnë të punojnë në fusha të ndryshme të jetës. Kush vepron në përputhshmëri me ligjet e Kur`anit dhe jetën e fitimin e tij i orienton për të nderuar Zotin dhe të Dërguarin e Tij, që adhuron vetëm Allahun, - është që e ka shitur veten për Zotin, por që njëherësh vetveten e ka liruar nga dënimi. Kush nxiton pas epshit dhe dëshirave të shfrenuara, e ka çuar vetveten në shkatërrim, çka i sjell pasoja të rënda, si në aspektin personal, familjar, social, ashtu edhe në jetën tjetër.

Kemi edhe një thënie të Hasan Basriut: "O njeri, vërtet, ti zgjohesh dhe nxiton ta kërkosh fitimin, le të jetë vetvetja jote rëndësia jote, se sikur ajo (vetvetja) nuk do të fitosh asnjëherë".

Me këtë thënie dëshiron të na e tërheqë vërejtjen për komercializmin tonë, që ai të mos bëhet shkaktar i shkatërrimit të jetës sonë, më të shtrenjtë se çdo gjë tjetër.

Jeta është e shtrenjtë, duhet të shitet për një gjë më të shtrenjtë, e ajo është parajsa (xhenneti). Allahu xh.sh. na thërret për këtë tregti që është e pashterrshme: "O ju që keni besuar, a doni t`ju orientoj në një tregti, që ju shpëton nga vuajtjet e dhembshme: Besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe me trupin tuaj". (Saf,11)

Jeta pa besim, është e zbehtë. Shpirti pa besim, është i ngarkuar psikikisht. Zemra vazhdimisht është e tronditur. Mendja është në krizë dhe e lodhur. Pasuria shkon pa iu parë gjurmët. Trupi shkatërrohet pa dhënë frytin e tij.

Sipas këtij ajeti (citati), tregtia e parë nga e cila duhet të orientohet njeriu, është besimi, mandej angazhimi dhe sakrifica për të fituar Xhenetin. Allahu xh.sh. na thërret drejtpërdrejt për këtë tregti, që ka fitim të shumëfishtë. "Allahu me të vërtetë ka blerë nga besimtarët trupin dhe pasurinë e tyre , për t'ua dhuruar Xhennetin". Besimtari i drejtë nuk duhet të kursejë asgjë për këtë tregti, pra as trupin dhe as pasurinë, me të cilat mund të lirohet nga dënimi, por edhe mund të thellohet në shkatërrim përherë e më tepër, në varësi nga fakti si i përdor ato, me të drejtë apo me mizori.

(1) Sahihu Muslim bi sherh en-Nevevij,v..3, f.99. (2) Usudul gabe, v.4, f.272. Tabekat ibn Sead,v.3, f.358. (3) El muhtesirat ennafia , f.31 (4) Sunen e d-darimij,babu sivak, v.1, f.174 (5) Tuhfetul ahfedhij, v.9, f.499. (6) El muhtesirat en-nafi, f. 32.

# Shtegu i urtësisë

**Prof. asc. Dr. Sulejman Osmani**

**Ymeti Islam ka identitetin e vet , nga i cili identifikohet dhe të parët punuan dhe sakrifikuan shumë për të. Ymeri, me intuitën e vet, la gjurma të pashlyeshme. Në rrugën e Islamit ai vendosi shumë shenja identiteti që ngritën Ymetin. Një ndërmarrje e tillë i atribuohet vetë atij, ngase në përpjekjen për fillimin e një periudhe kalendarike që do të identifikonte Ymetin e ri, qëllimisht mori si pikënisje hixhretin e Pejgamberit a.s..**

**Urtësia me ngjyra vahji**

Personaliteti i Muhamedit a.s. na mbanë afër gjithmonë. Edhe atëherë kur nuk jemi pranë njëri tjetrit, mësimet e tij na bëjnë të përgjegjshëm që të përjetojmë dashurinë dhe respektin për të tjerët. Ne i ngjajmë një ndërtimi struktura e të cilit lidhet fort, për të bërë një godinë shumë madhështore. Ndërkaq, në kujtimin e hixhretit, kjo ndjenjë na ngroh shpirtin edhe më tepër, ngase të gjithë na ngrohë dashuria për të mësuar nga rrugëtimi i tij, shtegtimi nga Meka në Medinë.

Nuk ka dyshim se ai për ne është mësimi më i mirë, dhe paraqet shëmbëlltyrën më të lartë në të gjitha segmentet e jetës. Në vija të ngushta dhe të gjera, ecuria e jetës së tij pasqyron modelin më shembullor, të cilin e ka bërë ligj Allahu. Veprimet e tij përmbajnë urtësinë me ngjyra vahji, që para nesh paraqiten shumë të qarta dhe objektive. Me një meditim më të thukët, ato mund të lexohen dhe të shihen si një hartë rruge, ku besimtari prehet duke mësuar nga urtësia e Shpalljes që udhëzoi Pejgamberin a.s..

Për të gjithë ata që e njohin Pejgamberin a.s, është e qartë se rruga e davetit të tij është e mbushur me mësime dhe këshilla nga më të mirat. Ngjarje që nuk përsëriten në historinë njerëzore. Ndodhi që ndërruan rrjedhën e historisë. Umet që lindi duke u ndërtuar mbi parime të shëndosha, baza mbi të cilat synohet realizimi i obligimeve ndaj Allahut dhe që njeriut t'i japë pozitën e merituar.

**Në përkujtimin e Hixhretit**

Në këtë përkujtim, kur po shkruajmë rreth Hixhretit të Pejgamberit a.s., në mendje na sillen shumë ndjenja dhe kujtime që, me mall e dashuri, na lidhin me Pejgamberin a.s.. Të kujtojmë ty, o i dërguar i Allahut, mundin dhe vuajtjet e tua, por me shumë rezerva ndaj vetes sonë! A jemi duke u përpjekur që nga mundi yt së paku të nxjerrim mësime, dhe ato të jenë udhëzues i jetës sonë? Ndoshta shumëkush prej nesh kënaqet duke lexuar tregimin mbi Hixhretin, duke e parë atë si një rrugëtim të rëndomtë pa zgjuar ndonjë interesim të veçantë. Kështu, në jetën tonë kalojnë sa përvjetorë e përgjegjësia ndaj Hixhretit kurrsesi nuk po troket në ndërgjegjen tonë. Në këtë shkrim e shoh të udhës të ndalem në disa refleksione te Hixhretit, me synimin që të sjell në kujtesë atë që keni dëgjuar sa herë më parë.

**Sprovat e pejgamberëve**

Ata që më së shumti u sprovuan në rrugën e Allahut, ishin të dërguarit e Tij. Nuhu a.s., së bashku me atë tufë besimtarësh, bëri një hixhret nga më të veçantët. Ndërtoi anijen në tokën e thatë të shkretëtirës, që të bëhej gati për udhëtimin mbi ujin që kishte vërshuar tokën. Anija e Nuhut lundroi së bashku me besimtarët. Me ndihmën e Allahut dhe mrekullitë e Tij, çështja e besimit në Një të vetmin Allah, duhej të arrinte në një vend të sigurt. Ibrahimi, që njihet si babai pejgamberëve, ishte ballafaquar me idhujtarinë dhe përjetoi sprova të ndryshme. Në një periudhë të caktuar u detyrua të largohej nga Babilonia, ngase situata ishte e papërballueshme. Kaloi në viset e Shamit, gjegjësisht në Palestinën e sotme, të cilën e bëri qendër të thirrjes për besimin në Njëshmërinë e Allahut. Me gjithë

lëvizjet në vendet përreth, vazhdoi të mbetej në Palestinë duke mos u kthyer më në vendlindjen e vet. Diçka e ngjashme i ndodhi edhe Musait a.s., i cili iku nga dhuna që ushtronte Faraoni me tiranët e vet. Në një formë a tjetër, të gjithë pejgamberët, u ballafaquan me migrimin si rrugë e largimit nga e keqja, me synimin e realizimit të direktivave të besimit në një Zot.

**Mendo për alternativën tjetër**

Hixhreti i Pejgamberit a.s. ishte i ngjashëm me hixhrete të pejgamberëve të mëparshëm dhe erdhi si produkt i rrethanave të krijuara në kohën kur shteruan të gjitha mundësitë për zgjidhje të tjera. Muhamedi a.s. shpenzoi tërë mundin e vet duke u munduar ta bënte të qartë thirrjen islame. I bëri sabër gjithë asaj dhune që ushtrohej pamëshirshëm mbi besimtarët. Izolimi dhe sanksionet ishin bërë pjesë e përditshmërisë së tyre. Refuzimi vetëm sa kishte betonuar qëndrimin e tyre. Në këtë situatë, mendoi të dilte jashtë Mekës, ndoshta të tjerët do ta pranonin më lehtë dhe do t'i përgjigjeshin thirrjes së tij. Kërkonte një vatër besimi, ku do të shtronte thirrjen për besimin në Allahun. Megjithatë, populli i Taifit nuk e pranuan. Përkundrazi, u sollën keq dhe e trajtuan e refuzuan në mënyrë të dhunshme, aq sa reagimi i tyre la gjurmë të pashlyera në jetën e Pejgamberit a.s..

Me gjithë refuzimin dhe ngushtimin e hapësirës për veprim, rruga e përhapjes së Islamit nuk mund të ndalej. Duhej të hulumtoheshin shtigje të reja, që të krijoheshin kushte të favorshme për jetësimin e misionit islam. Sido qoftë, dhe në çdo situatë e me çdo çmim, Islami do të vazhdonte rrugën e vet. Hixhreti ishte rruga e daljes nga kjo situatë, por paraprakisht duheshin harxhuar mundësitë e kërkimit të zgjidhjes brenda Mekës. Pejgamberi a.s., edhe në rrethana të tilla, donte të realizonte thirrjen islame ndër banorët mekas, në të kundërtën, rruga e hixhretit paraqiste alternativën tjetër, të cilën Pejgamberi a.s. do ta merrte në kohën e duhur. Gjithsesi, ai donte të shteronte mundësinë e qëndrimit në Mekë. Vullneti i Allahut ishte mbi të gjitha, prandaj ai priste urdhrin e Tij.

**Bëje atë që është në përgjegjësinë tënde**

Edhe hixhreti është një mrekulli, por e një lloji pak më ndryshe. Nuk ka dyshim se ndihma e Allahut dhe kujdesi i Tij ishte gjithmonë me të, por, gjithsesi, shtegu i hixhretit kishte diçka të veçantë. Ishte në mundësinë e Allahut t'i krijonte pejgamberit të Tij shumë lehtësira dhe në një kohë të kalonte nga Meka në Medinë, apo, t'i garantonte rrugëtimin dhe ai të ndihej shumë i lirë, por, objektivisht, kjo nuk ndodhi!

Pejgamberi a.s. e projektoi vetë atë udhëtim, ndërmori masat e duhura të sigurisë, në mënyrë që daljen e tij të mos e merrte vesh



askush. Edhe më herët, në mënyrë të tërthortë kishte lajmëruar Ebu Bekrin për mundësinë e bashkudhëtimit. Ebu Bekri kishte blerë dy deve të majme dhe i ushqente në stallën e tij, që të tjerët të mos kuptonin mundësinë dhe mjetet e daljes. Pejgamberi a.s. doli fshehurazi, në terrin e natës, dhe mori drejtimin e kundërt nga rruga e Medinës, ngase, mendonte se pabesimtarët do t'i shkonin pas, rrugës së zakonshme. Jo larg nga Meka, në dalje, u fsheh në shpellë dhe aty qëndroi për tri ditë, ku, përmes sistemit të sigurisë që kishin përgatitur më herët, mbanin lidhje vazhdimisht. Pasi kishin nevojë angazhuan një udhëheqës rruge, i cili do të ishte me ta deri në Medinë.

Duke lexuar për hixhretin mendja të thotë: Pse fuqia e Allahut nuk e barti nga Meka në Medinë për një çast, dhe të ndodhte mrekullia ashtu siç ngjau me Isran dhe Miraxhin?! Sa e keqkuptojnë njerëzit këtë Islam dhe sa koncept të gabuar kemi mbi perceptimin e të qenit mysliman! Dikush mendon se një fakt i tillë është i mjaftueshëm, që Allahu të na ndihmojë, dhe gjithçka të na vijë e gatshme pa lodhje dhe pa mund. Besoj se ky është një devijim nga koncepti i shëndoshë mbi Islamin. A mos keni lexuar në ndonjë ajet të Kuranit ku të kishte thënë Allahu: O besimtarë uluni, rrini, rehatohuni, mos punoni e mos u angazhoni, mos u lodhni, e mos u mundoni, sepse ju jeni besimtarë? Jo, jo kurrsesi. Në të gjitha thirrjet e Kuranit gjejmë të kundërtën, por ne sikur nuk jemi të vetëdijshëm për këto fakte. A nuk e kemi shembullin më të mirë në Pejgamberin tonë? Si veproi ai në të gjitha situata? A nuk shohim sa u angazhua që rruga e Hixhretit të ishte e suksesshme, sa sakrifikoi dhe derdhi gjithë mundin e tij njerëzor duke bërë atë që ishte në mundësinë e tij.



**Hixhreti dhe imani**

Të gjitha ngjarjet me rëndësi në jetën e Pejgamberit a.s., kanë pasuar zbritjen e ndonjë sureje apo ajeteve specifike. Këtë realitet nuk e gjejmë në rastin e hixhretit, a thua pse?

Muhamed El Gazali, njëri nga dijetarët bashkëkohorë, që vdiq para disa vitesh, thotë se kjo i atribuohet madhështisë së hixhretit, i cili ka merituar të përmendet në disa sure, ngase ka qenë një veprim që ka zgjatur për disa vite, prandaj edhe është përmendur sistematikisht dhe gjithmonë i ka paraprirë ndjenja e imanit. Pra, kemi të bëjmë me një tregim të qëllimshëm.

Ishte e domosdoshme të shoqërohej me imanin, ngase mund të bëhej vetëm mbi një bazë të tillë. Njerëz që sakrifikuan familjen, pasurinë, vendlindjen dhe shumë interesa të kësaj bote, për të arritur kënaqësinë e Allahut. Përjetuan gjithë këto sakrifica pasi atëherë më kishin shijuar ëmbëlsinë e imanit. Ata kishin jetësuar hadithin e Pejgamberit a.s., ku thuhet: "Asnjëri nga ju nuk ka besuar sinqerisht derisa unë të mos jem më i dashur për të se prindërit e tij, fëmijët dhe gjithë njerëzia". Vlera e imanit të tyre peshonte më rëndë edhe sfidat e mundshme në rrugën e hixhretit.

**Sakrifica e duhur**

Hixhreti ngërthen në vete thellësinë strategjike të veprimit, kur duheshin ndërmarrë patjetër masat e duhura për të arritur qëllimin e caktuar. Islami duhej vendosur në baza të shëndosha edhe nëse kjo kërkonte një vend të ri, shoqëri të re, sakrifica shtesë e të tjera. Besimtarët kishin provuar në grupe më të vogla rrugën e hixhretit edhe më herët, kur, duke kërkuar një jetë më të qetë dhe pushtet të rehatshëm shkuan deri në Abisini. Kishin përjetuar shumë vuajtje, por jetësimi i misionit islam ishte mbi të gjitha dhe për këtë askush nuk kursente asgjë.

**Puno, do të vilen frytet e mundit tënd**

Veprimet e besimtarëve nuk luhateshin nga faktorë të frikës dhe dështimit të mundshëm. Ata lexonin vazhdimisht ajetet e Kuranit, ku Allahu u premton fitore dhe ngritje të flamurit të tyre, dhe se Islami do të stabilizohet dhe do të shtrojë sundimin, por joshja e tyre kishte të bënte me Ahiretin, Xhenetin dhe shpërblimet që Allahu ka përgatitur për besimtarët. Njeriu duhet të punojë dhe të angazhohet për të mirën e, nëse nuk i vjel frytet e saj në këtë botë, sigurisht që synimi i tij është Ahireti. Të gjithë ata që bënë hixhretin, nuk shijuan frytet e tij, sepse kaluan në Ahiret, por gjithsesi dhanë mundin e tyre duke çuar amanetin në vend për aq kohë sa jetuan. Mundi i atij që punon, nuk shkon huq, sepse atë e paguan Allahu. Kjo ishte akideja e Hixhretit dhe thellësisë strategjike të veprimit. Hapa të sigurt drejt një caku të qëllimshëm.

**Hixhreti tregues identiteti**

Ymeti Islam ka identitetin e vet , nga i cili identifikohet dhe të parët punuan dhe sakrifikuan shumë për të.

Ymeri, me intuitën e vet, la gjurma të pashlyeshme. Në rrugën e Islamit ai vendosi shumë shenja identiteti që ngritën Ymetin. Një ndërmarrje e tillë i atribuohet vetë atij, ngase në përpjekjen për fillimin e një periudhe kalendarike që do të identifikonte Ymetin e ri, qëllimisht mori si pikënisje hixhretin e Pejgamberit a.s..

Hixhreti për ne vjen edhe si përgjigje ndaj krizës së identitetit islam, me të cilën po ballafaqohemi në shumë raste. Mësimet e Hixhretit e bëjnë Ymetin islam të ngrihet në nivelin e përgjegjësisë për të mos rënë viktimë e faktorëve të kohës, të cilët po na shtrydhin në mënyra të ndryshme. Besimi në Islamin nuk nënkupton vetëm të qenët pjesëtar i tij por kërkon islamizimin e jetës dhe ndërtimin e saj mbi parimet e besimit.

Besa për pasimin e Pejgamberit a.s. kërkon leximin e mësimin e tij, si në teori, ashtu edhe në praktikë. Tek ai kemi shembullin më të mirë dhe burimin e pashtershëm për një energji pozitive, e cila shëron sëmundjet e Ymetit.

Kjo është specifike edhe për shoqërinë tonë, dhe në përgjithësi myslimanët, të cilët kanë nevojë të pinë vazhdimisht nga kroi i urtësisë së Pejgamberit a.s. dhe ngjarjet e tij, ndër to edhe nga Hixhreti si një nga ndodhitë më madhore, që ishte pikënisje për ndryshimin e faqes së dheut drejt jetësimit të një sistemi unik në të gjitha aspektet e jetës.

Ndodhitë e tilla të mos i marrim vetëm si tregime të mira, me leximin e të cilave kalojmë momente të këndshme, po t'i kuptojmë si faktorë që domosdoshmërish janë bazë për ndryshimin e realitetit tonë dhe pozitës shoqërore në të cilën po jetojmë.

# Hixhreti i Muhamedit a.s. dhe myslimanëve nga Meka në Medinë

**Dr. Hatixhe Ahmedi**

**"Në anën e përparme dhe në anën e pasme të tyre Ne vumë një sed (perde) dhe në këtë mënyrë u vumë perde në sytë e tyre. Ata pastaj sigurisht se nuk do të shihnin"(Jasin,9), dhe kaloi në mesin e tyre pa u vënë re prej tyre.**

Fjala "hixhret" domethënë shpërngulje ose emigrim prej një vendi në një vend tjetër. Në këtë rast kemi synimin të shpjegojmë shpërnguljen e Pejgamberit a.s. nga vendlindja e tij për në Medinë, shkaqet e kësaj shpërnguljeje dhe ngjarjet më të rëndësishme që ndodhën gjatë asaj periudhe. Zullumi i jobesimtarëve (mushrikëve) ndaj myslimanëve kishte arritur në një shkallë të papërballueshme. Kjo kishte ndikuar që në Besëlidhjen (marrëveshjen) e 2-të të Akabes, pse myslimanët me Muhammedin a.s. në krye, kishin vendosur të shpërnguleshin për Medinë. Në ato kushte, Pejgamberi a.s. i informoi dhe u dha leje për migrim ashabëve (shokëve) të tij, duke u thënë: "M'u shpall se vendi në të cilën ju do të bëni hixhret (do të emigroni), është një vend i kultivuar me hurma ndërmjet dy gurëve të zinj". Besëlidhja e 2-të e Akabes ishte lidhur në vitin e dymbëdhjetë pas Shpalljes (vahjit), në muajin e fundit të atij viti, pra në muajin Dhulhixh-xhe, ndërsa hixhreti filloi në vitin e trembëdhjetë pas Shpalljes, në muajin Muharrem (korrik 622), kur myslimanët u shpërngulën për Medinë dhe që nga ajo kohë themeluan kalendarin e llogarive të tyre, pra kjo është një ngjarje historike e cila vendosi kalendarin llogaritës të myslimanëve, dhe për këtë arsye ai u quajt kalendari hixhri – kalendar që filloi të llogaritej nga Shpërngulja e myslimanëve.

Myslimanët vazhduan rrugën e tyre për Medinë, dhe në atë qytet të bekuar qëndruan derisa u çlirua Meka, d.m.th. deri kur Meka e Nderuar u rikthye sërish në duart dhe qeverisjen e myslimanëve. Gjatë këtij hixhreti (migrimi), myslimanët, për hir të fesë së tyre, patën braktisur shtëpitë dhe vendbanimet e tyre, pasuritë dhe gjithçka që posedonin, familjet dhe farefisin e tyre, dhe gjithçka që kishin në pronësinë e tyre materiale e shpirtërore, kur, me urdhrin e Pejgamberit a.s., morën rrugën për Medinë dhe, për këtë arsye, ai udhëtim prej Mekës në Medinë u quajt "hixhret" (shpërngulje), kurse myslimanëve mekas që u shpërngulën, iu dha emri "muhaxhirin" (shpërngulës).

Nikoqirëve myslimanë të Medinës iu dha emri "ensarë" (shoqërues), sepse ata ishin myslimanë të mirëfilltë, të cilët i bënë mysafirë dhe, me të gjitha mundësitë e tyre, i ndihmuan muhaxhirët mekas. Muhaxhirët dhe ensarët, në Kur'anin famëlartë, në shumë ajete dhe tema kuranore, janë lavdëruar për meritat e tyre.

Myslimanët sakrifikues të Mekës, së bashku me familjet e tyre, u shpërngulën dhe këtë hixhret e realizuan gjatë muajve Muharrem dhe Sefer të vitit 622 pas lindjes së Isait a.s.. Kur shkuan në Medinë, ata dolën nga Meka fshehurazi, nuk shkonin në grup por nga një ose dy veta. Me ndihmën e ensarëve, ata u vendosën në periferi të Medinës, në fshatrat e quajtura "Avali".

I vetmi që nuk ishte ndarë fshehurazi nga Meka, ishte Hazreti Umeri r.a., i cili kishte vënë shpatën e tij dhe kishte bërë tavaf rreth Qabesë dhe, më pastaj u qe drejtuar të gjithë jobesimtarëve (mushrikëve) mekas haptazi me këto fjalë:

"Ja, unë po shkoj në Medinë, nëse dikush dëshiron ta bëjë nënën e tij të qajë, t'i mbetet gruaja e tij e ve dhe fëmijët e tij të mbeten jetimë, atëherë le të më dalë përpara".

Hixhreti i Umerit r.a. u bë pesëmbëdhjetë ditë para hixhretit të Muhammedit a.s..

Pas një kohe të shkurtër, për në Medinë emigruan pothuajse të gjithë myslimanët e Mekës, përveç Ebu Bekrit r.a., Aliut r.a. dhe vetë Pejgamberit a.s., të cilët kishin mbetur të vetëm në Mekë dhe ishin shtegtarët e fundit të kësaj turme shtegtuesish. Kur Ebu Bekri r.a. kërkoi leje nga Resulullahu a.s., për të bërë hixhret, Resulullahu a.s., i tha: "Mos nxito, Allahu do të të japë një shok të hajrit (të mirë)", dhe më vonë edhe këta bënë hixhretin e tyre. Në Mekë nuk kishte mbetur asnjë mysliman përveç atyre që, për shkak të familjes së tyre, ishin mbyllur dhe bllokuar me dhunë, dhe ata ishin robër e robëresha (xharije). Edhe Pejgamberi a.s., në periudhën më të rrezikshme, kishte qëndruar në Mekë pothuaj i vetmuar, me dy shokët e tij - Ebu Bekrin r.a. dhe Aliun r.a., në mesin e armiqve të tij, të cilët donin ta zhduknin me çdo kusht.

**Vendimet e trishtueshme të Darun-Nedves**

Pas besëlidhjes së Akabes, Islami filloi të përhapej në Medinë dhe, për këtë arsye, mushrikët (jobesimtarët) kishin filluar të frikësoheshin. Gjithashtu edhe myslimanët e Mekës kishin emigruar në Medinë. Ata filluan të mendonin se dhe Muhamedi a.s. do të shpërngulej dhe nuk do të ishte më prijës i myslimanëve, e kështu do të mbylleshin rrugët e tregtisë që të çonin për në Siri.

Mushrikët (jobesimtarët) mekas i keqtrajtuan myslimanët në mënyrën më të rëndë, dhe ky keqtrajtim është i pakrahasueshëm dhe haset shumë rrallë në histori. Kur emigruan në Medinë, myslimanët u bashkuan me banorët medinas dhe, pas një forcimi të tillë, jobesimtarët mekas u frikësuan se mos ata do të hakmerreshin ndaj tyre. Jobesimtarët kurejshitë filluan që asaj ngjarjeje t'i qaseshin me seriozitet, dhe u konsultuan se çfarë duhej të vepronin me Pejgamberin a.s., që kishte mbetur pothuaj i vetmuar në Mekë. Për ta diskutuar këtë vendim, ata ishin tubuar në Darun-Nedve, për të parandaluar rrezikun e myslimanëve. Për çështjen, secili prej tyre kishte paraqitur mendimet e veta, të ndryshme. Ebu Xhehli tha:

'Të zgjedhim nga një përfaqësues nga të gjithë të përzgjedhurit kurejshë, që këta të gjithë së bashku në një moment t'i vërsulen Muhamedit a.s. dhe ta vrasin menjëherë. Ai që e vret dhe se si vdiq Pejgamberi a.s. - të mos përhapet (bëhet publike), kështu që hakmarrja ndaj gjakut të tij të shtrihet në tërë familjen Kurejshe. Hashimitët (familja e Muhamedit a.s.) nuk mund të përballen me të gjithë prijësit e familjes Kurejshe dhe nuk mund të kërkojnë gjakmarrje ndaj tij. Ata do të heqin dorë nga gjaku i tij dhe, në këtë mënyrë, kjo punë do të mbyllet' - përfundoi idenë e tij Ebu Xhehli. Kjo ide u pranua me pëlqimin e të gjithëve, kurse të tjerat nuk u pëlqyen. Menjëherë, nga paria kurejshe u zgjodhën 40 persona të zgjedhur e të betuar, dhe kjo mbledhje kishte përfunduar.

**Rrethimi i shtëpisë së Pejgamberit a.s. nga mushrikët (jobesimtarët)**

Ky plan trishtues i mushrikëve kurejshë Pejgamberit a.s. iu tregua nga Xhebraili a.s., i cili Pejgamberit a.s. i tha: "Sonte nuk do të flesh në shtratin ku fle gjithmonë, por do të largohesh nga shtëpia jote..". Atëherë Pejgamberit tonë iu dha leja për hixhret. Pejgamberi a.s., pasi e urdhëroi Xhebraili a.s. që të mos flinte në shtratin e tij, e thirri Aliun r.a. dhe i tha:

"Unë do të shkoj në Medinë, ndërsa ti sonte do të flesh në shtratin tim dhe mbulohu me xhaketën time. Mushrikët do të mendojnë se jam unë ai që fle në atë shtrat, po atyre mos u sugjero asgjë. Kur të zgjohesh në mëngjes, këto amanete jepua udhëheqësve të tyre, dhe pastaj ti eja menjëherë në Medinë".

Kur u errësua, paria e zgjedhur nga Kurejshët e rrethuan shtëpinë e Resulullahut a.s.,. në të gjitha anët. Në mëngjes, kur ai doli nga shtëpia e tij, planifikuan t'i vërsuleshin të gjithë përnjëherë dhe ta vrisnin. Aliu r.a. ra të flinte në shtratin e Resulullahut a.s.,. Pejgamberi a.s. mori një grusht rërë (pluhurë) dhe ua hodhi sipër mushrikëve mekas, dhe ata ishin molisur duke rënë në kotje. Resulullahu a.s., lexoi suren Jasin nga fillimi:

"Në anën e përparme dhe në anën e pasme të tyre Ne vumë një sed (perde) dhe në këtë mënyrë u vumë perde në sytë e tyre. Ata pastaj sigurisht se nuk do të shihnin"(Jasin,9), dhe kaloi në mesin e tyre pa u vënë re prej tyre. Kur u zgjuan mushrikët nga ky gjumë, menduan se Muhamedi a.s. po flinte në shtratin e tij, por, kur u bë mëngjes, hynë dhe panë se aty flinte Aliu r.a.. Ata u habitën dhe nuk ditën si dhe çfarë të vepronin dhe, nga tërbimi i tyre, nisën të çmendeshin. Rrethuan menjëherë gjithë shtëpinë, e kontrolluan Mekën në të gjitha anët e saj, por Muhamedin a.s. nuk e gjetën kurrsesi

Në këtë situatë, ata shpallën se atij që do ta gjente Muhamedin a.s.,do t'i jepeshin 100 deve. Kur e dëgjuan këtë lajm, në të gjitha anët u shpërndanë kusarë, kriminelë, katilë etj. dhe filluan ta kërkonin Pejgamberin a.s. në çdo cep dhe në periferi të Mekës.

Resulullahu a.s., qe larguar nga shtëpia e tij në mbrëmje dhe, pas largimit, bëri tavaf (u soll rreth) Qabesë dhe tha: "O Mekë, ti tek Allahu je vendi më i hajrit (më i mirë) në sipërfaqen e Tokës, dhe për mua je vendi më i dashur, prandaj, sikur të mos isha detyruar, nuk do të isha ndarë prej teje".

Të nesërmen, nëpër vapën e mesditës shkoi tek shtëpia e Ebu Bekrit r.a., të cilit i tregoi se, me urdhrin e Allahut xh.sh., ata së bashku do të bënin hixhret (do të emigronin). Ebu Bekrit r.a. i rrodhën lotët nga gëzimi dhe bëri me shenjë drejt dy deveve, të cilat nuk i kishte lënë të dilnin jashtë 4 muaj, i kishte ushqyer me degë drurësh dhe për këto i tha Pejgamberit a.s.: "Zgjidh cilën të duash, o i Dërguar i Allahut"!

**Fshehja në Shpellë**

Kur u bë natë, që të dy dolën nga dritarja e pjesës së pasme të shtëpisë. I zbathën këpucët dhe ecën në majë të gishtërinjve e, pa lënë gjurmë, vazhduan të ecnin në pjesën jugore të Mekës. Pas një orë e gjysmë kaluan 3 milje rrugë dhe arritën në shpellën e malit Theur, e cila gjendet në majë të tij. Ata qëndruan në këtë shpellë derisa përfundoi ndjekja e kurejshëve (prej natës që lidhte ditën e enjte dhe të xhumanë e deri në ditën e diel), pra për tri ditë u fshehën në atë shpellë.

Djali i Ebu Bekrit r.a., Abdullahu r.a., vinte në mbrëmje në shpellë dhe u tregonte për ato që ndodhnin në Mekë dhe, para se të zbardhte dita, kthehej në Mekë. Robi i Ebu Bekrit, Amr bin Fuhejre, i kulloste delet aty dhe në mbrëmje i dërgonte ato në malin Theur e atje u dërgonte qumësht Resulullahut a.s. dhe Ebu Bekrit r.a..

Mushrikët, më në fund, duke ndjekur gjurmët e Resulullahut a.s. dhe të Ebu Bekrit r.a., iu afruan derës së shpellës. Resulullahu dhe Ebu Bekri dëgjuan rrapëllimën e këmbëve dhe zërat e tyre. Ebu Bekri r.a., duke ngritur kokën, kishte vërejtur këmbët e tyre dhe nga sikleti kishte thënë:

"Ja Resulullah, sikur ata të kthehen dhe të shikojnë, do të na shohin"! Pejgamberi a.s. për këtë iu përgjigj:"Mos u frikëso, ndihma e Allahut është me ne"!(Et-Tevbe,40)

Mirëpo, ende pa arritur në Malin Theur përgjuesit e tyre, një merimangë kishte endur rrjetën e saj në derën e shpellës dhe në një version thuhet se një çift pëllumbash të bardhë kishin bërë strofullën e tyre dhe në të kishin sjellë në jetë të vegjëlit e tyre. Kur e panë këtë kurejshët, menduan se, nëse do të shikonin brenda shpellës, kjo do të ishte mendjelehtësi nga ana e tyre dhe e lanë ashtu e u larguan.

Dalja në rrugë e Pejgamberit u përhap në Medinë. Për këtë arsye medinasit, çdo mëngjes dilnin në dalje të qytetit, për të pritur Resulullahun a.s.. Ditën e hënë, më 12 të muajit Rebiul Evvel (23 shtator 622), ata kishin për të pritur deri në kohën e drekës, kur ishte bërë shumë nxehtë dhe kishin humbur shpresat e ishin kthyer. Në atë çast, një çifut kishte hipur majë shtëpisë së tij për të punuar diçka dhe po shikonte përreth, kur, për një çast, pa se nga larg po vinte një karvan që ishte veshur me të bardha, dhe ky çifut me një zë të lartë thirri duke bërtitur:

"Ja, po vjen ai burrë shteti që po e prisni prej ditësh"!

**Pejgamberi a.s. në Kuba**

Medinasit ngjeshën armët shpejt e shpejt dhe, të gëzuar, u shpërndanë nëpër rrugë. Ata e pritën Pejgamberin tonë a.s. në një fshat një orë larg nga Medina. Pejgamberi a.s. në Kuba ndërtoi një xhami të vogël (mesxhid) dhe aty fali namaz.

**Namazi i parë i Xhumasë dhe Hutbeja (ligjërata) e parë**

Pas 14 ditësh, në një ditë xhumaje, Pejgamberi a.s. hipi në devenë e tij. Së bashku me ata që kishin dalë ta prisnin, me një gazmend madhështor ata vazhduan rrugën për Medinë. Në rrugë i zuri dreka tek djemtë e Selim bin Aufit, në vendin e quajtur Lugina Ranuna. Resulullahu a.s,. mbajti dy hutbe (ligjërata) njërën pas tjetrës dhe aty fali namazin e parë të Xhumasë.

**Pritja e Pejgamberit a.s. në Medinë**

Pas namazit të xhumasë, Pejgamberi ynë vazhdoi rrugën drejt Medinës. Medina po jetonte ditën më të rëndësishme të historisë së saj. Populli ishte në gëzim të përjetimit të festës, dhe që nga fshati Kuba rruga ishte e mbushur në të dyja anët. Gratë recitonin vjersha, ndërsa fëmijët bërtisnin me zë të lartë:"Erdhi i Dërguari i Allahut"!, kurse vajzat e vogla u binin dajreve me të cilat gjallëronin festën. Populli i Medinës gëzimin që kishte përjetuar me ardhjen e Pejgamberit a.s., nuk e kishte përjetuar ndonjëherë tjetër.

**Vlera dhe rëndësia e Hixhretit (shpërnguljes) në historinë islame**

Me anë të hixhretit myslimanët kishin shpëtuar nga zullumi dhe shtypja e mushrikëve, kishin siguruar mundësinë e përhapjes së Islamit dhe, në këtë mënyrë, ndodhi fillimi i revolucionit islam. Nga kjo datë me vlerë të rëndësishme historike, pas 17 vjetësh, në kohën e hilafetit të Umerit r.a. kjo datë, pra hixhreti i Muhamedit a.s., u mor si fillim i llogaritjes së kalendarit islam, pra data 1 e muajit Muharrem, u caktua data kur kishte emigruar Pejgamberi a.s. nga Meka në Medinë. Kjo ishte data 16 Korrik e vitit 622 pas lindjes së Isait a.s., dhe ky kalendar (takvim) merrej si takvim i quajtur hixhri kameri (sipas hixhretit dhe i përcaktuar nga lëvizja e Hënës), dhe kjo datë u mor si data e parë e llogaritjes së viteve që do të pasonin ngjarjet e tjera.

Resulullahu a.s., hixhretin e bëri në vitin 13 pas ardhjes së Shpalljes (vahjit), më 12 të muajit Rebiul Evvel/23 shtator 622. Kjo datë gjithashtu, në të njëjtën, kohë është ditëlindja e 53-të e Pejgamberit a.s.[4]

(1) Kjo ngjarje dhe të dhënat janë marrë sipas Historisë Islame, autor Ibn Is'hak, botuar në Bejrut. (1) Kjo ngjarje dhe të dhënat janë marrë sipas histroisë Islame të shkruar nga autorët:Muhammed bin Is'hak bin Jesar, Siretu Ibni Is'hak el- Musem- ma bi Kitabil Mubtedei vel Mebahithi vel Megazi , E shqipëroi: Muhammed Hamidullah, E botoi: Muhammed el – Fasi, bot: Rabat, viti 1976 Miladi (1396 Hixhri), f. 395. (2). Ebu Muhamed Abdul Melik Ibni Hisham, "Es-siretun- Nebevijje li Ibni Hisham", shqipëroi: Shejh Fuad Fuad bin Ali Hafidh, boton: Darul Kutub Al Ilmijje, Bejrut, Liban, vit. 2009. (3). Vehbi Sulejman Gavoçi, "Pejgamberi, Muhamedi a.s. – jeta dhe vepra", botim i shtëpisë botuese "Furkan", Shkup, viti 1994 f. 280.

# Të përmendurit e Allahut xh.sh.

**Burim Bibaj**

**Qëllimi i dhikrit është pastrimi i zemrës dhe i shpirtit të njeriut. Rreth kësaj flet dhe ajeti kuranor: "Fale namazin, se me të vërtetë ai largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më i madhi (prej adhurimeve)". (El Ankebutë, 45)**

Ky është njëri nga ibadetet më të lehta dhe që Zoti xh.sh. e do shumë dhe e shpërblen pa llogari. Një nga format që arrin të mbajë të fortë lidhjen e njeriut me Allahun Fuqiplotë, është kujtimi, duke E përmendur vazhdimisht, që në gjuhën arabe quhet "dhikër". Këtë ibadet mund ta kryesh në çdo gjendje dhe në çdo kohë, duke ecur, duke lëvizur, në këmbë,ulur, i shtrirë etj.. Nuk të merr kohë dhe as të lodh, por karakteristikë e tij është që duhet të bëhet sa më shpesh. Këtë e përmend Allahu xh.sh. në Kur'an: "O ju që keni besuar, përmendeni Zotin shpesh"(El Ahzab, 41).Në disa ajete tjera, Zoti i Madhëruar përmend burrat dhe gratë duke u rikujtuar atyre që ta përmendin sa më shpesh Krijuesin e tyre, për se thotë: "Ata që E përmendin Zotin shpesh, si burrat dhe gratë, Zoti ka përgatitur për ta shpërbilim të madh"( El Ahzab, 45). "Për shumëpërmendësit e Allahut dhe shumëpërmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje {mëkatesh} dhe shpërblim të madh".(El Ahzab, 35)Njeriu më i mirë nga ata që falen, është ai që E përmend Zotin e Madhëruar më shumë. Zoti xh.sh. na porosit që të ndjekim shembullin e Profetit a.s. e thotë: "Te Profeti ju patët shembullin më të mirë, për atë që beson në Ditën e Gjykimit dhe E përmend Zotin shpesh". ( (El Ahzab,21)Ebu Musa el Esh'arij transmeton se Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: "Shembulli i atij që përmend Zotin e tij dhe i atij që nuk e përmend, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit". [1] Në një rast tjetër, Pejgamberi a.s ka thënë: "A dëshironi t'ju tregoj për veprën tuaj më të mirë, më të dashur tek Sunduesi juaj, me të cilën fitoni shpërblimet më të larta tek Ai, veprën më të mirë sesa të shpenzoni ar e të holla dhe më të mirë sesa ta luftoni armikun"? Ata thanë: "Po si jo, o i dërguar i Zotit", Ai tha: "Dhikri (Kujtimi)i Allahut". [2] Kujtimi i Allahut është themeli i veprave të mira. Kushdo që e ndjek atë, është i bekuar, dhe kjo është arsyeja përse Profeti a.s. E përmendte Allahun gjatë gjithë kohës. Qëllimi i dhikrit është pastrimi i zemrës dhe i shpirtit të njeriut. Rreth kësaj flet dhe ajeti kuranor: "Fale namazin, se me të vërtetë ai largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më i madhi (prej adhurimeve)". (El Ankebutë, 45)) Nga ky ajet kuranor kuptojmë që përmendja e Allahut ka një ndikim të madh në ndalimin nga vepra të këqija e të padrejta, në këtë mënyrë rritet besimi dhe bindja ndaj Tij, qetësohet mendja dhe zemra e besimtarit.

**Llojet e dhikrit**

Përmendja e Allahut (dhikri) është tre llojesh: përmendje me gjuhë, që nënkupton "fjalët që përmbajnë madhërim (tesbih), falënderim dhe lartësim; përmendje me zemër, që nënkupton "meditimi për gjërat që argumentojnë ekzistimin e Zotit, siç janë argumentet kozmologjike dhe ato legjislative të sheriatit – urdhrat dhe ndalesat e Zotit – që të depërtojë në kuptimin e tyre dhe të thellohet në fshehtësitë që përmbajnë ato", dhe përmendja me trup, që nënkupton "angazhimin e trupit në respektimin e Fjalës së Allahut". Pra, vlera e dhikrit nuk kufizohet vetëm në fjalët e gjuhës, siç janë madhërimi, falënderimi dhe lavdërimi i Zotit, veçse zbatimi i çdo vepre që e urdhëron Allahu xh.sh. të zbatohet, është dhikër, siç kanë thënë Seid ibn Xhubejri r.a. dhe dijetarë



të tjerë. Atai r.a., ka thënë: "Ndenjjet e dhikrit janë ndenjjet ku shtjellohen temat e gjërave të lejuara dhe të ndaluara, rregullat e shitblerjes, faljes, agjërimit, martesës, shkurorëzimit, haxhit e të ngjashme.

**Dobitë e dhikrit (Kujtimit)**

- Ata që E përmendin shumë Allahun xh.sh., janë nxituesit në të mira që arrijnë grada të larta. Pejgamberi a.s. ka thënë: "U tejkaluan të veçuarit (mufridun)! Ata pyetën: Kush janë të veçuarit, o i dërguar i Allahut? Ai u përgjigj: Ata dhe ato që e përmendin shumë Allahun". (Muslimi)

- Dhikri është fortifikatë e fortë për njeriun. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdonjëri që në mëngjes a në mbrëmje thotë tri herë: Në Emrin e Atij, me Emrin e të Cilit nuk mund të të dëmtojë asgjë që është në qiell a në tokë, Ai është Gjithëdëgjues dhe i Gjithëdijshëm- nuk mund ta dëmtojë asgjë". (Tirmidhiu). Lidhur me këtë Pejgamberi a.s. na urdhëron ta përmendim Allahun. Ai thotë: "Ju urdhëroj të përmendni Allahun, sepse ai që përmend Allahun, i përngjan atij që e ndjekin pas armiqtë, e ai, duke ikur, strehohet në një fortifikatë dhe siguron veten prej tyre, po ashtu njeriu nuk mund ta sigurojë vetveten prej djallit përveçse duke përmendur Allahun". (Tirmidhiu)

- Me dhikër zgjidhen nyjat e djallit, siç ka thënë Pejgamberi a.s. "Kur njeriu shtrihet të flejë, djalli në kokën e tij ia lidh tri nyja; kur ai zgjohet, nëse përmend Allahun, i zgjidhet një nyjë, nëse merr abdes, i zgjidhet nyja e dytë dhe, nëse falet, i zgjidhet edhe nyja e tretë dhe ndihet i freskët e zemërbardhë, në të kundërtën bëhet zemërzi i poshtër". (Buhariu)

- Ai që përmend Allahun, Allahu e përmend atë, e kjo mjafton për t'u kuptuar vlera e dhikrit: "Më përmendni që t'ju përmend, më falënderoni dhe mos më mohoni".(El Bekare,152.)

- Dhikri është ushqimi i zemrës dhe i shpirtit, pa të njeriu humb dritën dhe qëllimin e jetës e bëhet si gërmadhë.

- Dhikri shton dashurinë ndaj Allahut xh.sh. dhe është shkak që Allahu ta dojë atë njeri.

- Dhikri shkakton ndjenjën e madhërimit të Allahut.

- Dhikri është shkak për zbritjen e qetësisë në zemër "pra, me të përmendurit e Allahut, qetësohen zemrat".(Er R'ad, 28.) ) Kur zemrat kënaqen me të vërtetë, ato kthehen tek idealet më të larta pa u ndikuar nga impulset e dëshirës dhe të epshit. Kjo thekson rëndësinë e dhikrit në jetën e njeriut. Pastaj jemi dëshmitarë në kohën që jetojmë, se janë shpeshtuar sëmundje të ndryshme, lloje të infarkteve, që zakonisht shkaktohen nga stresi, mbingarkesa etj.. Shërimi i njeriut pa dyshim gjendet në atë që porosit ajeti i lartëpërmendur.

- Dhikri është shkak për shpëtim: "Përmendeni Allahun shumë, që të gjeni shpëtimin". (El Xhum'a, 10)

- Të largon nga përgojimi. Është fakt se gjuha jonë në të njëjtën kohë nuk mund të flasë fjalë të ndyta, e po ashtu të përmendë Krijuesin.

- Të shton devotshmërinë, rrëskun, të largon shejtanin etj..

Në fund dua të theksoj që zemra, mendja dhe gjuha e besimitarit duhet të jenë e lidhura gjithmonë me Krijuesin Fuqiplotë, duke E përmendur sa ma shpesh.

Ta përmbyllim shkrimin me thënien e bukur të Ibn Tejmijes: "Dhikri për zemrën është sikurse uji për peshkun. Si do të jetë gjendja e peshkut sikur të mos ketë ujë"?[3]

(1) Said Ali Kahtani "Mburoja e Muslimanit" Prishtine 2004, f.6. (2) Ibid f. 7, transmeton Tirmidhiu 5/459. (3) Elvabil Es-Sajib minel kelam et-tajib f. 71.

# Qëndrimi i besimtarit karshi fatkeqësive natyrore

**Sadat Islami**

**"Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepu myzhde durimtarëve". (El Bekare, 155)**

**Besimtarë të nderuar!**

Sprovat janë të natyrave dhe niveleve të ndryshme: janë, përveç të tjerash, edhe individuale dhe kolektive. Prej këtyre të fundit janë edhe fatkeqësitë natyrore, që pothuajse nuk kalon një vit pa përfshirë një pjesë të botës, dhe, rrjedhimisht, edhe pa i lënë njerëzit në huti e konfuzion për të vërteta përkitazi me to, sidomos, në rastet kur shkenca gjunjëzohet para tyre.

Si të veprohet me to dhe cili duhet të jetë qëndrimi karshi tyre?

Ka njerëz që konceptet e tyre mbi fatkeqësitë natyrore i tkurrin tërësisht në qëndrime shkencore; të tjerë flasin për një hidhërim të natyrës "mëmë" dhe rebelimit të Tokës ndaj banorëve të saj; po dhe myslimanët kanë qëndrimet e tyre, të cilat, me lejen e Allahut të Madhëruar, do t'i përmendim në formë të përmbledhur në këtë hytbe.

**Koncepti i besimtarit për fatkeqësitë natyrore**

Besimtari, që beson në caktimin – kaderin e Zotit, duhet të dijë si t'i trajtojë këto ndodhi, të cilat janë ligje të Allahut në natyrë dhe urtësi prej urtësive të Tij tek krijesat. Në Japoni, ndonëse një vend industrialisht i zhvilluar dhe i përgatitur për ballafaqim me raste dhe gjendje të tilla, dështuan tërësisht përballë tërmetit tetëshkallësh, madje pësuan dëme të mëdha materiale dhe në njerëz, duke dëshmuar praktikisht paaftësinë përballë kësaj fuqie. Kështu ndodhi edhe përkitazi me stuhinë 'Sendi', e cila goditi një pjesë të njërit prej shteteve që mban primatin e më të fortit në botë. Bazuar jo vetëm në këto që u thanë këtu, trajtimi që u duhet bërë këtyre fenomeneve dhe fatkeqësive natyrore, duhet të jetë më ndryshe. Ne, me lejen e Allahut të Madhëruar, në vijim do të përshkruajmë diçka nga mënyra e duhur e trajtimit të tyre:

**1. Gjithësia është në pronësi të Allahut të Madhëruar, Që vepron me të si dhe rregullon çështjet e saj si të dëshirojë.**

Ka thënë Allahu i Madhëruar: "Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime (libër - Levhi Mahfudh) para se të ngjajë ajo, e kjo për Allahun është lehtë". (El Hadid, 22)

Sigurisht, bindja se çdo gjë që ndodhë ndodh sipas përcaktimit hyjnor, ka efektin e vet, pasi besimtari, para çdokujt tjetër, merr mësim se fuqia e Allahut është mbi çdo gjë dhe se ai, pavarësisht dijes, pozitës e pushtetit, nuk lejohet kurrë të devijojë nga rruga e Tij.

**2. Fatkeqësitë si sprovime për njerëzit**

Fatkeqësi të tilla nuk janë specifikë e ndonjë rajoni a populli; ato mund të ndodhin në çdo vend dhe tek çdo popull, qofshin ata myslimanë ose jo. Prandaj, të ndodhurit e tyre në ambiente islame, në vende ku mbretëron besimi, nuk është tjetër veçse sprovë prej Allahut të Madhëruar, qoftë kjo për t'i pastruar nga mëkatet ose dhe për t'ua ngritur pozitat atyre në Xhenet. Allahu i Madhëruar thotë: "Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepu myzhde durimtarëve". (El Bekare, 155)

Ndërsa Pejgamberi a.s., siç transmeton Buhariu, ka thënë: "Nuk ndodh ta godasë besimtarin

ndonjë lodhje, sëmundje, brengë, pikëllim, e keqe, mërzi, madje edhe ferra që i hyn në këmbë, e që Allahu të mos ia ketë shlyer me të disa prej mëkateve të tij"!

**3. Fatkeqësitë si hakmarrje ndaj mëkatarëve dhe mohuesve**

Fatkeqësitë, nuk mohohet të jenë edhe si ndëshkim nga ana e Allahut për ata që zgjedhin rrugën e mohimit, që vazhdojnë me mëkate dhe këmbëngulin në to, për ata që mohojnë Allahun dhe refuzojnë t'i nënshtrohen Atij. Allahu thotë: "…por ata që nuk besuan e për shkak të asaj që bënë, do t'i godasë vazhdimisht fatkeqësia e kohës ose do të rrethojë (fatkeqësia) vendin e tyre, derisa të vijë urdhri i Allahut (e të triumfojë Islami). Allahu nuk e thyen premtimin". (Err-Rra'd, 31)

**4. Shkenca nuk zëvendëson besimin**

Mashtrimi me të arriturat shkencore bën që njerëzit ndonjëherë ta marrin shkencën për Zot. Ata, me zbulimet shkencore, mendojnë se kanë vënë nën kontroll çdo gjë, për sa kohë që, kur të vijnë para situatave të tilla, atëherë u zbulohet e vërteta më e madhe se ata, siç thotë Allahu (El Isra, 85), nuk kanë dije përveçse pak. Përkundrazi, Allahu na tregon se ata që kanë marrë shkencën në vend të besimit, d.t.th. e kanë refuzuar tërësisht besimin dhe jo se janë munduar t'i bëjnë bashkë të dyja, janë njerëz që i janë shmangur së vërtetës dhe, për pasojë, kanë dënim prej Tij. "Kur u erdhën atyre të dërguarit me argumente të qarta, ata iu gëzuan dijenisë së vet dhe atëherë i përfshiu ajo që e tallnin. E kur e panë dënimin tonë, thanë: "Ne i kemi besuar vetëm Allahut dhe i kemi mohuar ata që ia shoqëronin". 85. Por besimi i tyre, kur e vërejtën dënimin tonë, nuk u bëri dobi. Ky është ligj i Allahut (i kahershëm) ndaj robërve të Tij dhe aty, në atë çast, pësuan disfatë jobesimtarët". (Gafir, 85)

Parimisht, dija njeriun do të duhej ta shpinte tek Krijuesi dhe ta bënte më të përulur, e jo kryeneç dhe përbuzës e mohues. Allahu thotë: "...Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët, All-llahu është mbi gjithçka, është mëkatfalës". (Fatir, 28)

**5. Realiteti i njeriut**

Dobësia e njeriut para këtyre fenomeneve dhe ndodhive do të duhej t'ia kujtonte atij realitetin përkitazi me veten e tij dhe faktin se ai, përherë, ka nevojë për Krijuesin e tij. Por njeriun, kjo fuqi që posedon, edhe pse e mangët dhe e paaftë për t'u ballafaquar me këto tërmete e stuhi, prapë e bën ta harrojë këtë të vërtetë. Allahu na e kujton këtë karakteristikë të njeriut e thotë: "Jo, është e vërtetë se ai i kalon kufijtë". (El Alek, 6)

**6. Përkujtimi i kataklizmës së madhe**

Këto tërmete dhe stuhi, me këto pasoja të mëdha që shkaktojnë dhe shpesh bëjnë të shkatërrohen vendbanime të tëra, të përmbysen shtëpi e banesa, të çorientohen përroska e lumenj, - nuk janë përveçse imazhe të zvogëluara të Kiametit të madh. Allahu ka thënë: "Kur dielli të jetë mbështjellë (dhe errësohet), 2. Dhe kur yjet të kenë rënë (të jenë shkapërderdhur), 3. Dhe kur kodrat të kenë udhëtuar (e bërë pluhur në ajër), 4. Dhe kur devetë e shtrenjta të lihen pa bar në fushë, 5. Dhe kur egërsirat të jenë bashkuar (mbledhur). 6. Dhe kur detet të vlojnë si zjarr i flakëruar, 7. Dhe kur shpirtrat të jenë bashkuar. 8. Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura të gjalla, 9. Për çfarë mëkati janë mbytur ato, 10. Dhe kur fletushkat të jenë shpalosur, 11. Dhe kur qielli të jetë hequr, 12. Dhe kur Xhehennemi të jetë ndezur fort, 13. Dhe kur Xhenneti të jetë afruar, 14. Atëbotë njeriu do ta dijë se ç'ka ofruar (të mirë ose të keqe)". (Et-Tekvir, 1-14)

**7. Nxitimi për t'u penduar dhe për të bërë vepra të mira, në mënyrë që të largohet belaja**

Allahu ka thënë: "A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një herë apo dy herë, e përsëri nuk pendohen e as nuk marrin mësim". (Et-Teube, 126)

Nga vetë natyra e tij, besimtari është i kthyeshëm dhe i pendueshëm, e sidomos në rastet kur ndodhin fatkeqësi të tilla, ngase nuk e imagjinon veten ta zërë ndonjë e keqe ndërsa ai është duke I bërë mëkat Allahut. Pejgamberi a.s., siç transmeton Buhariu, ndikohej nga këto gjëra, saqë, kur frynte ndonjë erë, mund të vëreje qartë shenjat e frikës në fytyrën e tij.

**8. Rëndësia e përfilljes së shkaqeve që na ruajnë nga këto fatkeqësi ose i minimizojnë dëmet e tyre**

Me gjithë besimin tonë se këto fatkeqësi janë të caktuara prej Allahut, prapë kjo nuk bën të kuptohet se ne e kemi të ndaluar të ndërmarrim hapat e lejuar për t'i parandaluar ose për të përfituar nga avancimi shkencor e teknologjik, në mënyrë që të zvogëlojmë, sa më shumë që të kemi mundësi, pasojat e tyre. Kjo nuk bie ndesh ma kaderin (caktimin), përkundrazi është ikje nga kaderi në kader.

**9. Rëndësia e participimit në ndihma në raste fatkeqësish**

Besimtari, parimisht, kontribuon gjithnjë në punë të mira dhe të mbara, ndërsa në raste fatkeqësish si këto, kontributi i tij është edhe më i theksuar. Kjo, sigurisht nga motivi fetar se më i mirë do të jetë atëherë kur u bën mirë njerëzve. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Njeriu më i mirë është më i dobishmi për njerëzit"! (Albani në Sahihu-l-xhamii-s-sagiri ve zijadetihi, nr. 3289, e cilëson të mirë –hasen.)

Allahun E lusim të na bëjë prej atyre që marrin mësim nga fenomenet natyrore, për të qenë sa më të përulur para Madhërisë së Tij, për të qenë sa më të devotshëm dhe për t'iu shmangur mëkateve sa më shumë që të jetë e mundur!

# Dispozitat e Sheriatit islam rreth abortimit dhe mjeteve kontraceptive

**Mr.sci. Flamur Sofiu**

**"Ai i fal vetëm femra atij që do; e i fal vetëm meshkuj atij që do. Ose u fal çift, meshkuj e femra, por atë që do e lë pa fëmijë (steril); Ai është i dijshëm, i fuqishëm".( Esh-Shura, 49-50)**

"O ju njerëz, nëse dyshoni për ringjalljen, atëherë (mendoni krijimin tuaj që) Ne u krijuam ju prej dheu, pastaj prej uji, pastaj prej një gjaku të ngjizur, pastaj prej një sa kafshatë mishi, që është krijesë e formuluar ose e paformuluar, në mënyrë që t'ju sqarojmë. Ndërsa atë që dëshirojmë Ne, e përqendrojmë në mitër deri në një afat të caktuar, e mandej u nxjerrim foshnja dhe ashtu të arrini pjekurinë tuaj. Ka që dikush prej jush vdes herët, e dikush jeton deri në pleqëri të thellë, në mënyrë që të mos dijë asgjë nga dija që ka pasur. E ti e sheh tokën e tharë - të vdekur, e kur Ne ia lëshojmë asaj ujin, ajo gjallërohet, shtohet dhe nga të gjitha llojet rrit bimë të këndshme". (El Haxhxh, 5) "Të mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata". (El En'am, 151).

Sheriati islam gjithmonë i ka kushtuar rëndësi jetës së njeriut duke përcaktuar norma dhe dispozita që ruajnë dhe mbrojnë jetën e njeriut që në kohën kur gjendet në barkun e nënës. Kur i shikojmë ajetet dhe hadithet, na bëhet shumë e qartë se është rreptësisht e ndaluar t'i merret jeta njeriut pa të drejtë dhe se prej mëkateve më të mëdha është mbytja e tjetrit pa të drejtë.

Pa dyshim që edhe fenomeni i njohur si abortim, është një prej çështjeve të ndjeshme, që kërkon shpjegim të qartë. Dispozitat dhe normat që kanë të bëjnë me abortimin, janë shpjeguar dhe sqaruar qysh me ardhjen e Sheriatit islam. Në kohën e injorancës së periudhës parakuranore dihet shumë qartë se disa fise arabe i vrisnin të gjallë foshnjat femra për arsye se lindjen e tyre e ndienin turp.

Sheriati islam fenomenin e abortimit e shikon në aspektin e së drejtës që ka fryti i porsaformuar në mitër, të drejtës që kanë prindërit dhe shoqëria.

Faktorët që shkaktojnë abortin, mund të jenë të shumtë, por ajo që i nxitë njerëzit më së shumti për këtë, është frika nga varfëria, sikur shtimi i fëmijëve shkaktuaka varfëri. Një mendim të tillë feja islame e ka sulmuar ashpër dhe në të njëjtën kohë e ka hedhur poshtë duke e konsideruar si shumë të gabuar. Allahu i Lartësuar shprehet shumë qartë: "Ju mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne ua sigurojmë furnizimin atyre dhe juve, e mbytja e tyre është mëkat i madh".(El Isra, 31).

Pikërisht prandaj aborti është një dukuri shumë e rrallë në shoqërinë e pastër myslimane.

Sheriati islam i ka kushtuar rëndësi të madhe jetës së njeriut; jetën e konsideron njërën prej pesë gjërave vitale të njeriut: jeta,besimi, mendja, pasuria dhe gjenealogjia.

**Qëndrimi i së drejtës islame ndaj planifikimit të familjes (hedhjes së spermës jashtë mitrës):**

Shumica dërrmues e dijetarëve (katër medh'hebet) janë të mendimit se planifikimi i familjes lejohet, por është vepër e papëlqyer (mekruh tenzihen). Dijetarët e tri medh'hebeve (Ebu Hanifeja, Maliku dhe Ahmedi) mendojnë se planifikimi i familjes lejohet, por kushtëzohet që të kërkohet edhe pëlqimi i bashkëshortes. Ndërsa dijetarët e medh'hebit shafiit kanë divergjenca në mes tyre, sepse disa pajtohen me kushtin që kanë vendosur shumica e dijetarëve (që të merret pëlqimi i bashkëshortes), ndërsa një pjesë tjetër e dijetarëve të këtij medh'hebi janë të mendimit se nuk ka nevojë të merret pëlqimi i bashkëshortes.

Dijetari i mirënjohur i medh'hebit hanefit imam el-Kasaniju thotë: "Është vepër e papëlqyer që bashkëshorti të bëjë planifikimin e familjes pa marrë edhe pëlqimin prej bashkëshortes që e ka statusin - e lirë. Kjo, sepse gruaja ka të drejtën të ketë fëmijë... E, po qe se ky planifikim bëhet me pëlqimin e bashkëshortes, atëherë veprimi nuk konsiderohet si vepër e papëlqyer".[1]

Autori i librit El-Mugnij – Ibn Kudame Makdesij ka thënë: "Nuk lejohet të bëhet planifikimi i familjes përveçse me pëlqimin e bashkëshortes që e ka statusin - e lirë".[2]

Imam Neveviu, në komentin që i bën Sahihut të Muslimit, thotë: "...planifikimi i familjes, sipas nesh (sipas medh'hebit shafiit), pavarësisht nga rrethanat, është vepër e urrejtur edhe nëse bashkëshortja pajtohet për një veprim të tillë..".[3]

Ibn Hazm edh-Dhahiriju është i mendimit se planifikimi i familjes është i ndaluar rreptësisht[4]. Ky mendimin e tij e mbështet në hadithin që transmeton Xhudhamete bint Vehbi, motra e Ulkashes, se të Dërguarin e Allahut e kishin pyetur se a lejohet planifikimi i familjes. Ai ishte përgjigjur: " Ky veprim është mbytje e fshehtë".[5] Dijetarët, kur e komentojnë ndalesën e tillë që është përmendur në këtë hadith, thonë se ndalesa në këtë rast është e kategorisë së mekruhit tenzihen (vepër e papëlqyer, që është afër hallallit). Kurse disa prej dijetarëve thonë se ky hadith është thënë në fillim të Islamit, por më vonë është shfuqizuar norma e tij duke u bazuar në shumë hadithe që lejojnë planifikimin e familjes.

### Sterilizimi nuk lejohet kurrsesi

Të gjithë dijetarët islamë janë të një mendimi se në fenë islame nuk lejohet në asnjë mënyrë të bëhet sterilizimi i cilësdo gjini[6]. Prandaj përdorimi i ndonjë bari apo mjeti që shkakton sterilitet të përjetshëm, është i ndaluar rreptësisht, ngase një veprim i tillë përbën ndërhyrje, ndryshim në krijimin e Allahut dhe që bie në kundërshtim të drejtpërdrejtë me Ligjin e Allahut: "Do t'i shmangë (nga e vërteta), do t'i bëjë të shpresojnë në gjëra të kota; do t'i urdhërojë, dhe ata do të shqyejnë veshët e bagëtive; do t'i urdhërojë, dhe ata do të shëmtojnë krijesat e Allahut. E, kush e bën mik djallin, e jo Allahun, ai ka dështuar sheshazi". (En-Nisa, 119)

Ndërsa, kur ndodh që në raste të jashtëzakonshme duhet të bëhet doemos sterilizimi, si p.sh. kur ekziston rreziku nga ndonjë sëmundje e rrezikshme që mund ta trashëgojnë fëmijët dhe pasardhësit, atëherë bëhet zgjedhja në mes dy të këqijave, ajo që është më pak e dëmshme. Kjo, sepse është e qartë se është ligj i Allahut që kujt do, i jep vajzë e kujt do, i jep djalë dhe kë do e bën steril: "Ai i fal vetëm femra atij që do; e i fal vetëm meshkuj atij



që do. Ose u fal çift, meshkuj e femra, por atë që do e lë pa fëmijë (steril); Ai është i dijshëm, i fuqishëm".( Esh-Shura, 49-50)

### Përdorimi i mjeteve kontraceptive për mbrojtje prej shtatzënisë

Të gjitha mjetet kontraceptive, qofshin ato tableta apo mjete të tjera, siç është vendosja e spirales, ose marrëdhënie seksuale në periudhat kur nuk mbetet femra shtatzënë, lejohen në analogji me fenomenin e planifikimit të familjes.

Përdorimi i mjeteve kontraceptive është i lejuar me kusht që këto të mos dëmtojnë në asnjë mënyrë bashkëshorten apo bashkëshortin.

### Abortimi

Para se të shpjegojmë qëndrimin e Sheriatit islam rreth abortimit, duhet ta kemi të qartë se kemi parasysh abortimin e frytit që është zënë tek bashkëshortja që është ligjërisht e martuar dhe abortimin e fëmijës nga bashkëshortja e cila ka mbetur shtatzënë në mënyrë jolegale – me prostitucion.

Për sa i përket abortimit të fëmijës nga bashkëshortja shtatzënë me bashkëshortin e saj legal, dijetarët e medh'hebe islame kanë shfaqur mendimet të ndara:

para dyzet ditëve, e kur t'i hyjë shpirti, është e ndaluar në mënyrë të prerë".[10]

Në komentin që jep Ed-Desuki në glosen e tij për këtë mendim, thotë: "Po, ky është mendimi bazë. Por thuhet se abortimi, para se të mbushen dyzet ditë, është vepër e papëlqyer (mekruh)".[11]

**Mendimi i shafiitëve**

Shafiitët janë të mendimit se, nëse ndodh abortimi para dyzet ditëve ose para dyzet e dy ditëve, është vepër jo e pëlqyer (mekruhi tenzihen), me kusht që ky abortim të realizohet me pëlqimin e dyanshëm të dy bashkëshortëve dhe me mendimin e dy mjekëve të drejtë se abortimi nuk i shkakton kurrfarë dëmi gruas.[12] E, kur ndodh që të kenë kaluar më shumë se dyzet ditë, atëherë është i ndaluar abortimi dhe sa vijnë e të shtohen ditët, aq më shumë shtohet kategoria e ndalesës.

Dijetari i njohur shafiit err-Rremlij thotë: "Në komentet e disa njerëzve të dijshëm është se el-Kerabisiju ka thënë: E kam pyetur Ebu Beker bin Ebi Seid el-Furatin për njeriun i cili i ka dhënë robëreshës së tij që të pijë diçka që shkakton abortimin. Ai është përgjigjur: Nëse kjo ndodh derisa fryti është ende spermë ose gjak i ngjizur, lejohet".[13]

Ky dijetar i jep përparësi mendimit se lejohet abortimi para se t'i hyjë shpirti, kurse më vonë ndalohet rreptësisht. Një mendim i njëjtë me të hanefitëve.

Imam el-Gazaliu është i mendimit se abortimi është i ndaluar rreptësisht dhe se nuk lejohet në asnjë fazë të shtatzënisë, duke e konsideruar veprimin e tillë si krim.[14]

Këta që mendojnë se abortimi pas dyzet apo pas dyzet e dy ditëve, është i ndaluar, bazohen në hadithin që transmeton Hudhejfe bin Usejjid el-Gifariju r.a.: E ka dëgjuar të Dërguarin a.s. duke thënë: "Kur kalojnë dyzet e dy ditë pasi të jetë ngjizur sperma, atëherë Allahu e dërgon engjëllin për t'i dhënë formën, i krijon të dëgjuarit, të parët, lëkurën, mishin dhe eshtrat. E pastaj engjëlli thotë: O Zot, a është djalë apo vajzë..".[15]

**Mendimi i hanbelitve**

Të gjithë dijetarët e medh'hebit hanbelit janë të mendimit se abortimi pas t'i ketë hyrë shpirti frytit, është rreptësisht i ndaluar, ndërsa kanë divergjenca nëse ndodh abortimi para se t'i hyjë shpirti: disa janë të mendimit se lejohet të abortohet para dyzet ditëve, po më pastaj është i ndaluar, e disa prej tyre janë të mendimit se lejohet përderisa të mos ndihet i gjallë.

**Abortimi para se t'i hyjë shpirti frytit**

Nëse ndodh që abortimi të bëhet para se t'i hyjë shpirti, një veprimi i tillë lejohet me papëlqyeshmëri të lehtë (mekruhi tenzihen),

**Mendiumi i hanefitëve**

Ibn Abidini, në glosen e tij, ka thënë: "Lejohet abortimi përderisa fëmijës të mos i ketë hyrë shpirti, që ndodh vetëm pas njëqind e njëzet ditësh"[7], ndërsa në librin"El-Bahru Rraiku" shprehet kështu: "Femra e cila e ka abortuar frytin e saj ende pa iu krijuar gjymtyrët, nuk ka bërë mëkat".[8]

Pra, dijetarët e medh'hebit hanefit janë të mendimi se lejohet abortimi para se të kenë filluar të krijohen gjymtyrët e trupit, d.m.th. derisa fryti të ketë dyzet apo dyzet e pesë ditë që nga dita kur është zënë, ndërsa abortimi i frytit,kur i janë krijuar të gjitha gjymtyrët dhe i ka hyrë shpirti, është veprim i kategorisë së mekruhi tahrimen (vepër që është më afër haramit) dhe në këtë rast, nëse ndodh abortimi pa kurrfarë arsyeje të justifikueshme, vepruesi bën mëkat të rëndë.[9]

**Mendimi i malikitëve**

Dijetarët e këtij medh'hebi janë më të ashpër lidhur me çështjen duke thënë se abortimi nuk lejohet kurrsesi dhe se këta janë të njëjtë me mendimin e medh'hebit Dhahirit dhe me mendimin e imam el-Gazaliut.

Në librin Sherhu Derdiri thuhet: "Nuk lejohet të hiqet fryti që është zënë në mitër, qoftë edhe

por në këtë rast, për t'u bërë abortimi, duhet të plotësohen këto tri kushte:

1. Të jenë dakord për abortim të dy bashkëshortët. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Edhe atyre (grave) u takon e drejta sikur edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre. All-llahu është i gjithëfuqishëm, i urtë".( El-Bekaretu, 227)

Pra, ashtu siç është e ndaluar për burrin që të hedhë spermën jashtë pa pëlqimin e gruas, po ashtu edhe për gruan është e ndaluar të abortojë pa lejen e burrit.

2. Të mos i ekspozohet gruaja ndonjë rreziku më të madh në rast abortimi. Kjo domethënë që abortimi lejohet nëse nuk dëmtohet gruaja, dhe kjo ka mbështetje në rregullën e Sheriatit: (Duhet të ruhemi nga dëmi më i madh në mes dy dëmeve).

3. Dëshmia e shkruar mjekësore prej dy mjekëve të drejtë, të cilët të vërtetojnë se abortimi është i domosdoshëm dhe se ekspozimi ndaj këtij rreziku është më i vogël sesa mbajtja e barrës.

Shënim: Me "mjekun e drejtë" kuptohet mjeku specialist, nga i cili mund të merret mendimi dhe të veprohet sipas atij mendimi.

**Abortimi kur femra mbetet shtatzënë në marrëdhënie jashtëmartesore (me prostitucion)**

Me shumë të drejtë mund të thuhet se njëri prej shkaqeve kryesore për t'u kërkuar abortimi, është mbetja shtatzënë me anë të prostitucionit. Prandaj, menjëherë mund të lind pyetja: Vallë, cili është qëndrimi i Sheriatit islam rreth abortimit në raste marrëdhëniesh jashtëmartesore? Përgjigjja është se të gjitha argumentet që e trajtojnë këtë çështje, janë të qarta në mënyrë të prerë, se abortimi i tillë është i ndaluar rreptësisht, pavarësisht nëse i ka hyrë ose jo shpirti frytit.

**Argumentet që argumentojnë këtë, janë:**

1. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit".(El En'am, 164). Është më se e qartë se motivi i lavires është që të abortojë barrën e saj, në mënyrë që të mos dalë në shesh turpi i prostitucionit, dhe kështu sakrifikohet fryti që është në mitër për mëkatin e tjetrit e me të cilin nuk ka kurrfarë lidhjeje.

2. Ndalohet abortimi i fëmijës jashtëmartesor në të gjitha etapat e shtatzënisë. Këtë e argumenton rasti i një gruaje të njohur si el-Gamidije, e cila kishte pranuar para të Dërguarit s.a.v.s. se ishte me barrë nga marrëdhënie seksuale jashtëmartesore. E i Dërguari s.a.v.s. i kishte thënë: "Shko derisa të lindësh fëmijën"[16]. Imam Neveviu, kur e komenton këtë hadith, thotë: Gruaja e martuar që ka mbetur shtatzënë për shkak të marrëdhënieve seksuale jashtëmartesore, nuk ekzekutohet me rrexhm (me mbytje duke gjuajtur gurë mbi të derisa të vdesë) përderisa ta lindë fëmijën, vetëm e vetëm që të mos mbytet fryti që është në mitrën e saj. Ky është një vendim me konsensus. Po ashtu, nëse ndodh që femra e pamartuar të mbetet me barrë për shkak të marrëdhënieve jashtëmartesore, ajo nuk dënohet me xheld (me njëqind të rëna me kamxhik) derisa ta lindë fëmijën.

Shënim: Dallimi në mes gruas që ka mbetur me barrë me bashkëshortin e saj legjitim, dhe lavires që ka mbetur me barrë nga marrëdhënie jashtëmartesore, është se gruaja me kurorë ka të drejtën e shfrytëzimit të lehtësimit të Allahut, kur janë arsyet të justifikueshme, kurse lavirja nuk ka të drejtë të shfrytëzojë lehtësimin e Allahut, sepse lehtësimi nuk bëhet për shkak të zbatimit të mëkatit.[17]

3. Masa parandaluese që të mos bëhet harami: Një prej faktorëve që e pengon më së shumti femrën të bëjë prostitucion, është mbetja me barrë dhe dalja në shesh e prostitucionit. Prandaj, kur dikush nuk I frikësohet Allahut, ka raste që të mos veprojë diçka për shkak se, mos vallë, do të dalë në shesh e do ta kuptojnë njerëzit. Mu për këtë arsye, feja islame e ka ndaluar abortimin në raste të tilla, që të mos përhapet më shumë fenomeni i prostitucionit.

**Abortimi i lavires në raste të jashtëzakonshme**

Nëse lavirja që ka mbetur me barrë për shkak të marrëdhënieve jashtëmartesore, është e martuar, në këtë rast nuk lejohet abortimi, edhe sikur të jetë në rrezik jeta e saj, për shkak se ajo pasi të lindë, si dënim e ka vdekjen, prandaj në këtë rast më i rëndësishëm është shpirti dhe jeta e frytit të pafajshëm.

**Shkurtore**

Mendimi i shumicës së dijetarëve (xhumhuri), për të cilin janë unanimë, është se abortimi lejohet me jopëlqyeshmëri derisa të mos i ketë hyrë shpirti frytit.

Dijetarët e medh'hebit malikit mendojnë se abortimi nuk lejohet kurrsesi në asnjë etapë. Ne mendojmë se duhet pasur kujdes që abortimi të mos bëhet aq lehtë, pa arsye të justifikueshme. Po ashtu, ajo që duhet të përmendim, është se dispozitat që janë përcaktuar për çështjen e abortimit, janë në të mirë të shoqërisë islame dhe kanë për qëllim të ruajnë krenarinë e njeriut.

(1) El-Kesaniju: Beda'iu Sanai, v. 3, f. 334 (2) El-Makdesiju: El-Mugnij, v. 7, f. 228 (3) En-Neveviu: Sherhu Sahihil Muslim, v. 10. f. 9 (4) .Muhammed Mahmud Kalo: Kadaja Islamijetin Sahinetin, Darul Ulumil Arabijeti, Bejrut, 1423/2003, fq. 55-56 (5) Transmeton Muslimi, Ibn Maxheh dhe Ahmedi. (6) Shemsudin el-Makdesiju: el-Furu v.1 1., 281; Alaudin el-Merdavi: El-Insaf, v.1, 386. (7) Hashijetu Ibn Abdin , v. 3, f. 176 (8) .El-Bahru Rraiku, v. 8, f. 233 (9) Hashijetu Ibn Abidin: v. 1. f. 278, v. 2. f. 522, El-Fetava el-Hindijetu: v.5 f. 365, 366. Fet'hul Kadir vol. 2.f. 495. (10) Sherhu Derdiri: v.2, f. 262. (11) Hashijetu Desuki v.2. f. 267. (12) Ibn Haxher: Tufetul Muhtaxh v. 8., f. 241, Nihajetul Muhtaxh: v. 8, f. 239. Muhammed Mahud Kalo,Ibid, f. 57-58



# Tri Problemet kryesore ekonomike

**Dr. Islam Hasani**

**Roli i vakëfeve në historinë e shtetit islam ka dëshmuar moralin e besimtarit në aktivitetet ekonomike për shpenzim në udhën e Zotit.**

Pa marrë parasysh qëndrimet ideologjike, ekonomia gjen shprehjen kur merren në konsideratë tri problemet kryesore, që janë:[1]
1. Vendimi për prodhim (çka të prodhohet);
2. Vendimi i menaxhmentit (si të prodhohet); dhe
3. Vendimi për distribuim (për kë?).
Ekonomia islame ka botëkuptimet dhe mekanizmat e vet për t'i adresuar dhe për t'iu përgjigjur këtyre pyetjeve. Këto botëkuptime dhe mekanizma dallojnë nga ato që ofrojnë sistemi socialist dhe ai kapitalist për sa u përket përgjigjeve dhe pyetjeve të njëjta. Porse, pa marrë parasysh botëkuptimet e përmendura ka një gjë të përbashkët në mes këtyre sistemeve ekonomike: ligji i mungesës apo mangësisë. Kjo do të thotë që burimet ekonomike janë të mangëta, të kufizuara në krahasim me dëshirat njerëzore të pakufishme. Për shembull, nëse ekzistojnë dy produkte A dhe B, të cilat kanë të njëjtin burim dhe shfrytëzohen plotësisht, nëse dëshirojmë të kemi më shumë prodhime të llojit A, duhet të prodhohet më pak nga lloji B. Kështu, shoqëria duhet të vendosë se si duhet t'u jepet prioritet produkteve rivale, të cilat i bëjnë konkurrencë njëra-tjetrës në burimet që janë të limituara.

**Vendimi për prodhim (çka të prodhohet)**

Kjo çështje nuk vlen vetëm për natyrën e produkteve që duhen prodhuar, por edhe autoritetin për vendimmarrje për prodhim – menaxhim, treg ose kombinim i të dyjave. Pjesa e parë e pyetjes ngërthen në vete ligjin e mungesës, pasi burimet ekonomike garojnë për të prodhuar gjërat e domosdoshme, të nevojshme dhe ato zbukuruese. Solucioni bazuar në qëllimet e Sheriatit, është dhënia e prioriteteve dhe alokimit të burimeve ekonomike për të siguruar që prodhimi i gjërave të domosdoshme të vihet në rend të parë për të plotësuar standardin minimal, pastaj prodhimi i gjërave të nevojshme për t'i eliminuar vështirësitë dhe, në fund, të prodhohen gjërat zbukuruese për të përmirësuar cilësinë e jetës. Çdo devijim nga procesi i prioriteteve, shpie në alokim jo të drejtë të burimeve ekonomike nga perspektiva e drejtësisë socio-ekonomike, për shembull plotësimi i prodhimeve luksoze më shumë se i atyre që janë të nevojshme për jetë, devijon nga botëkuptimi islam.[2]

Pjesa e dytë e pyetjes përmban në vete impaktin e qëllimeve të Sheriatit në lidhje me vendimin e prodhimeve që përfshin mekanizmat e tregut dhe rolin e qeverisë. Tregtia e lirë ka ekzistuar edhe para ardhjes së Muhamedit a.s. dhe ka vazhduar të ekzistojë edhe më vonë duke i bërë disa kufizime, si p.sh. ndalimi i kamatës dhe gjërave spekulative gjatë transaksioneve biznesore. Ajeti kuranor "Allahu e ka lejuar tregtinë dhe e ka ndaluar kamatën" (El Bekare, 276), tregtinë e lirë e ka pranuar si një autoritet legjitim për lirinë e shitësve dhe blerësve. Pejgamberi a.s. ka këshilluar dhe ka mbikëqyrur tregun gjatë kohës së tij, për të siguruar një tregti të lirë duke i shtuar edhe anën etike të biznesit. Kjo lloj mbikëqyrjeje e tregut është bërë përmes institucionit të Hisbah-ut, i cili nuk e kontrollonte vetëm tregun, po çdo gjë që kishte të bënte me aktivitetet ndërnjerëzore.[3]

Tregu i lirë mund të jetë mjet i padrejtësisë, nëse nuk kontrollohet me shumë kujdes dhe me drejtësi; padrejtësia bëhet duke krijuar mungesë në mënyrë artificiale përmes monopoleve të krijuara dhe spekulatorëve të pakujdesshëm. Ibn Tejmije, kur është pyetur se a është e drejtë a e padrejtë ngritja e çmimeve, është përgjigjur se ngritja a zbritja e çmimeve nuk ndodh gjithmonë për shkak të padrejtësisë. Kjo mund të ndodhë edhe për shkak të mungesës në prodhim dhe furnizim të produkteve të caktuara.

Ai ka përmendur disa raste kur ngritja e çmimeve konsiderohet padrejtësi dhe kur për këto raste kërkohen politika korrektuese nga shteti. Prandaj shteti ka një rol të rëndësishëm në rregullimin e sjelljeve në treg përmes politikave ekonomike, nëse e kërkon nevoja. Hisbah ka qenë një institucion rregullues shumë i rëndësishëm në historinë islame. Ai monitoronte dhe rregullonte sjelljet në treg në baza ditore. Për më shumë, bazuar në parimet islame, një shtet në raste të veçanta mund të përdorë politika për të influencuar në strukturën e burimeve shtetërore përmes taksave dhe subvencionimeve. Për shembull, duke subvencionuar gjërat në mungesë, të cilat janë të domosdoshme dhe të nevojshme dhe duke i tatimuar gjërat luksoze.

**Vendimi i menaxhmentit (si të prodhohet)**

Kjo pyetje përfshin në vete çështje të ndryshme në lidhje me organizimin e prodhimit, pjesëmarrjen e faktorëve, financimin dhe teknologjinë. Organizimi i prodhimit zakonisht lidhet me organizimin e disa faktorëve në një firmë dhe angazhimin e tyre në prodhim. Në ekonominë e rëndomtë ekzistojnë tre faktorë kryesorë të prodhimit: puna, kapitali dhe vendi/ trualli, shpeshherë shtohet edhe faktori tjetër - 'ndërmarrësi'. Ndërmarrësi i projektit është të shumtën e rasteve pronar dhe menaxher i kompanisë, i cili i angazhon shërbimet e faktorëve të tjerë me çmime të caktuara (pagat për punëtorë, kamatën për kapitalin dhe qiranë për truallin) për të prodhuar një produkt të caktuar dhe për ta shitur atë me një çmim rentabël. Objektiv i ndërmarrësit është ta shesë produktin final duke siguruar një fitim maksimal. Me një përshkrim të shkurtër, kjo është struktura e organizimit konvencional në botën moderne industriale: korporata publike, kompani private dhe shoqëri me përgjegjësi të kufizuara dhe partneritete.

Tregu i kapitalit luan një rol të rëndësishëm në ekonominë islame, ndalesa e kamatës (riba) ka bërë që investimet të bëhen në formën e partneritetit përmes modelit të mudaraba dhe musharaka, duke zëvendësuar financimin bazuar në kamatë. Mudaraba bëhet e mundur kur ai që siguron kapitalin (rabbul mal), financon palën tjetër mudarib në ndonjë projekt fitimprurës. Në vend që të vendoset një çmim



fiks për kthim për kapitalin e financuar, kontrata e mudarabas tregon se ata do të ndajnë përqindje të caktuar në fitimin që parashihet të realizohet. Një alternativë tjetër nga kjo është musharaka, një koncept sipas të cilit dy a më shumë partnerë participojnë me kapital për të bërë një biznes dhe pajtohen për përqindje të ndarjes së humbjes dhe të fitimit, në varësi nga përfundimi i projektit për të cilin janë dakorduar.[4]

Organizimi, financimi dhe teknologjia janë shumë të ndërlidhura. Kompanitë e organizuara mbi parimet konvencionale të ekonomisë, mbështeten kryesisht në tregun e kapitalit të bazuar në kamatë, ndërsa ato të organizuara sipas parimeve të ekonomisë slame, bazohen kryesisht në partneritet me bartje rreziku dhe ndarje fitimi. Kjo tregon se kompanitë konvencionale janë më agresive dhe më destabilizuese kur kemi të bëjmë me angazhimin




e fuqisë punëtore se ato kompani të bazuara në partneritet sipas parimeve ekonomike islame.

**Vendimi për shpërndarje(për kë?)**

Faktori i kompensimit dhe vëmendja për drejtësi socio-ekonomike ndërlidhet kryesisht me këtë pyetje. Është e rëndësishme të përkufizohet drejtësia si "trajtim i barabartë për gjëra të barabarta dhe trajtim jo i barabartë për gjëra të pabarabarta". Është e padrejtë të paguhen dy punëtorë ndryshe, nëse kanë dhënë mundin e njëjtë në punën e njëjtë. Gjithashtu, është e padrejtë të paguhen njësoj dy punëtorë nëse nuk kanë dhënë mundin e njëjtë në punën e njëjtë. Drejtësi nuk do të thotë të kërkohet çmim i njëjtë për artikuj të ndryshëm (shembull: grurë, mjaltë, gjëra elektronike). Prandaj, tregu duhet të funksionojë nën një monitorim të vazhdueshëm për t'u mbrojtur nga manipulimi i çmimeve, krijimi i mungesës në mënyrë artificiale dhe nga padrejtësi të çdo lloji.

Shpërndarja në treg reflekton kompensimin e faktorëve që kanë kontribuar për të prodhuar produktin e caktuar sipas strukturës që i bashkon faktorët e prodhimit. Në konceptin konvencional, kompensimi i tregut përfshin katër kategori: pagat e punëtorëve, kamatën mbi kapitalin për investim, qiranë për vendin/truallin dhe fitimin për ndërmarrësin e projektit. Meqenëse sipas parimeve islame kamata është e ndaluar, korporata duhet të ketë vetëm tri kategori: pagat, qiranë dhe fitimin. Investuesi i kapitalit me ndërmarrësin e ndajnë fitimin sipas konceptit të mudarabas, duke i lënë hapësirë më shumë distribuimit më të këndshëm dhe angazhimit më të favorshëm të teknologjisë për punëtorët.

Nëse diskutohet kjo temë edhe më ngushtë, tregu nuk është mjeti ideal për të afektuar të ardhura dhe shpërndarje të pasurisë në mënyrë të drejtë. Në njërën anë, tregu sjell artikuj privatë/individualë, siç janë: ushqim, rroba, këpucë etj., dhe nuk sjell artikuj që janë për t'u konsumuar nga të gjithë në mënyrë kolektive, siç janë: mbrojtja nacionale, shërbimet policore, shëndetësia publike etj.. Mekanizmi i tregut është i pafuqishëm për t'i rregulluar këto çështje, por i jep të drejtë forcës shtetërore për të siguruar shërbimet publike, luftimin e varfërisë dhe shpërndarjen e pasurisë. Në aspektin konvencional, kjo është një punë e financave publike, për se qeveritë mbështeten në armën e taksave dhe politikave fiskale, për të siguruar shërbimet publike dhe për të zgjidhur problemin e varfërisë dhe rasteve sociale.[5]

Një shtet i ndërtuar mbi parimet islame mund të ketë politika të ngjashme për stabilizimin dhe rregullimin e shërbimeve publike përmes taksave dhe politikave fiskale, duke u bazuar në dy shtylla të nxjerra nga mësimet kuranore. Shtylla e parë është funksionimi i zekatit, i cili është edhe shtyllë e Islamit, që i qarkullon fondet nga të pasurit tek të varfrit dhe të nevojshmit. Shtylla e dytë është funksionimi i institucionit të vakëfit. Taksat kishin një rëndësi jo shumë të madhe për shkak se, për të luftuar varfërinë dhe për financimin e shërbimeve publike, rolin kryesor e luanin institucionet e vakëfit. Mobilizimi i donacioneve të mëdha që ishin në shkallë të madhe, bënin të mundur financimin e projekteve shumë të mëdha publike, që tani financohen nga taksat dhe shpenzimet fiskale, si për shembull, ndërtimi i shkollave, spitaleve, rrugëve, ndriçimi i rrugëve, etj.. Roli i vakëfeve në historinë e shtetit islam ka dëshmuar moralin e besimtarit në aktivitetet ekonomike për shpenzim në udhën e Zotit. Institucioni i vakëfit dhe rëndësia e tij është e njohur në mbarë Botën Islame edhe sot e kësaj dite.

# Zekati ndaj mbledhësve të tij

**Mr. Ejup Haziri**

**"Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'ju takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et-Tevbe, 60).**

Në vazhdën e temave për tematikën e zekatit, në dy vazhdimet e fundit kemi diskutuar për mbledhjen dhe ndarjen e zekatit, dhe kështu kemi filluar ta trajtojmë atë nga këndvështrimi i përfituesve (fondacionet e) të zekatit, për se vlen të theksohet se zekatin ndaj të varfërve dhe të ngratëve e kemi shtjelluar hollësisht. Të varfrit dhe të ngratët janë dy përfituesit e parë nga tetë kategoritë e zekatit. Kemi theksua edhe në shkrimet paraprake se Kur'ani u ka kushtuar rëndësi të posaçme kategorive të shfrytëzuesve të zekatit, duke përmendur në formë të detajuar se kush e meriton zekatin dhe se kush futet në grupet përfituese të tij. Në këtë temë do të flasim për kategorinë tjetër përfituese të zekatit, që është kategoria e mbledhësve apo tubuesve të zekatit, që në renditje vjen e treta, pas dy të parave që kemi shtjelluar në numrat paraprakë.

**Mbledhësit e zekatit**

Kategoria e tretë nga përfituesit e zekatit, sikur u tha, është kategoria e atyre që e mbledhin (tubojnë) zekatin; në këtë grup bëjnë pjesë të gjithë ata që punojnë në administratë për çështje të zekatit, sikurse edhe ata të cilët e mbledhin atë me metoda të ndryshme, duke u shtuar edhe ata që e ruajnë (kjo më shumë i takon të kaluarës, për shkak se në kohën e sotme mund të ruhet nëpër banka, pa ndonjë cenim). Gjithashtu, në këtë grup hyjnë edhe ata që e shënojnë, e regjistrojnë - arkëtarët dhe ata që janë dëshmitarë për grumbullimin dhe shpërndarjen e tij. Të gjithë këtyre, Allahu i Lartësuar u lejoi kompensim (lexo: shpërblim karshi punës së tyre) nga pasuria e zekatit.[1] Këta janë aktivistë të cilët punojnë në mbledhjen e zekatit dhe që ua shpërndajnë shfrytëzuesve. Kusht për statusin e tyre është që t'i angazhojë shërbimi gjegjës. Çdo individi që mbledh zekat, i jepet kompensim për angazhimin, aq sa i nevojitet, duke marrë parasysh mjedisin. Atij që angazhohet në mbledhjen e zekatit në baza vullnetare, nuk i lejohet të marrë për vete çfarëdo qoftë nga ajo që ka mbledhur, ngase angazhimin e vet e ka ofruar pa kompensim, prandaj nuk ka të drejtë. Njësoj vlen edhe për ata që ofrohen të ndërtojnë një xhami dhe ta mirëmbajnë atë.[2]

Për këtë grup dhe grupet e tjera përfituese të zekatit, Allahu ka shpallur: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'ju takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et-Tevbe, 60). Rëndësia që Kur'ani i jep këtij grupi, duke e vendosur në grupin e tretë, nënkupton se zekati nuk është një punë ose angazhim i një individi, por, si një veprim dhe angazhim i shtetit, dhe ky i fundit e ka obligim të publikojë politikën e tij humane, duke shpjeguar detyrat që ka popullata karshi shtetit, qofshin ato detyra kombëtare apo fetare, si dhe shteti ka për obligim ta administrojë situatën, qoftë atë të grumbullimit të fondeve të zekatit, qoftë shpërndarjen e atyre fondeve apo gjërave të tjera që ndërlidhen me zekatin, në një mënyrë a në një tjetër.

**Qeveria dërgon mbledhësit e zekatit**

Në librat e Jurisprudencës Islame (fikh-ut) çështja se kush duhet të urdhërojë mbledhësit e zekatit, nuk është çështje e diskutueshme, për shkak se ajo është përcaktuar qartë - se vetëm rendi shtetëror, udhëheqësi (halifja/imami) apo gjykatësi, mund të bëjnë një gjë të tillë. Në këtë kontekst, Neveviu, një dijetar me përmasa globale, thotë: "Juristët e kanë trajtuar këtë tematikë dhe ata kanë konstatuar se udhëheqësi (halifja) i shtetit duhet të caktojë njerëzit për mbledhjen e zekatit, ngase vetë i Dërguari i Allahut i kishte caktuar dhe dërguar shokët e tij për mbledhjen e zekatit. Kështu vepruan edhe halifët që erdhën pas tij, dhe kjo gjë është shumë e njohur. I Dërguari i Allahut kishte dërguar Omerin për mbledhjen e sadakasë, po ashtu ibn Letibehun, në një rast tjetër. Hadithet në këtë aspekt janë të shumta për emërimet që i Dërguari i Allahut u bëri shokëve të tij për mbledhjen e zekatit.[3] Normalisht, një gjë e tillë bëhet në vendet islame, në të cilat gjykohet me Ligjet e Allahut, kurse në vendet tjera, ku myslimanët janë pakicë ose ku (pu)shteti është i ndarë nga feja, - mbledhja e zekatit bëhet nga institucionet gjegjëse. Në vendin tonë bëhet nga institucioni i Bashkësisë Islame, si institucion i vetëm përgjegjës për çështjet islame në shtetin tonë, prandaj Bashkësitë Islame dhe Komunitetet fetare përcaktojnë objektivat dhe politikën përkatëse për mbledhjen dhe shpërndarjen e zekatit.

**Kushtet që duhet t'i plotësojnë mbledhësit e zekatit**

Për sa u përket kushteve që duhet t'i plotësojnë mbledhësit e zekatit, juristët myslimanë kanë përcaktuar një mori sosh, që do t'i përmendim në vijim:

-Mbledhësi i zekatit duhet të jetë mysliman,[4] ngase mbledhja e zekatit është përgjegjësi për myslimanët, prandaj kushtëzohet që ai të jetë mysliman. Në një transmetim të Ahmed ibn Hanbelit thuhet se ai ka lejuar që mbledhësi mund të jetë edhe jomysliman, duke u mbështetur në ajetin kuranor të kategorive përfituese të zekatit, ku thuhet: "...punonjësve (që e tubojnë)..". (Tevbe, 60). Sipas tij, ky ajet është i përgjithshëm dhe në të hyjnë edhe myslimani edhe jomyslimani, mirëpo është më e këshillueshme dhe më e drejtë që në këtë detyrë të caktohet një mysliman. Në anën tjetër, puna e mbledhësit të zekatit ka kusht domosdo besnikërinë, prandaj shtrohet pyetja - si t'i besohej një jomyslimani dhe sa mund të ishte besnik ai? Omeri, për ta, kishte thënë: "Mos u besoni atyre, se Allahu i Lartësuar i ka poshtëruar ata".[5]-

Të jetë në moshë madhore dhe i aftë mendërisht, ngase një gjë e tillë nuk i lejohet të çmendurit, për shkak të paaftësisë së tij mendore, sikurse që nuk i lejohet as fëmijës, për shkak se ende nuk e ka arritur moshën e pjekurisë.

-Të jetë i drejtë, ngase, nëse një person që mbledh zekatin, nuk shquhet për drejtësi, atëherë ai nuk është i përshtatshëm për mbledhjen e zekatit, sepse ai do të mund të keqpërdorë detyrën e tij, mund të keqadministrojë të holla, por edhe mund të bëjë mashtrime të ndryshme me njerëzit, prandaj, që të mos ndodhin këso parregullsish dhe keqpërdorimesh, është kusht që mbledhësi i zekatit të jetë i drejtë.

-Mbledhësi i zekatit të jetë besnik dhe të jetë i besueshëm, ngase ai ka të bëjë me pasurinë e myslimanëve, dhe nuk lejohet kurrsesi që një vend i tillë të udhëhiqet nga një njeri i shthurur dhe i pabesueshëm.

-Kushtëzohet që ai të jetë i njohur me dispozitat e zekatit, ngase ai do të ketë angazhime me njerëz të ndryshëm, një pjesë e madhe e të cilëve nuk kanë njohuri rreth zekatit, prandaj ky duhet t'ua sqarojë atyre se çfarë kanë obligim, sa duhet dhënë zekat dhe llojet e përcaktuara të zekatit. E nëse, fjala vjen, nuk ka dituri për zekatin, atëherë ai do të gabojë rëndë.[6] Ai duhet të ketë njohuri se sa merret zekati, shpeshherë ka nevojë edhe për ixhtihad në disa çështje, rreth zekatit dhe dispozitave të tij.

-Kushtëzohet që ai nuk duhet të marrë diçka prej pasanikëve në emër të dhuratës, ngase një veprim i tillë do të konsiderohet mito (ryshfet), duke u bazuar në hadithe të të Dërguarit të Allahut, në njërin prej të cilëve thuhet:

"Transmeton Ebu Humejd es-Sa'dijju se i Dërguari i Allahut dërgoi një njeri prej familjes Benu Esed, i quajtur ibn el-Utbijjetu, për të grumbulluar zekatin. Pasi u kthye prej rajonit (ku ishte caktuar për mbledhjen e zekatit), ai kishte thënë: "Kjo është për ju (zekati i mbledhur) e kjo më është dhuruar mua". I Dërguari i Allahut u ngrit, falënderoi dhe lavdëroi Allahun e Lartësuar e, më pastaj, tha këto fjalë:"Unë e dërgoj njërin prej jush për punë (për mbledhjen e zekatit) në atë që më autorizoi mua Allahu i Madhërishëm, e ai kthehet e më thotë: "Kjo është për ju, e kjo është dhuratë, më është dhuruar mua". Le të rrijë në shtëpinë e babait dhe nënës së tij, e pastaj le të shohë se a po i dhurohet ndonjë dhuratë apo jo, nëse është i drejtë (për atë që pretendon). Pasha Allahun, asnjëri prej jush nuk do të marrë një gjë pa të drejtë, përndryshe do ta bartë atë në ditën e kiametit para Allahut të Lartësuar". (Buhariu)

Këto ishin disa kushte që duhet t'i plotësojnë ata që mbledhin zekatin, po ka dhe disa kushte tjera, rreth të cilave juristët myslimanë kanë mendime të ndryshme, si kushtëzimi që të jetë mashkull dhe i lirë.

Disa nga juristët myslimanë e kanë kushtëzuar që punëtori, gjegjësisht mbledhësi i zekatit, të jetë mashkull, duke përjashtuar femrën nga kjo

veprimtari, ndonëse për këtë nuk ka ndonjë argument, por që mundohen ta argumentojnë me hadithin që flet për udhëheqjen nga femra, ku i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Një popull nuk mund të jetë i shpëtuar nëse atë e udhëheq një femër". (Buhariu) Ndonëse hadithi flet për çështjen e udhëheqjes, ku femra urdhëron dhe ndalon, megjithatë, edhe sipas disa dijetarëve të tjerë, në mesin e të cilëve është edhe Kardavi, në çështje të tjera - si mbledhja e zekatit, nuk futet femra në këtë hadith.

Ata që janë të mendimit se nuk i lejohet femrës të ushtrojë detyrën e mbledhjes së zekatit, e ndërlidhin në kontekst retrospektiv, ku përgjatë historisë nuk raportohet që një femër të ketë ushtruar një detyrë të tillë, sikundërqë e ndërlidhin me strukturën e Fjalës së Allahut, të sjellë në Kur'an: "Vel amiline alejha-"...punonjësve (që e tubojnë)..". (Et-Tevbe, 60), ku fjala amiline është shumës për gjininë mashkullore.

Ndërsa ata që lejojnë një gjë të tillë, i kundërpërgjigjen se, nëse femra përgjatë gjithë historisë së saj nuk ka ushtruar një detyrë të tillë, - kjo nuk dëshmon se një gjë e tillë është e ndaluar, dhe sidomos duke pasur parasysh pozitën e femrës në aspektin shoqëror dhe ekonomik në shekujt e kaluar, që i kanë pamundësuar një detyrë të tillë.

Ndërsa, për sa i përket konstruktit të ajetit, ku sipas disave përfshihen vetëm burrat, i përgjigjen se pothuaj i tërë ajeti i përfituesve të zekatit ka ardhur në gjininë mashkullore, por kjo nuk nënkupton se vetëm ata do të jenë përfitues të tij, ngase femra e pason mashkullin në tërë këto çështje. Nëse struktura e ajetit është për burra, atëherë kumtesa është për të dy gjinitë dhe në këtë aspekt nuk ka ndonjë argument që e pengon femrën të mos punojë një detyrë të tillë për mbledhjen e zekatit. Ndonëse rregullat e përgjithshme obligojnë që femra të jetë sa më larg burrave dhe të mos ketë përzierje në mes burrave e grave, dhe në këtë pikëpamje meshkujt gëzojnë përparësi për një detyrë të tillë. Por, nganjëherë femrës mund t'i përshtatet më tepër një detyrë e tillë, nëse bëhet fjalë për të vejat dhe gratë e moshuara, për se më efikase dhe më e dobishme mund të jetë gruaja sesa mashkulli.[7]

**Administrata e zekatit për mbledhje dhe shpërndarje**

Çështjen e administrimit të zekatit,që nga mbledhja deri tek shpërndarja, e kanë trajtuar juristët, mirëpo në formë klasike, gjithnjë sipas rrethanave të kohës së tyre, e një trajtim pak më ndryshe është mundësuar nga juristët e rinj, të cilët i kanë dhënë tretman të ri, duke u bazuar në rrethanat e kohës moderne. Njëri prej atyre që kanë trajtuar këtë, është edhe juristi i mirënjohur Jusuf Kardavi, i cili e ka trajtuar nga dy këndvështrime: (1) administrimi i marrjes së zekatit dhe (2) administrimi i shpërndarjes së tij.

Në këndvështrimin e parë, ai parasheh që punëtorët të kenë njohuri se kush ka detyrim ta japë zekatin, pastaj llojet e pasurisë prej të cilave merret ai, mënyra e marrjes, ruajtja dhe dorëzimi i tij. Administrimi nga ky aspekt, përfshin edhe llojet e tjera që ndërlidhen, si të vjelat, shtazët, pasuritë nëntokësore, duke u mundësuar atyre që të japin vlerën e tyre, në pajtim me shkollën e mirënjohur hanefite, që parasheh një gjë të tillë.

Sipas Kardavit, administrimi i kësaj fushe bëhet me ndarjen e sektorëve për secilin lloj, si për shembull, sektori i mineraleve dhe pasurive nëntokësore, sektori e të vjelave dhe të korrave, sektori i shtazëve të ndryshme, sektori i arit, argjendit dhe valutave bashkëkohore, dhe ndaj secilit sektor parashihen edhe kuota e zekatit dhe sasia e dhënies së tij.

Në këndvështrimin e dytë, ai parasheh që shpërndarja e zekatit të bëhet përmes rrugëve më të mira, duke parashikuar grupet përfituese sipas kohës dhe rrethanave aktuale; sasia që atyre u jepet, sa kanë nevojë ata ... dhe këto gjëra të bëhen sipas kushteve dhe rrethanave shoqërore, gjithnjë në pajtim me parimet e shëndosha.

Ky administrim, sipas tij, duhet të bëhet sipas sektorëve të caktuar: Një sektor për të varfrit që nuk kanë mundësi të punojnë, duke përfshirë këtu edhe të vjetrit, të vejat, jetimët, ata që pësojnë gjatë punës, të sëmurët kronikë, ata që kanë aftësi të kufizuara. Një sektor për ata që punojnë, por që paga e tyre nuk u mjafton për shkak se është e vogël. Një sektor për ata që janë zhytur në borxhe, për ata që u kanë ndodhur fatkeqësi të ndryshme. Sektori tjetër për refugjatët, të ikurit politikë, për myslimanët e persekutuar në vendet joislame apo edhe për studentët që mësojnë në vende të tjera për t'i shërbyer Islamit, e kjo hyn në (ibni sebil, që do ta diskutojmë më vonë, sipas radhës). Gjithashtu mund të ketë edhe sektor të veçantë për thirrje islame në vende të kufrit, e të ngjashme me këtë.[8]

**Sa i jepet punëtorit që mbledh zekatin?**

Ai që mbledh zekatin, është punëtor dhe atij i jepet aq sa ka nevojë. I Dërguari i Allahut ka thënë[9]:"Kush bëhet punëtor për ne, nëse nuk ka shtëpi, le t'i bëhet shtëpia; nëse nuk ka bashkëshorte, le të martohet; nëse nuk ka ndihmës, le të marrë ndihmës; nëse nuk ka shtazë (për udhëtim), le të marrë një..". (Ebu Davudi, 2945 dhe Ahmedi).

[1] Kardawi, Jusuf, Fikhu-z Zekat, v.2 f. 579. [2] Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, f. 445. [3] Nevevi, el-Mexhmu', v.6 f. 167.[4] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, v. 1 f. 445. [5] Ibn Kudameh, el-Mugni, v. 2 f. 654. [6] Nevevi, el-Mexhmu', v. 6 f 167. [7] Kardawi, Jusuf, Fikhu-z Zekat, Ibid f. 589.[8] Kardawi, Jusuf, Fikhu-z Zekat, Ibid f. 582-583. [9] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, Ibid f. 447.

# Përfitimet bankare janë kamatë e ndaluar

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Kamatë do të thotë t'i japësh dikujt të holla që t'i shfrytëzojë për një kohë të caktuar, me kusht që më pastaj t'i kthejë ato me një përfitim të kufizuar, duke garantuar kapitalin, punoi apo nuk punoi me to, fitoi apo humbi pak ose shumë.**

Islami erdhi me besim, Sheriat dhe sistem të përkryer për jetën individuale, familjare, shoqërore dhe mbarënjerëzore. Madje, erdhi që ta udhëzojë mbarë njerëzimin drejt asaj që është më e mira.

Islami erdhi si mision gjithëpërfshirës dhe si sistem i përkryer, jetën e ngriti mbi themelet dhe shtyllat më të forta, në mënyrë që në të të përhapen e vërteta, drejtësia, mëshira dhe bamirësia ndërmjet njerëzve, madje, ky është qëllimi i të gjitha misioneve qiellore.

Në këtë suazë, Islami erdhi me burime dhe dispozita që ta organizojë jetën ekonomike të njerëzve, sepse pasuria është e Allahut, e njeriu është trashëgimtar dhe besnik i saj, ai nuk ka liri veprimi për të bërë si të dëshirojë, por është i kufizuar me udhëzimet e Pronarit kryesor të pasurisë, e Ai është Allahu. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe shpenzoni nga ato që Ai jua ka lënë trashëgim". (El-Hadid, 7).

Islami erdhi me dispozita të shumta që organizojnë pasurinë. Nga më të rëndësishmet janë këto dy grupe dispozitash:

- Dispozita që kanë të bëjnë me urdhëresa;
- Dispozita që kanë të bëjnë me ndalesa.

Sa u përket dispozitave që kanë të bëjnë me urdhëresa, është zekati, i cili është në krye të urdhëresave islame dhe është shtyllë e Islamit.

Ndërsa, sa u përket dispozitave që kanë të bëjnë me ndalesat dhe haramet, është ndalimi i kamatës.

**Ç'është kamata?**

Kamata nuk është një gjë e re, ajo ekzistonte edhe para Islamit në kohën e injorancës arabe, gjithashtu ka ekzistuar edhe në injorancën e romakëve, grekëve dhe shumë popujve të tjerë, e ekziston ende deri në ditët e sotme.

Kamata është një prej shtatë mëkateve shkatërruese, siç i ka emëruar Pejgamberi a.s. kur ka thënë: "Largohuni nga shtatë mëkate shkatërruese! Cilat janë ato?-pyetën njerëzit. Tha: T'i bësh shok Allahut; magjia; mbytja e njeriut të cilin akt Allahu e ka ndaluar, përpos nëse ajo bëhet me të drejtë; ngrënia e kamatës; ngrënia e pasurisë së jetimit; ikja nga fushëbeteja dhe shpifja për gratë besimtare të ndershme dhe të mbrojtura nga mëkatet". (transmetim unanim nga Ebu Hurejra r.a.). Këto mëkate shkatërrojnë individin dhe shoqërinë, dynjanë dhe Ahiretin.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të shfaqen zinaja dhe kamata në një vend, banorët e saj ia kanë lejuar vetvetes ndëshkimin e Allahut". (Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.). Shfaqja e prostitucionit në një vend, është shenjë e prishjes së atij vendi nga aspekti shoqëror, ndërsa shfaqja e kamatës, është shenjë e prishjes nga aspekti ekonomik, e kur të bashkohen këto dy shkaqe, atëherë ai popull do të zhduket.

Gjithashtu "Pejgamberi a.s. ka mallkuar ngrënësin e kamatës, paguesin, shkruesin dhe dy dëshmitarët për të, dhe ka thënë se të gjithë ata janë të barabartë në mëkat". (Muslimi nga Xhabir ibn Abdullahi r.a.).

Filozofia e Islamit është se, kur ta ndalojë një gjë, ndalon edhe çdo gjë tjetër që shpie dhe i ndihmon asaj, në mënyrë që ta bllokojë të keqen dhe të ndaluarën në një sferë sa më të ngushtë.

Prandaj, me alkoolin janë mallkuar edhe 10 grupe të personave që kontribuojnë nga afër apo edhe së largu, dhe për këtë arsye janë mallkuar edhe ngrënësi i kamatës, paguesi, shkruesi dhe dy dëshmitarët për të.

Kur'ani konfirmon një gjë të tillë. Allahu xh.sh. thotë: "Ata që marrin fajde (kamatë), do të ringjallen (në Ditën e Gjykimit) si ai që djalli e ka çmendur me prekjen e tij, sepse ata thonë se tregtia është njëlloj si kamata" (El Bekare, 275). Kështu diskutonin dhe debatonin injorantët e kohës së xhahilijetit, idhujtarët dhe hebrenjtë, të cilët merreshin me kamatë, madje, në të kaluarën, ata ishin mësuesit e kamatës. E ndaluan kamatën ndërmjet vetes, hebreut nuk i lejohej t'i jepte para me kamatë fqinjit të tij hebre, po i lejohej t'u jepte para me kamatë të tjerëve, që nuk ishin hebrenj. Ata nxitën dyshimin duke thënë: Ç'është dallimi ndërmjet tregtisë dhe fajdesë? Me tregti merr e jep dhe fiton, gjithashtu edhe me fajde, merr e jep dhe fiton. Ç'është dallimi ndërmjet kësaj dhe tjetrës? Mu për këtë, erdhi përgjigjja hyjnore vendimtare dhe bindëse: "Porse Allahu e ka lejuar tregtinë, kurse kamatarinë e ka ndaluar". (El Bekare, 275). Allahu nuk i lejon veçse gjërat e mira, dhe nuk i ndalon veçse të këqijat. Prandaj, nuk ka fjalë, as interpretim e as përpjekje: "Ai të cilit i vjen këshilla nga Zoti i tij dhe i shmanget kamatës, le ta mbajë atë që tashmë ka fituar, dhe fati i tij është në duart e Allahut. Ndërsa ata që i kthehen kamatës sërish, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë". (El Bekare, 275).

Allahu xh.sh. thotë: "Allahu ia heq çdo përfitim kamatës". (El Bekare, 276). Allahu ia heq begatinë asaj, edhe nëse shtohet, siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Kamata, edhe nëse shtohet, fundi i saj do të shkojë kah pakësimi". (Hakimi nga Ibn Mes'udi r.a.). Sa fajdexhinjve u është shtuar pasuria e tyre, e më pastaj Allahu ua mori të gjitha!

Kamata, në anën e jashtme të saj, duket se po shtohet, mirëpo ajo është shtesë e asgjësuar dhe e pabegatshme, që në të shumtën e rasteve ndikon në veten tënde, shëndetin, familjen dhe fëmijët e tu, që rriten nga pasuria e kamatës, Allahu nuk do t'i begatojë ata: "Ç'të jepni nga pasuria për ta shtuar e rritur (me kamatë), në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet tek Allahu, kurse ç'të jepni si bamirësi, për të arritur kënaqësinë e Allahut, do t'ju shumëfishohen (të mirat)". (Er-Rum, 39).

Kamata në anën e jashtme të saj duket se po shtohet, ndërsa në anën e brendshme të saj ajo pakësohet. Zekati dhe sadakaja-lëmosha, në anën e jashtme të tyre duken se po pakësohen, ndërsa në anën e brendshme të tyre ato shtohen, Allahu ua shton atyre pasurinë, e më pastaj edhe shpërblimin: "Allahu ia heq çdo përfitim kamatës, kurse e rrit përfitimin e bamirësisë. Allahu nuk i do ata që janë mohues - gjynahqarë". (El Bekare, 276). Kjo është një shenjë për fajdexhiun.

Pastaj, Allahu xh.sh. thotë: "O ju që keni besuar! Ta keni frikë Allahun dhe hiqni dorë nga kamata, nëse jeni besimtarë të vërtetë". (El Bekare, 278). Çdo gjë që ka mbetur nga kamata nga koha e injorancës, qoftë pak ose shumë, hiqni dorë prej saj. "Nëse nuk e bëni këtë (nuk hiqni dorë nga kamata), atëherë ju është shpallur luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij". ( El Bekare, 279). Është luftë legjitime, prandaj nuk mund të triumfojë ai që i është shpallur luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij, sepse Allahu do të ngadhënjejë. Për asnjë mëkat tjetër nuk është cekur një ndëshkim i tillë, ashtu siç është cekur për kamatën.

Allahu xh.sh. thotë: "Nëse pendoheni, atëherë ju takon kapitali fillestar. Në këtë mënyrë, nuk dëmtoni askënd e as nuk dëmtoheni vetë". (El Bekare, 279). Kjo është shenjë se çka shtohet mbi kapitalin fillestar pa kurrfarë kompensimi, po për shkak të kohës së kufizuar, as shitblerje e as tregti, ajo është padrejtësi, ajo është kamatë.

Disa njerëz thonë: Si mund të jetë kamata padrejtësi, kur unë vetë e marr me pëlqimin tim?! Unë bie dakord me bankën që të marr 100 e më pas t'i kthej 110, pse kjo të konsiderohet padrejtësi?! Atyre u themi: A mund të imagjinojë dikush se kamata mund të merret pa pëlqimin e të dyja palëve? A ka marrë kush kamatë ndonjëherë me forcë? Njerëzit shkojnë te fajdexhinjtë, gati sa s'ua puthin duar e këmbë, vetëm që të marrin para me kamatë.

Kamata merret gjithmonë me pëlqimin e të dyja palëve, mirëpo pëlqimi nuk mund të lejojë të ndaluarën. Nëse një burrë bën zina me një grua, e zinaja bëhet me pëlqimin e të dyja palëve, a mund të lejohet kjo? Pëlqimi i të dyja palëve nuk lejon të ndaluarën, të keqen nuk mund ta bëjë të mirë, sepse është pëlqim i paefektshëm.

Islami e ka ndaluar kamatën për shumë urtësi. Prej tyre: Pasuria në pikëpamjen islame as nuk rritet e as nuk shtohet vetvetiu, paratë nuk lindin para, pasuria nuk lind pasuri, por pasuria shtohet me punë. 1000 nuk mund të bëhet vetvetiu 1200, ç'është ajo që e bën pasurinë të shtohet? Pasuria shtohet duke punuar.

Mirëpo, të gjithë njerëzit nuk janë të aftë për punë, ka mësues që punojnë në arsim dhe i kursejnë paratë e tyre, ç'të bëjnë ata me ato para? Nëse nuk mund të punojë, cila është zgjidhja? Në këtë rast, njeriut i lejohet t'ia japë tjetrit paratë e tij, që të tregtojë me to, ose të bëjë ndonjë projekt, dhe me këtë bëhen dy ortakë: i pasuri me paratë e tij, dhe tjetri me mundin dhe eksperiencën e tij, e kështu bashkëveprojnë kapitali dhe puna.

Në këtë rast, Islami thotë: Meqë je bërë ortak me tregtarin afarist, e ti je pronari i pasurisë, atëherë bëhu i guximshëm e i sjellshëm, dhe barteni përgjegjësinë e pjesëmarrjes së bashku, nëse fitoni-bashkë, nëse humbni-bashkë, në bazë të përqindjes së marrëveshjes. Kjo është drejtësia islame.

Kamata është pa dyshim e ndaluar, ashtu siç vepruan myslimanët gjatë shekujve, prej kur Allahu e dërgoi Muhamedin a.s., e pas tij erdhën halifët e drejtë, dhe pas tyre erdhën udhëheqës të ndryshëm. Përgjatë gjithë këtyre shekujve, askush nuk deklaroi lejimin e kamatës, ose të zinasë, ose pirjen e alkoolit, sepse këto janë gjëra të prera në fenë islame.

Mirëpo, me ardhjen e kolonizimit perëndimor në vendet myslimane, të cilët sundonin arsimin, ekonominë, ligjin dhe kulturën tonë, dhe përshtatnin jetën tonë sipas filozofisë së tyre, atë kohë ata lejuan atë që e ndaloi Allahu, i përmbysën obligimet e Allahut dhe ligjësuan gjëra që nuk i lejoi Allahu.

Më pastaj, u themeluan bankat bashkëkohore, të cilat janë pjesë e shoqërisë kapitaliste. Kapitalizmi perëndimor i ka mjetet e tij, e prej më kryesoreve janë bankat. Kapitalizmi ngrihet mbi dy gjëra: monopolin dhe kamatën. Ndërsa kamata manifestohet në banka.

Ç'është funksioni i bankave? Funksioni i bankave është të japë dhe të marrë para me kamatë, prej nga është edhe fitimi i tyre. Puna kryesore e bankave është tregtia me anë të kamatës, e ata nuk mendojnë fare për prodhimtari, kultivim ose investim.

Të gjithë dijetarët myslimanë janë unanimë se përfitimet që marrin bankat, janë kamatë e ndaluar me Sheriat. Madje, janë mbajtur edhe shumë kongrese me juristë islamë, ku të gjithë janë deklaruar se përfitimet bankare janë kamatë e ndaluar.

**Dyshime rreth kamatës**

Ekzistojnë të atillë që dyshojnë në ndalimin e kamatës. Këto janë dyshime të rrezikshme që i çorientojnë njerëzit dhe i maskojnë të vërtetat. Në dekadat e fundit, ekziston një mosmarrëveshje ndërmjet disa dijetarëve myslimanë, disa prej të cilëve thonë se duhet të ecim hapave të shoqërisë perëndimore për të kapur civilizimin e tyre, të mirat dhe të këqijat, të ëmblat dhe të hidhurat e tyre.

Më pastaj, erdhën disa dijetarë të tjerë, që ishin më të lehtë se të parët, që mundoheshin të justifikonin aktualitetin, duke thënë: Përpiqemi t'i justifikojmë ato që mundemi, nga civilizimi perëndimor. Qëllimi i tyre ishte justifikimi i aktualitetit dhe jo përpjekja e çlirimit nga aktualiteti i futur tek ata. U përpoqën t'i nënshtroheshin aktualitetit dhe ta justifikonin atë me interpretime dhe komentime pa pasur asnjë argument nga Allahu, dhe me to përpiqeshin të përkrahnin aktualitetin e futur brenda Ymetit. Thoshin se kamata e kohës së injorancës nuk është e njëjtë si kamata bashkëkohore. Por, kamata e xhahilijetit është po e njëjta e kohës bashkëkohore, sepse njeriu huazon para për një kohë të caktuar, në këmbim të një shume të caktuar.

Disa dijetarë të tjerë thonë se kamata e ndaluar është ajo që merret për ta shpenzuar (për ngrënie, pirje ose veshmbathje) e jo edhe ajo që merret për të prodhuar (për tregti ose investim), duke thënë se kjo e fundit nuk ka të bëjë me kamatën!!

Edhe kjo nuk është e vërtetë, sepse, kur erdhi Islami, ndaloi të gjitha kamatat, qofshin për tregti ose për shpenzime personale.

Ndërsa, disa dijetarë të tjerë thonë: Kamata e ndaluar është kamata e shumëfishtë mbi kamatë, pasi që Allahu xh.sh. thotë: "O besimtarë! Mos pranoni kamatë të shumëfishtë mbi kamatë"! (Ali Imran, 130). Mirëpo, të gjithë komentatorët e Kur'anit, nga të gjitha shkollat dhe drejtimet islame, kanë qenë unanimë se ky përkufizim ka qenë sqarim për aktualitetin e kohës së Pejgamberit a.s., pasi injorantët e linin kamatën të shumëfishohej, por kjo nuk nënkupton që kamatat e tjera nuk janë të ndaluara. A është logjike që vetëm kamata e shumëfishuar të jetë e ndaluar?

Ata që janë munduar ta lejojnë kamatën në fillim të shekullit të kaluar, të gjitha dyshimet e tyre kanë rënë e s'mbeti asgjë prej mendimeve të tyre, myslimanët u liruan nga këto ngatërresa dhe ranë në ujdi për ndalimin e kamatës, qoftë për shpenzim apo prodhim, pak apo shumë.

Islami, kur ta ndalon ndonjë gjë, e ndalon të paktën dhe të shumtën e saj, si në rastin e alkoolit, sepse ai dëshiron t'i ndajë njerëzit nga harami, dhe plotësisht t'i mbyllë dyert që shpien në haram.

Përveç juristëve islamë, që filluan t'i zbulonin sekretet e Islamit dhe t'i sqaronin rreziqet e kamatës, këtë gjë e bënë edhe disa ekonomistë dhe financierë perëndimorë. Madje, edhe vetë perëndimorët thanë: Pikërisht kamatat janë ato që qëndrojnë prapa krizave të rënieve ekonomike në botë, dhe bota mund të shpëtojë nga kjo vetëm nëse përfitimet bankare bëhen zero, pra, nëse anulohen kamatat.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Do t'u vijë njerëzve një kohë, kur s'do të mbetet askush pa e përdorur kamatën, e nëse dikush nuk e përdor, ai do të goditet nga pluhuri i saj". (Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Ebu Hurejra r.a.).

**A ka zgjidhje tjetër përveç kamatës?**

Njerëzit thonë: Islami na ka ndaluar kamatën, ç'të bëjmë, a nuk ka ndonjë alternativë për këtë çështje? Dijetarët islamë u përgjigjen atyre duke u thënë: Nuk ka gjë që ka ndaluar Allahu xh.sh. e të mos ketë alternativë tjetër nga të lejuarat, pasi Allahu nuk mund të ndalojë një gjë për të cilën njerëzit kanë nevojë, atëherë në kohën tonë mund të hapim banka që veprojnë pa kamatë.

Përsëri njerëzit thonë: Kjo është e pamundshme, pasi ekonomia është shtyllë e jetës, ndërsa bankat janë shtyllë të ekonomisë, dhe përfitimet nga kamatat janë shtyllë të bankave, mos ëndërroni banka pa kamata.

Mirëpo kjo ëndërr u realizua dhe u themeluan banka islame, në të cilat nuk veprohet me kamatë. Para myslimanit është hapur rasti të gjejë alternativa nga harami, për të mos u ushqyer me haram ai dhe fëmijët e tij.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Es-Sa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2000, v.3).

# MAURITANIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika Islame e Mauritanisë është nga shtetet arabe dhe bie në perëndim të kontinentit të Afrikës, përkatësisht në perëndim të Shkretëtirës së Madhe Afrikane. Mauritania kufizohet me tri shtete fqinje, me Saharën Perëndimore – një zonë, e cila është kontestuese mes Marokut dhe Polisariotëve, të cilët njihen si fronti popullor për çlirimin e kësaj zone – dhe me brigjet e oqeanit Atlantik. Pra, Republika Islame e Mauritanisë nga verilindja kufizohet me Algjerinë, me një gjatësi prej 463 km, nga lindja dhe juglindja me Republikën e Malit në një gjatësi deri në 2237 km, nga jugu me Senegalin, me një gjatësi deri në 813 km, nga perëndimi me Saharën Perëndimore me një gjatësi deri në 1561 km dhe me brigjet ranore të oqeanit Atlantik, në një gjatësi deri në 755 km.

Bazuar në të dhënat e vitit 2012, Republika Islame e Mauritanisë ka gjithsej 28 aeroporte, prej tyre 10 të asfaltuara dhe 18 të paasfaltuara[3].

Republika Islame e Mauritanisë ka një numër të konsiderueshëm të institucioneve të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti i Mauritanisë, Universiteti i Nuakshotit, Universiteti i Teknologjisë dhe Instituti Rabita.

Nuakshoti: Si kryeqytet i Republikës Islame të Mauritanisë, llogaritet edhe qyteti më i madh në vend. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin deri në 2.000.000 (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2008). Mauritania ka qenë pjesë e kolonisë franceze në Afrikën Perëndimore. Gjatë periudhës koloniale vendi nuk kishte kryeqytet të veçantë, përderisa qyteti Saint-Louis në Senegal ishte kryeqyteti i tërë kolonisë franceze. Mirëpo, në vitin 1957 zona bregdetare e Nuakshotit zgjidhet të bëhet kryeqyteti i shtetit të ri dhe kjo u arrit kur banorët autoktonë të kësaj zone i lejuan presidentit të ndjerë El Muhtar Veled Dadah, ta paraqiste kërkesën e tij në mënyrë zyrtare. Pastaj, filloi iniciativa e një projekti ambicioz rreth ndërtimit të qytetit, me qëllim të rritjes së popullsinë në kryeqytet. Mandej, në vitin 1958 Mauritania u bë një vend që gëzonte autonomi në kuadër të kontrollit francez. Ndërsa, në vitin 1960 u zgjidh edhe forma e kontrollit francez dhe Nuakshoti u bë kryeqyteti i shtetit të pavarur – Mauritanisë. Prandaj, edhe qeveria e Mauritanisë u vendos në Nuakshot, sepse San Luis në pjesën jugore të Mauritanisë, nuk ishte zgjedhje e duhur, ngase toka e tij ishte me kënetë dhe shumë e kripur, ishte larg nga burimet e ujit të freskët, ashtu siç nuk kishte male afër tij, për të përdorur gurët e tyre në ndërtimtari. Përkundrazi, uji nëntokësor nën shkëmbinj të thellë nën Nuakshot i siguron qytetit nevojat e tij të ujit. Nuakshoti dallohet nga qytetet që shtrihen në periferi të Saharës së Madhe dhe hyn në kuadër të qyteteve më të mëdha të rajonit në Sub-Saharën e Madhe, siç janë Kajro në luginën e Nilit dhe qytetet në veri të maleve Atlas[4].

**Të dhëna statistikore[1]:**
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Islamic Republic of Mauritania .
- Emri zyrtar: Republika Islame e Mauritanisë.
- Sistemi i qeverisjes: Republikan.
- Sipërfaqja: 1,030,700 km².
- Numri i banorëve: 3.291.000 (2009).
- Dendësia: 3,2 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 100%.
- Kryeqyteti: Nuakshoti (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).
- Qytete tjera: Rosso, Kiffa, Atar, Hamoud, Bir Moghrein, Zouerat, Bogue, Kaedi, Nema, etj.
- Grupet etnike: Berberë 30%, afrikanë 30% dhe një përzierje e këtyre dy grupeve 40%.
- Gjuhët kryesore: Arabe (gjuhë zyrtare), gjuhët vendore (Pular, Soninke, Wolof), dhe frënge.
- Njësia monetare: Mauritian Rupee (1.00 MUR = 0.024 EUR).
- Data e pavarësisë: 28 nëntor 1960 (nga Franca ).
- Festë kombëtare: 28 nëntor 1960 (Dita e Pavarësisë).

**Përhapja e fesë islame në Mauritani**

Feja Islame në Mauritani u përhap gjatë sundimit të Musa ibn Nusajrit si guvernator në Afrikën Veriore, në kohën e halifit emevit Velid ibn Abdul Melik (86-96 hixhri / 705-715 miladi). Pra, që nga periudha e Dinastisë Emevite, zonat që janë quajtur me emrin Shenkit – Mauritania e sotme – ishin nën sundimin e halifëve të kësaj



Dinastije. Historianët në përgjithësi nuk i kanë kushtuar vëmendje të veçantë historisë së këtyre zonave, pavarësisht rëndësisë së tyre. Ndoshta, arsyeja mund të jetë për shkak të largësisë së këtyre zonave prej Shtetit Islam me seli në Damask, apo edhe moskujdesi i banorëve vendës për të shkruar rreth vetes së tyre. Megjithatë, Feja Islame ka arritur në këto rajone saktësisht në fund të shekullit I hixhri, kurse disa prej historianëve e përcaktojnë edhe vitin 63 h. e disa të tjerë mendojnë se arritja e Islamit në këto vende ka ndodhur në fillim të shekullit II hixhri, përkatësisht në vitin 112 h.. Si do që të jetë, njëri prej historianëve më të shquar në historinë islame dhe më gjerë është Ibn Halduni, i cili, duke folur rreth liderit ushtarak të këtyre rajoneve Ukbe ibn Nafi El Fihriut r.a. dhe çlirimeve të tij, thotë: "Ukbe kishte hyrë në Magrebin e Largët – Mauritaninë e sotme – mposhti ata që rezistuan dhe nënshtroi vendin e tyre, si dhe vazhdoi deri sa arriti t'ua paraqiste atyre Fenë Islame. Mandej, depërtoi në Sus – vend në Mauritaninë e sotme – për t'i luftuar ata që rezistonin nga radhët e fisit Sanhaxhe – Berberë autoktonë – dhe, pasi i nënshtroi ata, vazhdoi dhe i luftoi edhe rezistuesit e tjerët në Mesufe – vend në Mauritaninë e sotme". Që nga ajo kohë, populli i atyre vendeve, pasi përqafuan Fenë Islame, mbetën myslimanë deri në ditët tona, dhe, duke bartur mesazhin e Islamit me vështirësi, kaluan nëpër periudha të ndryshme gjatë historisë. Shteti i parë Islam që u themelua në shekullin IV hixhri, në njërin prej rajoneve të vendit, ishte shteti Gana, kryeqendra e të cilit ishte Kumbi Salih, në lindje të Mauritanisë së sotme. Myslimanët arabë kishin pasur qasje me shtetin e sipërpërmendur Gana, si dhe duket që, njëri prej tyre me autoritetin e tij kishte arritur të udhëhiqte Perandorinë Gana, ku kishte themeluar qytetin Kumbi Salih, i cili ishte bërë kryeqendra e asaj perandorie. Perandoria Gana ishte zgjeruar dhe kishte përfshirë zonat e Mauritanisë së sotme. Pastaj ishte ngritur edhe shteti Mali, i cili kishte përfshirë pjesët lindore të Mauritanisë së sotme. Kështu, për ne bëhet e qartë vlera e Mauritanisë në historinë islame, si dhe rëndësia e fuqive të mëdha që gjatë historisë janë ngritur aty, ku edhe kanë bartur Fenë Islame drejt zonave të mëdha në jug të vendit. Mandej, ky vend, si një shkretëtirë e largët nga kryeqendra e Shtetit Islam – Bagdadi, që ishte në kohën e sundimit të abasinjve (132 h – 656 h / 750 m – 1258 m) dhe e largët nga Gadishulli Arabik, paraqiste një vendbanim të përshtatshëm për fiset arabe Benu Sulejm dhe Benu Hilal, të cilat gjatë shekujve XI e XII drejtuan orientimin e tyre të migrimit drejt Saharës së Madhe në Afrikën Veriore. Ky migrim, mundësoi që këto fise të gjenin hapësira të reja për të jetuar në një tokë, e cila vështirë se ndryshon shumë nga vendbanimet e tyre origjinale në Gadishullin Arabik, përkatësisht në Hixhaz. Këto fise u shpërndanë brenda zonave të Mauritanisë. Vlera më e rëndësishme e këtyre fiseve ishte se ato, në kuadër të përhapjes së Fesë Islame, përhapën edhe gjuhën e Kur'anit në tërë viset e Mauritanisë së sotme e më gjerë[5].

**Historia e Mauritanisë**

Origjina e emërtimit të Mauritanisë me këtë emër shtrihet në epokën romake, kur romakët me këtë emër quajtën tërë rajonin e Afrikës Veriore.

Mirëpo, kur projekti kolonial francez u shfaq në fund të shekullit XIX, këtë emër e paraqiti përsëri në skenën politike për emërtimin e Mauritanisë. Gjurmat e para të banimit të njeriut në këtë zonë datojnë që nga koha e gurit, kur fise afrikane të ardhura nga Jugu dhe Lindja u vendosën nëpër këto zona dhe formuan popullsinë e parë të Mauritanisë, sipas mendimit të disa studiuesve. Por, disa studiues të tjerë mendojnë se raca berbere – ndryshe nga raca afrikane – është e para që ka banuar këtë zonë. Mendimin e këtyre të fundit e mbështesin edhe nga monumentet arkeologjike. Pastaj, në mijëvjeçarin e parë të erës sonë amazigët sanhaxhe – berberët – depërtuan edhe në zonën e Mauritanisë së sotme, ku mbizotëruan kontrollin e rrugëve tregtare të shkretëtirës. Kurse Mauritania arabe islame ka fill nga shekulli V hixhri, kur fise arabe arritën në këto zona. Mandej, në shekullin VI hixhri familje nga fisi arab Benu El Ma'kal u vendosën në Mauritaninë e sotme; ato kishin ardhur nga Saidi i Egjiptit në kuadër të emigracionit të njohur El Hilal drejt Magrebit Arab – të gjitha zonat e Afrikës Veriore, ndër to edhe Mauritania e sotme –. Me gjithë përballjen dhe rezistencën e rreptë që bënë fiset amazige berbere ndaj fiseve arabe, nuk vonoi shumë dhe me kalimin e kohës u stabilizua situata në këto rajone. Madje të dy palët kontribuan në zhdukjen e kundërshtive në mes tyre dhe, përmes mësimeve islame, u solidarizuan drejt unitetit fetar. Pastaj, me kalimin e kohës, të dy grupet u bashkuan dhe formuan një racë të harmonizuar nga amazigët berberë dhe arabët. Me këtë bashkim formuan edhe grupin më të rëndësishëm njerëzor në historinë e Mauritanisë, pra popullsinë aktuale mauritaneze. Hyrja e francezëve në Mauritani filloi si fuqi koloniale në fillim të shekullit XX, përkatësisht në vitin 1902, kur francezët kanë hasur në një rezistencë të ashpër nga të gjitha fiset e Mauritanisë. Kurse viti 1932 konsiderohet si fundi i luftës së armatosur në Mauritani kundër pushtetit kolonial. Ndërkaq, në vitin 1946 Mauritania u shndërrua në krahinë franceze. Pastaj në vitin 1956 arriti vetëqeverisje të brendshme dhe Nuakshoti, një vit më vonë, u bë kryeqyteti i vendit. Më në fund, në vitin 1958 u shpall Republika Islame e Mauritanisë, u themelua ushtria mauritaneze dhe kryeministër i parë i Republikës u zgjodh El Muhtar Veled Dadah. Pastaj, më 28 nëntor të vitit 1960, u shpall pavarësia e vendit nga Franca dhe kryetar i parë i Republikës së Mauritanisë u zgjodh El Muhtar Veled Dadah[6].

**Klima**

Përderisa Mauritania shtrihet në veri të ekuatorit, klima përgjithësisht është shkretinore, shirat janë të pakta dhe temperaturat janë të larta. Kryesisht klima në vend është e nxehtë dhe e thatë në shumicën e muajve të vitit, kur temperaturat në stinën e verës ndonjëherë mund të sillen prej 27 deri 42 gradë, sidomos në zonat e largëta nga deti. Ndërsa në zonat jugore dhe juglindore klima është tropikale, e nxehtë dhe me shi gjatë verës, si dhe me mot të ngrohtë të thatë gjatë dimrit, kur temperaturat sillen midis 12 e 28 gradë. Në viset veriore të vendit ajri është shkretinorë, i thatë dhe karakterizohet nga temperatura të larta gjatë verës e të ulëta në dimër, si dhe nga stuhi të shumta të shoqëruara me rërë dhe me shira të pakta. Temperaturat maksimale në vend në periudhën maj - qershor kalojnë 44 gradë celsius, ndërsa ato më të ulëtat mund të bien deri në më pak se 10 gradë gjatë janarit dhe shkurtit. Erërat dominuese verilindore në vend ndihmojnë depërtimin nëpër rërë. Stina e shirave, me të cilën ndërlidhet shumica e prodhimit bujqësor dhe kullosat në vend, karakterizohet nga gjendje heterogjene në kohë dhe në vend; në përgjithësi zgjat një periudhë prej katër muajsh, nga qershori deri në shtator[7].

**Gjendja ekonomike**

Mauritania llogaritet një nga vendet më të rëndësishme në fushën e peshkimit, përderisa ka karakteristika natyrore, të cilat i sigurojnë vendit epitetin nga shtetet më të njohura prodhuese të peshkut. Brigjet detare të Mauritanisë kanë pozitë të volitshme gjeografike, meqë ato shtrihen në oqeanin Atlantik me një gjatësi prej rreth 650 km, dhe ujërat e këtyre brigjeve territoriale konvergojnë me ujëra të tjera të ngrohta dhe të nxehta të detit, që mundësojnë formimin e ujërave speciale, si vendstrehim për shumë grupe peshqish, duke formuar edhe zona të veçanta ujore, aty ku peshqit emigrojnë afërsisht gjatë të gjitha stinëve të vitit nga zona të tjera, për të jetuar dhe për t'u shumëzuar në këto ujëra të veçanta. Për këtë Arsye, sektori i peshkimit është nga sektorët kyç në zhvillimin e vendit. Mauritania gjithashtu karaktetrizohet për pasuri të ndryshme minerale, si hekur, bakër, gjips, fosfat, etj.. Pasuritë e mëdha natyrore të vendit kontribuojnë në krijimin e kapitalit kombëtar, në zhvillimin e vendit, në nxitjen e procedurës së rritjes ekonomike, qoftë duke kontribuar në zgjidhjen e problemeve sociale ekzistuese, veçanërisht në fushën e punësimit, qoftë duke u mbështetur në pasuritë e sipërpërmendura si burim për të farkuar monedhat e nevojshme të vendit. Mauritania ka rezerva të mjaftueshme ari, sepse aty ka tetë miniera të mëdha, ku nxirret dhe përpunohet ari. Ndërkaq, bujqësia në vend llogaritet prej aktiviteteve më të rëndësishme ekonomike shtetërore, e cila përfshin një spektër të gjerë të popullatës vendëse, sepse të punësuarit në sektorin e bujqësisë kalojnë shifrën 53% të fuqisë punëtore[8].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 533. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 23. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 154, 155. Dasara, 2007, Tiranë. ar.wikipedia.org. (2) mohsen1.yoo7. (3) www.cia.gov (4) www.mauritaniatoday.com (5) kenanaonline.com (6) www.marefa.org (7) www.marefa.org (8) ar.wikipedia.org



# Veçoritë, karakteristikat e ndryshimit kulturor

**Ahmed Nasrij**

**“Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për të përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)”. (Err-Rrum, 41.)**

S’ka dyshim se komuniteti (Ymeti) mysliman posedon një bagazh të jashtëzakonshëm nga përvoja historike dhe kulturore. Ky komunitet gjithashtu posedon karakteristika dhe avantazhe, të cilat përfaqësohen në atributet e drejtësisë, dinjitetit dhe humanitetit, atribute të cilat ende vazhdojnë të jenë të humbura te popujt e tjerë, edhe pse ata pretendojnë përparimin, avancimin dhe civilizimin; sepse ata të shumtën e rasteve nuk mund t’i shpëtojnë diskriminimit racor, intolerancës dhe frymës agresive karshi tjetrit, gjithashtu ndjenjës së superioritetit dhe qytetërimit të njëanshëm, gjë që çon në konflikte e kacafytje dhe i humb kuptimin human, produktin global në qytetërimin dhe shtrirjen historike në bashkimin kulturor dhe historik. Mirëpo, problemi i komunitetit mysliman mbetet tërheqja e tij nga aktiviteti civilizues dhe dalja e tij nga beteja e produktiviteti civilizues; shumë hapësira efektive të aktiviteteve produktive të komunitetit mysliman kanë rënë. Shkak i kësaj është mungesa e projekteve civilizuese aspiruese, ndër të cilat janë edhe projekti i ndryshimit, mungesa e pranisë kulturore si rezultat i mungesës së kuptimit të drejtë të ligjeve të Zotit dhe qëllimeve të tyre. Prandaj nuk u kristalizuan parametrat e ndryshimit, pikërisht nga mungesa e bindjes shpirtërore për ndryshim, dhe mungesa e një vizioni gjithëpërfshirës për të parë të tashmen dhe për të zbuluar të ardhmen, dhe mungesa e kapaciteteve teorike e praktike për të parë një alternativë tjetër për ndryshim, me qëllim të realizimit të përforcimit dhe ngritjes kulturore.

**Pritja dhe vështrimi**

Problemi tjetër nga i cili vuan komuniteti mysliman, është pritja dhe vështrimi derisa të shpallë qytetërimi aktual mendimet e tij, pa bërë ndonjë reformë dhe përforcim, dhe pa njohuri teorike se ngritja dhe prania aktive në civilizim, kërkon kushte, pajisje, kualifikime dhe teknika, e kjo realizohet me shkencë, duke njohur ligjet dhe duke u mbështetur në një grup projektesh, në mënyrë që të realizohet projekti i ndryshimit dhe formimi i alternativës së kërkuar përmes besimit në pavdekësinë e mesazhit islam dhe vazhdueshmërinë e tij deri në Ditën e Kiametit, dhe përmes pranimit shpirtëror, shkencor dhe praktik se ringritja e komunitetit mysliman kërkon dije dhe praktikë për ta rikthyer formësimin e tij edhe një herë, dhe kristalizimin e parametrave të tij civilizues dhe human përmes besimit dhe bindjes në shërimin e gabimeve personale, dhe shtytjen për rëndësinë e rolit produktiv, ngritjes dhe shartimit, dhe marrjes parasysh dhe në konsideratë të ligjeve ndryshuese të civilizimit, kjo ndodh përmes shëmbëlltyrës së vizionit të përgjithshëm kuranor dhe realizimit të projekteve për rregullimin dhe ndërtimin në tokë, për të vazhduar projektin e ndryshimit të dëshiruar dhe realizimit të alternativës së kërkuar.

**Diskursi islam dhe ndryshimi**

S’ka dyshim se diskursi islam për ndryshimin, nuk ka qenë si produkt i rrethanave të panatyrshme dhe veprimeve joselektive, të cilat i imponojnë njeriut një veprim, i cili paralizon fuqinë e tij për të lëvizur apo vepruar. Mirëpo ai

ishte produkt i rrethanave të natyrshme, në të cilat mundësi komandimi dhe për nënshtrimin e tyre sipas dëshirës së tij, gjithashtu dhe për zgjedhjen e tij në kufij të sistemit unifikues të plotë dhe gjithëpërfshirës, me të cilin ka ardhur mesazhi islam. Ai starton nga pozicioni i vullnetit dhe zgjedhjes e jo nga pozicioni i shtypjes dhe detyrimit. Për këtë arsye myslimani është ideator dhe kontribues i ndryshimit, sepse ai është që ia trason jetës lëvizjen e saj praktike në kuadër të ndërtesës kulturore dhe historike. Kemi shumë ajete kuranore, të cilat flasin për aktualitetin e korruptuar dhe të cilin e ndërlidhin me dëshirën dhe vullnetin njerëzor, siç është ajeti, ku Allahu xh.sh. thotë: "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për të përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)". (Err-Rrum, 41.)

Vuajtjet njerëzore bazën e kanë nga përzgjedhjet praktike, të cilat i praktikon njeriu në sjelljet e tij të përgjithshme apo të veçanta, si nga aspekti individual, ashtu edhe nga ai kolektiv. Ai është që i ka krijuar vuajtjet e tij, përkeqësimin e gjendjes dhe rënien e tij, sepse ai është krijues i shkaqeve të tyre natyrore në jetën kulturore dhe ambientaliste me dëshirën dhe vullnetin e tij.

**Ndryshimi i njeriut**

Prandaj, pikënisja e projektit të ndryshimit duhet të jetë nga formulimi i njeriut, për të filluar nga dëshira dhe zgjedhja e tij, në përputhje me ajetin kuranor: "Këtë (masë ndëshkuese) e bëri, ngase Allahu nuk ishte ndryshues i një begatie, të cilën ia ka dhuruar një populli, derisa të ndryshojë ai vetë në vetvete (të bëhet përbuzës i së mirës)". (El Enfal, 53). Andaj ndryshimi i realitetit që jetojmë, është i lidhur me ndryshimin e brendësisë dhe vetë gatishmëria për këtë ndryshim, kjo bëhet përmes ndryshimit të perceptimeve të individit, mendimeve dhe ndjenjave të tij karshi çështjeve me të cilat ballafaqohet ai, dhe karshi aktivitetit kolektiv që e rrethon atë.

Feja Islame është përpjekur që besimtarit t'i vendosë një modul-program edukativ të ndryshueshëm, përmes të cilit besimtari të formojë modulin me të cilin ballafaqohet me kozmosin, me një saktësi dhe shpresë e me një ndërgjegje dhe njohuri, në bazë të të cilave kristalizon përgjegjësinë e tij të plotë karshi jetës, dhe kështu të takohen ndryshimi intelektual, shpirtëror dhe shkencor me ndryshimin praktik, dhe kështu realizohet formulimi i ri islam për njeriun, përmes të cilit (në formë individuale dhe kolektive) arrihet rikthimi i formulimit dhe realizimi i bashkëpunimit kulturor.

S'ka dyshim se formulimi i individit është një formulim që bëhet duke vënë në



pah karakteristikat e tij të larta humane dhe pastrimin e tij të brendshëm, si nga të këqijat ashtu edhe nga humbjet shpirtërore të vazhdueshme, si dhe duke u përpjekur për të ringjallur përsosmërinë e tij humane dhe pastërtinë e mendimit, shpirtit, ndjenjës dhe sjelljeve të tij; duke u nisur nga parime të pastra, qëllime fisnike, sjellje të denja dhe lidhje që arrijnë unitetin, solidaritetin e drejtësinë dhe duke parandaluar ndasitë, korrupsionin, shkatërrimin dhe konfliktin.

**Njeriu është qendra e qytetërimit**

Me këtë mund të ngrinim një qytetërim njerëzor, i cili qëndron mbi parimin e mbështetjes, ekuilibrit dhe ecjes për fuqizimin dhe ngritjen e saj dhe kështu arrihet apo realizohet projekti i kërkuar për ndryshim. Thotë Omer Ubejde Haseneh: "Njeriu në civilizimin islam, kjo krijesë unike e dalluar me mendje-logjikë, e cila i jep atij aftësi për të zgjedhur, është qendra e qytetërimit, instrumenti, qëllimi dhe standardi i tij në të njëjtën kohë". Realisht qytetërimet krahasohen në mes tyre nga fuqia e realizimit të humanitetit njerëzor, zhvillimi i talentit të tij, fillimi i aftësimit të tij, kujdesi për përparësitë dhe aftësitë e tij, arritja e vetëdijesimit të tij, arritja e harmonisë së tij nga



universi e jetën dhe ngritja e tij, në mënyrë që të mund të jap kontributin e tij në ndërtimin e qytetërimit, që do ta nderojë njeriun dhe do të nderohet me të.

Meqenëse njeriu është instrument i veprimit qytetërues dhe mjet i tij, gjithashtu ai është qëllimi dhe synimi i tij, për këtë arsye arritja e qytetërimit do të ballafaqohet me rreziqe, përvoja, simptoma dhe ego, e kjo konsiderohet si një dëm të cilin njeriu ia sjell vetes për shkak të dijes së tij të kufizuar, njohurive të tij relative dhe prirjeve të llojllojshme, për t'u shtuar këtyre edhe paaftësinë për të njohur faktet metafizike (gajb) rreth fillimit dhe përfundimit të kësaj gjithësie, të cilat ende janë duke e shqetësuar atë... për këtë arsye lind nevoja që ai të ketë një udhëzues për energjitë e tij dhe një mentor për sqarimin e rrugës së tij, nga një burim jashtë vetes së tij, i cili posedon dijen absolute që nuk e kufizon as koha e as vendi.

Mund të themi: qytetërimi perëndimor, edhe nëse tash për tash triumfon me gjërat e forcën e tij dhe del fitues në disa raunde, prapëseprapë gjithherë merret në konsideratë përfundimi e jo rezultatet e afërta. Historia na ka treguar se idetë dhe bindjet janë më rezistuese sesa politika momentale, dhe se parimet e humbësit në luftë kanë qenë gjithherë më të forta sesa ushtria e triumfuesit, dhe se qytetërimi islam i ka tretur shumë stuhi dhe dyndje kolonialiste e përfundimi ishte që triumfuesi përqafonte fenë e humbësit; këtë nuk e gjejmë diku tjetër përveçse në qytetërimin islam, sepse ai është qytetërim i natyrshëm, qytetërim i njeriut.

### Mesazhi i njeriut intelektual

Mirëpo, cilat janë mjetet legjitime për ndryshim? Përgjigjja rreth kësaj pyetje fshihet – para së gjithash – në formësimin e njeriut, krijuesin e ndryshimit, për arsye se përparimi i një qytetërimi dhe puna në projektin e ndryshimit është mesazhi i njeriut intelektual me vetëdije burimore-autentike, i cili kërkon të kthejë autenticitetin e brendshëm dhe bindjen e brendshme në vlera të përgjithshme dhe perceptime gjithëpërfshirëse për ngritjen e një qytetërimi njerëzor global, i ngjashëm me atë që ishte ngritur në shoqërinë e Medinës, të cilin e kishte themeluar vula e pejgamberëve, Muhamedi a.s. dhe kishte punuar për rigjenerimin e tij nëpërmjet historisë islame. Intelektuali mysliman është krijues i qytetërimit historik islam, ai që bartte në gjirin e tij farërat e qytetërimit global, kudo që shkonte dhe vendosej përgjatë dymbëdhjetë shekujve, derisa erdhi koha e ndarjes së qytetërimit islam dhe e ngecjes së tij në fillim të shekullit trembëdhjetë të hixhretit... "Pra, njeriu intelektual" në thelb është një kritik social, ai është personi, shqetësimi i të cilit është që të përkufizojë, të zgjedhë dhe të veprojë në kuadër të kësaj e të kontribuojë në tejkalimin e pengesave, të cilat paraqiten përpara arritjes së një sistemi më të mirë shoqëror, një sistemi më human dhe më të logjikshëm.

Misioni i myslimanit intelektual është kontributi esencial në rregullimin e projektit të ndryshimit duke krijuar kulturën e ngritjes, duke përforcuar parimet esenciale dhe mjetet e nevojshme dhe duke e çliruar njeriun – si individ dhe si kolektiv – nga humbja-dëshpërimi shpirtëror e duke e bërë atë të përqendruar në forcat dhe mundësitë e tij për të rikthyer ndërtimin dhe ngritjen e qytetërimit të kërkuar, dhe ngritjen e një shoqërie humane-njerëzore, e cila bazohet në drejtësi, mirësi dhe respekt të ndërsjellë.

### Realizimi i ngritjes së qytetërimit të kërkuar

S'ka dyshim se ne kemi nevojë për një intelektual të mirëfilltë, i cili të orientojë projektin e ndryshimit në një kah të mirëfilltë me qëllim të realizimit të qytetërimit të kërkuar për tërë njerëzimin në përgjithësi, si dhe për të nxjerrë Ymetin Islam në tërësi nga kaosi, papunësia, kolapsi, përçarja, destabilizimi-shpërqendrimi i planifikuar i energjive të tij, shtypja politike dhe varfëria e skajshme…këto kufizime qëndrojnë gjithherë pengesë para çfarëdo projekti për ndryshim dhe reformat që drejtojnë burrat e një populli nga fushat e ndryshme për të arritur një të ardhme të mirë, dhe kjo përmes:

1. Çlirimit të shpirtrave nga humbja-dëshpërimi dhe shtyrja e tyre drejt çlirimit dhe bashkimit.

2. Përcaktimi i pozitës së njohurive nga qytetërimi islam, përmes studimit të trashëgimisë sonë qytetëruese dhe rileximit të saj nën dritën e metodave bashkëkohore, me qëllim të njohjes së të kaluarës tonë, ndërtimit të së tashmes sonë dhe zbulimit të së ardhmes sonë.

3. Përgjigjes për pyetjet vijuese: A është Islami i përshtatshëm për këtë realitet kompleks? Si ta përshtatim Islamin me këtë realitet? Si ta tejkalojmë realitetin tonë të trashëguar, për të kaluar në nivelin e sfidave bashkëkohore dhe udhëheqjes së njerëzimit deri në bregun e sigurisë? Përse jomyslimanët (sipas asaj që thotë Shakib Arslan) kanë përparuar ndaj nesh, edhe pse jemi myslimanë?

Përgjigjja kërkon nga intelektuali mysliman që të përqendrohet në tri nivele, për të bashkëvepruar me projektin e ndryshimit… Si të bashkëveprojmë me shpalljen? Si të bashkëveprojmë me aktualitetin? Si të bashkëveprojmë me mendjen?

**Motorët e sjelljes njerëzore**

Për të kuptuar Shpalljen dhe mësimet e saj, duhet ta përdorim mendjen me intuitën dhe të arriturat e saj; sepse nuk ka mundësi ta kuptojmë Shpalljen dhe ta zbresim atë në realitetin tonë, pa përdorur mendjen. Gjithashtu duhet të kuptohet realiteti dhe të dihen kërkesat e tij. Kuptimi i realitetit nuk nënkupton thjesht kuptimin sipërfaqësor, veçse ai duhet të jetë një kuptim i thellë duke u bazuar në të dhëna të sakta. Mbi këtë parim intelektuali mysliman duhet:

1.Të thellohet në metodën e njohurive të Kur'anit famëlartë, për të parë se parimet e shembjes, përmbytjes, mosbindjes dhe parimet e ndërtimit, rindërtimit e përgjigjes shtrihen përgjatë historisë njerëzore; d.m.th. ato janë parime të cilat nuk ndalen vetëm tek një ngjarje a çast historik, po ripërsëriten në kohë dhe vende të ndryshme, sa herë që plotësohen kushtet dhe lehtësohen rrethanat, sepse ato janë parime stable edhe nëse ndryshojnë formën, emrin dhe mjetet e tyre!.. Ky kuptim na bën ne të jemi të motivuar për t'i kuptuar sfondet që i lëvizin sjelljet njerëzore, dhe na jep një vetëdije të mjaftueshme për të hyrë në thellësinë e çështjeve dhe rrënjët e tyre, duke mos u ndalur në çështjet e pjesshme dhe degëzimet të cilat, ndoshta, për nga pamja e jashtme duken si të mira, bazuar në faktin si na i paraqesin ata që ftojnë prej tyre dhe flamurtarët e saj, kurse në realitet, nëse ndalemi dhe i analizojmë thellësisht, ato bartin të keqen, dhe kështu sigurohemi se mbeturinat "hidhen, e ajo që u shërben njerëzve, mbetet në tokë". (Err-Rrad, 17). Po, siç duket, kjo është korniza e përgjithshme, përmes udhëzimit të së cilës lëviz intelektuali mysliman për ta krijuar ndryshimin.

2.Të vendosë një bazë solide, e cila e kufizon ose e përcakton qëndrimin e njohurive ndaj vetes së tij dhe ndaj tjetrit, kjo kërkon një metodologji shkencore për leximin e vetes dhe kuptimin e shkaqeve të prapambetjes, përkeqësimit dhe rikthimit si dhe leximin e tjetrit dhe kuptimin e shkaqeve të progresit dhe mjeteve të ndërtimit. Prandaj, leximi i vetes nuk nënkupton ringjalljen automatike të trashëgimisë së kaluar ose riprodhimin e kotë të kulturës së stërgjyshërve, e as impresionizmin naiv me të tjerët, po ai nënkupton leximin e thënieve të ideve të vjetra dhe strukturave njohëse, për të krijuar një ndryshim dhe një zhvillim në rrënjët e njohurive dhe parimet praktike, e kjo realizohet përmes një motivi shpirtëror dhe Kur'anor për të ndërtuar një kulturë-qytetërim të ri. Kjo çështje nuk do të na mundësohet përveç nëse rikthehemi në leximin e kulturës sonë me një vështrim të ri, dhe kemi në konsideratë për përvojën historike dhe kulturore që e zhvillon komuniteti mysliman që nga përplasja e tij me kulturën perëndimore.

**Marshimi aktiv**

Marshimi aktiv bartet nga të shprehurit e përvojës unikate të komunitetit islam në diagnostikim dhe udhëzues të saj nga perspektiva e ringritjes dhe pranisë qytetëruese, duke u mbështetur në bazat dhe themelet islame. Ky lexim do të na bëjë posedues të trashëgimisë dhe përvojës sonë gjatë historisë së qytetërimit, dhe përmes tij të ndërtojmë të tanishmen tonë dhe të zbulojmë të ardhmen tonë. Me këtë mekanizëm mund të ngrihemi dhe të mos biem si pasojë e thirrjeve të vazhdueshme për shkëputje nga kultura jonë burimore, mirëpo ne kemi për obligim që t'i përdorim idetë dhe metodat e shëndosha, të cilat burojnë nga trashëgimia jonë historike, humane e njerëzore, dhe më pastaj të posedojmë fuqinë e analizës dhe diagnostikimit.

Këto mjete do të arrijnë të realizojnë në të njëjtën kohë që ne të posedojmë trashëgiminë tonë edhe për nga aspekti shkencor dhe, më pastaj, ripërtëritjen e ideve tona bashkëkohore. Duke u nisur nga kjo, ne bëjmë një lidhje në mes së kaluarës dhe së tanishmes, për të ndërtuar të ardhmen, po edhe qytetërimit Islam ia japin primatin në procesin e ndryshimit për ndërtim dhe rikthim të avancimit. Kjo arrihet duke pasur njohuri mbi ligjet-rregullat, etapat dhe shkaqet e ngritjes së qytetërimit, zhvillimit dhe rënies së tij, në mënyrë që të kuptojmë logjikën sfiduese të qytetërimit, dhe kështu ne posedojmë të tashmen tonë - duke poseduar të kaluarën tonë.

Kjo kërkon një tolerancë të madhe intelektuale, çiltëri të përgjithshme, vizion për të tashmen dhe kujtim të së kaluarës historike.

www.hiramagazine.com nr. 20, shtator 2010,
përktheu: Vedat Shabani

# (Zh)vendosja e identitetit (joasimilimi)

**Safet Pllana**

**Sociologët pohojnë se identiteti është fluid dhe i ndryshueshëm, se njeriu mund ta ndryshojë atë, veçanërisht në shoqërinë moderne.**

**Përkufizimi i identitetit**

Ndjenja e vetes, e personalitetit, e asaj që në fakt është dikush. Si një term i studiuar nga sociologët dhe social-psikologët, identiteti përfaqëson veçoritë kryesore të individit ose të një grupi njerëzish, nga të cilat mund të dallohet shumë lehtë një njeri ose një kolektivitet. Identiteti si uni i njeriut ose i grupit, në shoqërinë moderne paraqitet i shumëllojshëm, si identitet fizik (vetëdija për trupin), identitet juridik (vetëdija për të drejtat dhe detyrat), identitet rajonal, kombëtar, etnik (vetëdija për të mbrojtur trojet etnike), identitet social (luajtja e roleve, lidhja e marrëdhënieve, pjesëmarrja në rrjetin e informacioneve), identitet kulturor (ndërtimi i sistemit të vlerave, instalimi i vetes në bazë të sistemeve ideologjike) etj.. Identitetet zakonisht përfshijnë ngjashmërinë dhe dallimin. Nëse jeni shqiptar, jeni i ngjashëm me shqiptarët e tjerë, dhe natyrisht dalloni nga joshqiptarët. Sociologët pohojnë se identiteti është fluid dhe i ndryshueshëm, se njeriu mund ta ndryshojë atë, veçanërisht në shoqërinë moderne. P.sh. dikush lindet si i krishterë e më vonë konvertohet në mysliman.[1]

**Zhvendosja e identitetit në aspektin universal**

Në procesin e arritjes së qëllimeve, duhet të bëhemi më shumë se sa ç'jemi. Identiteti ynë duhet të shtrihet që të përfshijë gjërat që duam t'i manifestojmë. Dhe, nëse ky identitet zhvendoset, atëherë arritja e qëllimit është më e lehtë. Për pasojë, zhvendosja e identitetit thjesht mundëson ndryshimet graduale në personalitetin tonë.

Ju jeni një individ tjetër me qëllimet e arritura nëse krahasoheni me një person që nuk i ka këto qëllime. Nuk është thjesht vetëm pse ju i arrini qëllimet tuaja duke vepruar. Po janë mënyra të shumta që i mendoni rreth vetes se si i keni arritur këto qëllime. Është fakt që ka shumë mënyra për ta kuptuar realitetin. Pa këtë zhvendosje të brendshme personale në identitetin tuaj, është e mundur që të gjitha veprimet, në fund të fundit, të dështojnë për shkak se konflikti me personalitetin tuaj do të pengojë suksesin tuaj. Kjo do të thotë që mbajtja e identitetit në pozitë të fiksuar vështirëson arritjen e progresit. Dhe, si pasojë, arsyeja që nuk e posedojmë atë që dëshirojmë, është se ne në veten tonë mbajmë një lloj ‚hallke' që nuk na lejon të realizojmë atë që duam. Dhe është e natyrshme që s'mund të posedojmë asgjë derisa të na mungojë ajo. Dhe kjo domosdoshmërisht kërkon një zhvendosje të identitetit për t'i realizuar qëllimet e synuara.

Ekziston një diferencë e madhe në mes mendimit e veprimit dhe çështja është si të kalohet nga bota e mendimit në atë të veprimit. Konformizmi tek praktikat tradicionale jo domosdoshmërisht do të na çojë tek ajo që duam; kjo përderisa të mësojmë zhvendosjen e identitetit nga ajo që jemi në atë që dëshirojmë. Kjo zhvendosje e identitetit është diferenca në mes luftës për zvarritje, përtaci dhe veprime të pafrytshme, në njërën anë, si dhe kënaqjes me proceset pozitive që kemi ndërmarrë si pasojë e veprimeve të frymëzuara.

**Si të krijojmë zhvendosjen e identitetit**

Qeniet njerëzore priren t'i identifikojnë gjërat dhe pastaj t'i shoqërojnë ato identifikime me atë



çfarë besojnë që supozohet të jenë në çdo kohë të jetës së tyre; e kjo kërkon vendosjen e ndonjë intence paraprake, e cila do të krijojë një sfond energjik me informacione, ide si dhe resurse, në mënyrë që intencat të dalin praktikisht në realitet. Problemi qëndron në faktin se ata nguliten në një nga këto identitete dhe nuk janë në gjendje t'i përshtaten ndryshimit. Në njëfarë mënyre kjo u shkakton atyre të qëndrojnë në një gjendje të 'vetëvrasjes' së zgjatur, ose mund ta quajmë edhe si mizori.

Djaloshi, i pikëlluar dhe i dëshpëruar, i cili rri ulur në dhomën e errët e të zymtë me plot merimanga, nuk preukupohet nga fakti pse jashtë bën ditë me diell dhe plot shkëlqim. Identiteti i tij duket pasiv për shkak të 'prangave' që mban në duar.

Hyjmë në bisedë me të, duke e pyetur: "Përse nuk del nga kjo dhomë"? Ai përgjigjet: "Nuk ka shanse të dal jashtë". I thamë: "Po, kjo është e mundur". Pastaj trupi i tij filloi të lëvizte, duke tentuar të ngrihej, por nuk mundte. Ai ndihej sikur trupi i tij të ishte i ngujuar përtokë. Në prangën që lidhte dorën e tij të majtë, shkruante: "Pasiviteti". Në prangën e dorës së djathë shkruante: "Përtacia". Në prangat, që lidhnin këmbët e tij, shkruante: "Mosekzistimi i qëllimit në jetë".

I thamë: "Nëse dëshiron të ngrihesh, duhet të lirohesh nga këto pranga. Ne do të të ndihmojmë ta arrish këtë". E mësuam të ishte pozitiv, serioz dhe të përpiqej. E furnizuam me iniciativë dhe vullnet. E mësuam si t'i shfaqte talentet e tij dhe si ta planifikonte të ardhmen. Përfundimisht, djaloshi hoqi dorë nga identiteti i tij pasiv dhe u zhvendos në një identitet me ideal dhe prosperues.2. Përtacia, mërzia, gjumi i tepërt, gënjeshtra, dhuna, ofendimi, disrespekti, kryeneçësia janë disa veti identitare që përmban individi specifik, të kundërtat e të cilave një shoqëri me ideale do të donte t'i zhvendoste në identitete të rregulluara në atë mënyrë që anomia dhe disturbimi (çrregullimi) të mos jenë të pranishme dhe në ngecje në procesin teleologjik.

**Duhen përmendur 2 hapa që mundësojnë zhvendosjen e identitetit**

Hapi 1: Thuhet që qeni i vjetër nuk mund të mësojë truke të reja. Për pasojë, hipoteza është se njeriut të vjetër është vështirë t'i mësosh diçka të re. Kjo jo domosdoshmërisht do të thotë ngulitje në identitetin përkatës duke neglizhuar format transparente të arritshmërisë kolektive, në një anë, dhe përpjekje për t'u bërë pjesë e sistemit aktual konstruktiv pavarësisht nga diferenca e moshës.

Hapi 2: Merr iniciativë. Ndoshta mund të tingëllojë paksa qesharake, por e vërteta është se të gjithë ne duam të marrim iniciativë dhe të tjerët, duke na parë se po veprojmë një gjë të tillë të dobishme (konkretisht lëshimi i vendit një njeriu të moshuar), ka gjasa që të veprojnë të njëjtën gjë sikurse ne.

(1) Fjalori sociologjik, Ali Pajaziti, Logos-A.2 Organizimi i jetës I, Amër Halid, Sira




# Mehmet Akif Ersoj
**1873-1936**

U lind mes datave 22 nëntor – 20 dhjetor 1873 në Stamboll. Ishte biri i Tahir Efendiut (1826-1888), myderris në medresenë Fatih, i cili pat ardhur në Stamboll për të marrë arsim nga fshati Shushicë i kazasë së Pejës (Kosovë).

Filloren e mbaroi në Fatih – Stamboll, studoi të mesmen në Bajtar, ndërsa u diplomua në fakultetin e veterinarisë më 22 dhjetor 1893. Ndërkohë e kishte mësuar arabishten, persishten dhe frëngjishten dhe njëherazi ishte bërë hafiz i Kur'anit.

Punoi si mësues, gazetar, përkthyes, botues, një kohë u mor edhe me politikë, ishte edhe deputet, por gjithnjë mbeti shkrimtar.

Ai është edhe autor i himnit bashkëkohor turk "İstiklal Marshı" (Marshi i Pavarësisë).

Veprat e Mehmet Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe të mëdha: në vepra të shkruara në vargje ose, shkurt, poetike, dhe në vepra të shkruara në prozë ose, shkurt, prozaike. Vepra e tij më kolosale pa dyshim mbetet Safahati, që ka filluar të botohet qysh më 1911, ndërsa botimi i saj ka përfunduar më 1933. Safahat do të thotë fletët (e kohës e të çështjeve), etapat, fazat, periudhat dhe, me një kuptim më të gjerë, dukjet, pamjet.

M. Akifi u martua më 1 shtator 1898 me Ismet Hanëmin, me të cilën i pati shtatë fëmijë.

Ndërroi jetë më 27 dhjetor 1936.

Poezitë në vijim janë refleksione të shkrimtarit për coptimin e tokave shqipëtare dhe pushtimin e tyre nga armiqët.

*Për t'ju copëtuar në fillim, pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët, ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar, kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund, hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po, jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them... Vendi im i mjerë!..*

## *Për coptimin e tokave shqiptare*

*Për shkak të hallit të tre të patruve, një popull tre milion*
*Pa shih si grihet! Ngrihu, ati im nga varri ku pushon!*
*Të gjallët s'vrapuan në ndihmë, të paktën ti u shko...*
*Shqipëria digjet... Dhe, kësaj radhe, për tmerr!*
*Një shkëndijë e vetme u fry dhe ashtu volli zjarr*
*Që shëtiti anembanë duke e përfshirë vendin mbarë!*
*Një zjarr i tillë që gjithë oxhaqet i shoi,*
*Një tufan i tillë që gjithë luginat i shkretoi!*
*Një fytyrë të afërt u vura të kërkoj... Por të tillë s'paska...*
*Vetëm një shkretëtirë e thatë që, për çfarë të pyesësh, heshtje!*
*As fytyrë të njohur s'ka, as kujtimi s'u ka mbetur,*
*As kufomat e shumë jetëve të djegur!*
*Po t'i trazosh hirërat, nga poshtë, jam i sigurtë,*
*Do të dalin katër-pesë eshtra të qymyrëzuar!*
*Baba! Nëna jote më e dashur, ai vatani yt,*
*A do t'i bëhej fli furisë së tre pezevengëve?*
*Iku toka ku im gjysh lëroi e mbolli jetë...*
*Dhe shkoi ashtu që të mos kthehet më kurrë!*
*Ç'do të bëhej po të ngriheshe e ta shihje këtë, vallë?*
*A do të ngulej kryqi në trurin e varreve të dëshmorëve, baba?*
*Ç'fatkeqësi! Le të kthehen edhe faltoret në ahure,*
*Ushtarët kroatë të vijnë të bërtasin mbi to "urra!"*
*Të paktën një kujtim të mbetej në këtë tokë i gjallë...*
*Toka është çarë, tyrbet e dëshmorëve kanë hyrë në varr!*

# Për Kosovën

*Kudo që të jem, një fushë e përgjakur më del përballë:*
*Ti vetë je, apo iluzioni yt, Kosovë e pabesë?*
*Hë, sikur çdo hap tek ti ishte mijra krenari!*
*Ku është rruga e "Rrufesë", që çau rrugë në gjoksin tek ti?*
*Po ushtria? Po Mbreti i Dëshmorëve i shtrirë në zemrën tënde?*
*Ah, ku është sot ajo fitore-flijim? Ku është ajo festë?*
*Trego, o Varrezë Dëshmorësh, të ta puth atë dhé:*
*A s'ka te ti ca pika të gjakut të Muradit?*
*O Varrezë, po ç'është ajo gjë mbi ty, mejhane?*
*Ku e ke kandilin, s'po e shoh; mos është ky bardak vere?*
*Po sarhoshët me shapkë që flenë mbi atë dhé, kush janë?*
*Apo e kam gabim? Jo, mos fol, e di, e kuptova, mos!*
*A do të mund të të shkelte opinga sërbe mbi gjoks?*
*Sarëku i mijra dëshmorëve të shtrirë përdhe,*
*A do t'i fshinte çizmet e ushtarit më të poshtër?*
*A do të fshinte çdo kalimtar çdo copë të vet si ngordhësirë?*
*Mirë, po ky flamur tricopësh duke t'u ngulur në majë,*
*Pse s'u ul? Kush i doli para popullit dhe e pengoi?*

*Ku është fisi fisnik që i sfidonte kombet?*
*S'pashë asnjë njeri, askënd në shesh; çudi!*
*Thuhej se, edhe po të shkelej hieja e dinjitetit,*
*Tërbimi i heroit s'heshtej, njeriu me gjakun që vlon,*
*- Pa shkuar gjakhumbur katër a pesë vetë!*
*Ja dinjiteti i fisit, i fëlliqur, i poshtëruar!*
*Ku janë tani ata burra që s'deshin regjistrim popullsie*
*Duke thënë: "Unë s'mund t'ia them të huajit emrat*
*e vajzës, e gruas; për këtë, ia heq kokën tjetrit!"*

# Përsëri për Kosovën dhe qytetet e saj

*Do të zbresë nga këto male poshtë një popull të gjallë*
*Që atë shpagim pa dyshim ka për ta marrë!*

*Ç'është ajo fushë e shkretë që duket atje larg*
*E që rri ashtu e hidhëruar?*
*- A s'e njeh? Kosova!*
*Po si mund ta njihje? Po, edhe pse s'e njeh, ke të drejtë,*
*S'ka lënë gur mbi gur egërsira e tërbuar!*
*Po qe se më parë të ka sjellë rruga e nga kjo shkretëtirë ke kaluar,*
*A po sheh tani ndonjë shenjë nga e kaluara?*
*Ç'janë bërë gjërat që të japin kënaqësi? Gjithë ato vende të ba¬nu¬a¬ra?*
*Si janë zhdukur ato vepra që s'kishin të numëruar?*
*Si është shkatërruar, o Zot, me një të kthyer,*
*Ajo luginë, në qiellin e së cilës ka kumbuar*
*Zëri tronditës i mbretërve trima si Bajaziti Rrufe,*
*Por mbi çdo gur të së cilës tani një korb ulet e rri?*
*Pa shih tani se nën këmbë të kujt rënkon toka*
*Që Muratin e Parë e fsheh në gji!*
*Në dorë të kujt e lamë amanetin e kujt!*
*Atë varrin tronditës të atij mbreti dëshmor*
*A do ta shkelnin, më në fund, ushtritë serbe,*
*Fanfara e tyre ushtarake në ballë e pirë?*
*O ti dëshmor i madh që shpirti yt i begatë dëgjon*
*Se ç'po heqin gërmadhat e mbetura mbi dhé,*
*Zbrit mbi ne të paktën një frymë nga ai shpirt,*
*Se ndryshe nuk zgjohen këta të vdekur që sheh!..*

*- Ç'janë ato hije që ecin atje përballë?*
*- Ushtria popullore fitimtare tani po vritet.*
*Popullsia muslimane qenka shtuar shumë,*
*Pra nga jomuslimanët nuk mund të qeveriset...*
*Muslimanët vriten që të sigurohet drejtpeshimi;*
*Pastaj vrasje muslimanësh më nuk do të ketë!..*
*Siç duket, ende nuk është drejtpeshuar që çdo anë digjet,*
*Mijra jetë priten sikur të priteshin dru në pyll!*
*Ç'hije e zezë ka rënë mbi atë Kosovë të blertë!*
*Drejt veriut, Prizreni, Peja, Gjakova*
*Janë kthyer në qiell të ditës së fundit nga klithmat e zisë...*
*Dhe një ditë e tillë kur nuk ka ndërmjetësi për shpëtim!*
*As e drejtë jete për të pafajshmit në djep,*
*As e drejtë jete për pleqtë tetëdhjetëvjeçarë në prag të shtëpisë!..*
*Ky, i prerë me sëpatë, ai i shpuar me bajonetë,*
*Grumbuj-grumbuj kocka përzjerë me gjak të ngrirë bashkë!*
*Gjithçka shihet, oxhaqe të shembura, jo gjë tjetër,*
*Oxhaqet e shuar u bënë njëqind e pesëdhjetë mijë!*
*O ju pesë-gjashtë të poshtër që e përgatitët këtë zjarr,*
*Që na turpëruat ne para kroatëve e serbëve,*
*Pse e ndatë Shqipërinë e lidhur me Kur'an pas hilafetit*
*Dhe e shkatërruat tërë vendin?*
*Kuptoni se ç'qenka të pretendosh për racë!*
*Shihni se në ç'rrugë u asgjësoka një komb!*
*O ju të patru që të parët e vollët këtë helm,*
*Pandehët se ikët e shpëtuat... Por sa gabim!*
*Po qe se sot ende s'e keni gjetur belanë,*
*Nesër rrufetë do t'ju plasin mbi krye pa dyshim!*

*O Vardar që ecën duke u fryrë e fryrë,*
*Burrat e gratë që ke mbytur, a kanë të numëruar?*
*Akoma nuk kanë të ngopur dallgët e tua*
*Së gëlltituri kufoma megjithëse e kanë një varr?*

*Minaretë u shtrinë për tokë, xhamitë heshtën,*
*Medresetë u shembën, tyrbet u rrafshuan.*
*Shumica e faltoreve s'janë më, kurse ato që kanë mbetur,*
*Ja mejhane janë, siç i ke parë, ja kishë.*
*Shtëpitë në qytete u bastisën, populli në fshatra u vra,*
*Nuk mbeti nder pa u fëlliqur! Dhe kush i bëri të gjitha këto?*

*A e di se cili vend po rënkon kështu?*

*Nga Safahat, botoi Logos-A 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



# E ardhmja e rinisë myslimane në një botë të globalizuar

**Mr.Ajni Sinani**

**"Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun". (Ali Imran,110)**

Myslimanët, kudo që shkuan, sollën dituri, drejtësi, kulturë, moral, art, shkencë dhe, përmes imanit, vendet i shndërruan nga vende ferrash e shkurresh, ku kishte sorra, në trëndafilishte ku, me zë bilbili këndohej Kur'ani fisnik dhe thirrej ezani muhammedie. Kjo ndodhi edhe me tokat tona.Populli ynë ishte përballur me rrezikun e asgjësimit fizik. Sundimi i serbëve, bullgarëve, grekëve e popujve të tjerë, popullin tonë e kishte bërë të vuante dhe të ishte i dëshpëruar. Për rrjedhojë, një numër jo i vogël i tyre do të asimiloheshin në serbë, grekë e të tjerë. Kjo sepse feja dhe kisha e njëjtë me serbët dhe grekët, këtë asimilim e bënin të mundshëm dhe të lehtë.Prandaj, ardhja e osmanlinjve në hapësirat tona pa dyshim ishte një shpëtim për ne. Gjurmët e Islamit në këto vise ishin shumë më të hershme, por në kontakt me osmanlinjtë populli ynë, me kalimin e kohës, filloi të pranonte fenë e Allahut grupe-grupe. Kjo ngase osmanët nuk erdhën vetëm me ushtri, po erdhën edhe me dije, kulturë, moral e virtyte, e mbi të gjitha ata erdhën me mesazhin e fundit të Allahut – Islamin. Baballarët tanë derdhën gjak e flijuan jetën dhe ia dolën të ruanin identitetin tonë islam. Ata na lanë trashëgim amanetin e shenjtë hyjnor – Islamin, të cilin Allahu ua ofroi qiejve, tokës e maleve, të cilat nuk e pranuan, e njeriu e pranoi.Me pranimin e Islamit, të parët tanë, që ishin shkëputur nga Zoti dhe kishin humbur rrugën, do të fillonin t'I ktheheshin Atij duke gjetur prehje dhe qetësi në fenë e vërtetë të Zotit. Domethënia dhe kuptimi i shprehjes "la ilahe il Allah/ se nuk ka zot tjetër përveç Allahut" ia ngrohu zemrën, ia qetësoi shpirtin dhe ia rehatoi mendjen këtij populli.Drita e imanit ndriçoi qenien e tij dhe e bëri që të hiqte dorë nga zotat e rremë dhe besimet e kota e të shtrembëruara, për të shijuar ëmbëlsinë e njohjes së Allahut dhe të qenët rob i vërtet vetëm i Tij.Me gjakun e tyre, tokat tona i bekuan qindra e mijëra alimë, dijetarë, hafëzë, evlija, muxhahidë e shehidë, madje edhe vetë sulltan Murati. Ai, para se të binte shehid, në betejën e Kosovës, do të shprehej: "I qeshë lutur dhe përgjëruar Allahut që të më mundësonte sherbetin e shehidllëkut, nëse fitorja e Islamit do të varej prej vdekjes sime! Kështu, pra, lutja m'u pranua! Lavdëruar dhe falënderuar qoftë Allahu! Po e mbyll jetën time pasi e pashë fitoren e ushtarëve islamë"!Ka shumë përpjekje nga armiqtë e Islamit me qëllim që ta paraqesin si të huaj kulturën islame që përbën themelin dhe bazën e identitetit të popullit tonë. E kemi obligim të ruajmë trashëgiminë tonë kulturore dhe fetare që na kanë lënë të parët tanë, si amanete të shenjta, dhe t'ua përcjellim edhe brezave të rinj. Mu për këtë arsye duhet të punojmë në ngritjen e vetëdijes fetare.Sot kemi nevojë për besim të thellë, për virtyte e moral si dhe për lartësinë sublime të shpirtit, sikurse i kishin ata para nesh. Islamin nuk duhet ta ndiejmë vetëm me shpirt e zemër, por duhet edhe të punojmë për të sendërtuar një shoqëri me një klimë moralo-shpirtërore duke praktikuar dhe përjetuar Islamin në mënyrë të gjallë në jetën tonë të përditshme.

**Robërimi i mendjes**

Ndonëse e kemi hequr qafe komunizmin, kemi larguar pushtuesin serb dhe kemi fituar "pavarësinë", - një fatkeqësi e madhe vazhdon të jetë e pranishme në mesin tonë. Kjo murtajë është

robërimi i mendjes, që nuk është hiç më pak i rrezikshëm se robërimi i mëhershëm. Kështu demonizohet kultura islame, duke u përshkruar si lindore dhe dekadente, kurse kultura perëndimore si superiore, autentike e progresive. Madje kërkohet një lidhje kulturore me oksidentin "e civilizuar" përmes arratisjes nga ndikimi i orientit "primitiv" e "i huaj", i cili na ka tjetërsuar dhe na ka larguar nga Evropa së cilës i përkasim.

Në kohën e socializmit, kishte një lidhje jo të zakonshme në mes nacionalizmit dhe komunizmit, kurse sot, kohë pas kohe, gjejmë një lidhje paradoksale në mes nacionalizmit dhe katolicizmit. Shumë nacionalistë ushqejnë ksenofobi e urrejtje kundër osmanëve/turqve. Nacionalisti shqiptar, madje, nuk do të duhej ta kishte këtë urrejtje, ngase fatkeqësia shqiptarëve u ka ardhur dhe u vjen nga fqinjët e tij serbë, grekë, maqedonas e malazez.Qasje të ndryshme në trajtimin e ngjarjeve historike të së kaluarës së afërt ose të largët, mund të kapërcehen vetëm nëse pranojmë se jemi të barabartë para Zotit dhe se kemi të drejta të barabarta. Historianët tanë, të ndikuar nga historiografia latine, greke e ruso-serbe, për dekada të tëra janë bërë viktimë e keqkuptimeve dhe na servirin disa 'të vërteta të dëshmuara historike'.Prandaj periudhën 500-vjeçare, kur populli ynë kishte pranuar Islamin me shumicë, na e paraqesin si periudhë të errët dhe të imponimit të fesë nga turqit. Të parët tanë që u bënë myslimanë, përshkruhen si tradhtarë, që tradhtuan fenë e të parëve dhe ia kthyen kurrizin civilizimit perëndimor. Madje shumë zëra të çjerrë bëjnë thirrje për kthimin në 'fenë e të parëve'. Kështu, stërgjyshërit tanë të urtë e inteligjentë, na paraqiten si njerëz frikacakë e pa personalitet. Akti i pranimit të Islamit nga ana e tyre, sipas këtij pretendimi të mbrapshtë, shihet si veprim jo i mençur e i shëmtuar dhe përshkruhet si pasojë e frikës dhe interesit!Por, fatmirësisht, kohët e fundit, gjithnjë e më shpesh, gjejmë shkrime dhe studime që tregojnë se Islami është një prej elementeve njëjtësuese të popullit tonë dhe se ai ka mbrojtur identitetin dhe nderin e tij. Këto studime janë arma më e shkëlqyer kundër tendencës për të treguar historinë tonë në dritën e disa strukturave mitologjike dhe 'të fesë së të parëve'! Ato po u kundërvihen gjithë atyre shtrembërimeve dhe falsifikimeve, që, me dashje a pa dashje, si rrjedhojë e cektësisë a injorancës, kanë qenë në fuqi në shkencën tonë për dekada dhe që janë ende të vlefshme.Megjithatë, na mbetet për të punuar ende në nivele shkencore dhe me kritere të kërkimit shkencor, për të dëshmuar se Islamin e kemi pranuar vullnetarisht dhe me bindje të plotë. Gjatë pesë shekujve ne ishim ndër popujt më besnikë të shtetit islam osman, duke treguar mirënjohjen tonë ndaj tyre, ngase na shpëtuan nga hegjemonizmi dhe rreziku i fqinjëve tanë dhe se tashmë ne ishim bërë pjesë e pandashme e Ymetit islam.

**Arsimi**

Eksperimentet ateiste, gjatë sistemit komunist, arritën që shumë shqiptarë myslimanë jo vetëm t'i devijonin po edhe t'i tëhuajsonin e t'i bënin kundërshtarë të fesë dhe identitetit islam. Për rrjedhojë, klasa jonë intelektuale sot vuan nga ndjenja e inferioritetit dhe mundohet të paraqitet sa më perëndimore. Sistemi ynë i sotëm i arsimit laik militant, arsimon, po nuk edukon. Madje, shumë tekste të historisë dhe letërsisë kanë përmbajtje anti-islame e dez-islamizuese dhe janë të dëmshme për rininë tonë. Sistemi ynë i arsimit nuk formon të rinj të devotshëm, po të rinj inferiorë dhe indiferentë ndaj trashëgimisë së shkëlqyer islame.Kurikulet e arsimit do të duhej të formonin një brez që vlerëson vlerat demokratike dhe beson në parimet konservatore e fetare të Ymetit tonë. Por shekullarët janë totalitarë pasi u mohojnë njerëzve të drejtën për identitetin fetar, për shkak se frikësohen nga ky identitet. Prandaj, ata nuk duan që fëmijët e tyre të edukohen sipas fesë dhe me këtë qëndrim e veprim i diskriminojnë besimtarët duke u imponuar idetë shekullare dhe duke i privuar fëmijët e besimtarëve nga edukata fetare. Ministrja e parë myslimane në Britani, Varsi Sayeeda, është shprehur se për të krijuar një 'shoqëri të drejtë', duhet t'i ndiejmë më fuqishëm identitetet fetare. Sipas saj, 'Shekullarizmi militant është i ngjashëm me regjimet totalitare'. Ajo shkruan: "Unë kam frikë se sot laicizmi militant po na merr shoqërinë. Ne e shohim këtë në shumë mënyra: kur simbolet fetare nuk mund të shfaqen ose të barten në ndërtesa qeveritare dhe kur feja margjinalizohet dhe nënçmohet në sferën publike të jetës".Megjithatë, ne duhet të vazhdojmë ta ngremë zërin tonë, si një popull i lindur besimtar, për edukatën fetare, të ngulim këmbë për të kërkuar të drejtën dhe, në fund, kemi për të fituar.

**Mënyra e të menduarit dhe të jetuarit**

Njeriu përbëhet nga trupi dhe shpirti. Besimtari është i gatshëm që t'i sakrifikojë të dyja këto për të fituar kënaqësinë e Allahut. Kjo, sepse besimtari jeton jetën kalimtare të kësaj bote dhe shpreson e punon për jetën e pasosur. Dinjiteti dhe nderi i njerëzve dhe popujve varet nga besimi dhe përkushtimi i tyre ndaj Zotit.Sot, kur njerëzimi jeton nën sundimin e egos dhe nefsit, kemi nevojë për besimin dhe përkushtimin ndaj Zotit. Kemi nevojë të jemi robër të Allahut në kuptimin e plotë të fjalës. Çdo individ ka përgjegjësinë për t'u arsimuar, edukuar dhe specializuar në mënyrën më të mirë dhe njëkohësisht duhet të mbartë ndjenjën e përgjegjësisë dhe vlerat, për se ka nevojë e gjithë shoqëria. Rinia po priret drejt Islamit. Askush nuk mund ta ndalojë këtë, madje, pa dyshim, as ata intelektualë regresivë, të cilët 'janë në anën e gabuar të historisë'.

**Krenaria jonë islame**

Kriza e modernizimit dhe çështjet që lidhen me krizat që po përjetojnë njerëzit në jetën shoqërore,

si dhe problemet me të cilat ata përballen, kanë marrë një dimension universal. Një nga burimet e krenarisë në Islam është edukimi islam, ndërtimi i besimit dhe bindjes së duhur e të fortë. Ky besim është ai që arabët, të cilët nuk shquheshin në analet e historisë dhe ishin të shpërfillur nga të tjerët, i shndërroi ata në një popull çlirimtar të botës.

Allahu i Madhërishëm, në Kur'anin fisnik, thotë: "Në të vërtetë, fuqia është e Allahut, e pejgamberit dhe e besimtarëve, por mynafikët nuk e dinë". (El Munafikun, 8); "Kush dëshiron lavdi e pushtet, ta dijë se e gjithë lavdia e pushteti i takon Allahut". (Fatir, 10); "Mos u ligështoni dhe mos u pikëlloni, sepse ju gjithsesi, jeni më të lartët, nëse jeni besimtarë të vërtetë". (Ali Imran, 139)Nga ajetet e mësipërme shohim se krenaria dhe madhështia duhen kërkuar vetëm nga Allahu, sepse ajo vjen vetëm prej Tij dhe fesë së Tij – Islamit. Islami përmban të vërtetat e imanit dhe drejtësisë përmes ligjeve hyjnore që rregullojnë jetën e njeriut, që nga lindja deri në vdekje, duke e përgatitur atë për lumturinë e jetës së amshueshme. Falë mirësisë së Krijuesit të Gjithësisë, myslimanët janë të vetmit që janë bartësit e vërtetë të Mesazhit Hyjnor të pashtrembëruar.Prandaj, ai që është i kënaqur me Allahun si Zot, Muhamedin a.s. si pejgamber dhe Islamin si fe, ai krenohet për besimin dhe përkatësinë e tij islame! Ai nuk turpërohet për fenë e tij! Ai e shpreh dhe e manifeston hapur dhe qartë identitetin e tij islam!

**Akuza dashakeqe**

Islami, që nga fillimi e deri sot e kësaj dite, u është ekspozuar fushatave dashakëqija dhe tendencioze me qëllim të dëmtimit dhe shtrembërimit të imazhit të tij. Të gjitha këto fushata denigruese, të udhëhequra nga orientalistë, priftërinj, popa, pastorë, rabinë, komunistë dhe laramanë, kanë për qëllim futjen e dyshimit ndaj çdo gjëje që ka të bëjë me Islamin. Agjentë, misionarë dhe persona me mendime prej taguti, që kanë rënë në vorbullën shpirtërore, klithin duke bërë një luftë kulturore e ideologjike kundër Islamit, të shtyrë nga egoja e tyre djallëzore. Megjithatë, ata kurrë s'do t'ia dalin në planet e tyre famëkëqija, sepse drita e Allahut do të shkëlqejë sa të ketë jetë mbi Tokë dhe Allahu do ta ruajë dhe përmbushë atë:"Ata dëshirojnë të fikin dritën e Allahut me gojën e tyre, por Allahu e përsos dritën e vet, edhe nëse (këtë gjë) e urrejnë jobesimtarët". (Es- Saff, 8)

**Trashëgimia kulturore**

Në emër të modernizimit të vendit, po punohet për zbehjen e trashëgimisë kulturore e fetare, nëpërmjet reformave që synojnë laicizimin e shoqërisë sonë. Lakmia për pushtet ka bërë që njeriu i sotëm t'i bindet ambicies pa kufi, duke shkelur çdo lloj norme e morali dhe trashëgimie kulturore e fetare.Integrimi në botën moderne nuk duhet të bëhet duke tentuar modernizimin e fesë. Ky proces duhet të realizohet duke iu përmbajtur burimeve të shenjta të Islamit. Myslimanët nuk duhet të bëhen imitues të të tjerëve e të flakin vlerat dhe traditat e tyre. Ne duhet të jemi promotorë të lidhjes në mes tradicionalizmit dhe modernizmit, duke jetuar aktualitetin përmes ruajtjes së rrënjëve dhe vlerave tradicionale. Duhet të zëmë hapin me botën moderne, por jo me pranimin të gjithë asaj që ofron fshati global. Duhet të shohim interesat tanë të përbashkët me Perëndimin, por duhet ta kemi të qartë se shumë nga vlerat tona nuk bazohen në vlerat e përbashkëta, sepse disa prej vlerave tona janë edhe të ndryshme nga vlerat perëndimore. Të mos imitojmë anën e jashtme të mënyrës së jetesës së tyre. Perëndimi ka gjëra të mira në aspekte të dijes dhe shkencës, prandaj zgjedhja jonë duhet të jetë selektive.

**Ndjenja e përkatësisë islame**

Ndenja e përkatësisë islame bën që myslimani të përpiqet që të gjithë njerëzit t'i ftojë në rrugën e Zotit, duke mbajtur në gjoksin e tij një xhevahir të çmuar! Kjo, sepse zemra e myslimanit është e ndriçuar nga drita dhe nuri i imanit. Prandaj ai do të jetë një person që reflekton mirësi dhe një fanar, i cili të ndriçojë rrugën për të gjithë të tjerët!Kur një mysliman është i vetëdijshëm për fenë e tij, ai ruan thellë në zemër besimin dhe krenarinë islame. Mirëpo, krenaria e vërtetë arrihet me bindjen ndaj Allahut të Plotfuqishëm dhe me pasimin e fjalëve dhe veprave të Pejgamberit të Tij. Duhet të dimë se e gjithë krenaria dhe madhështia i përkasin Allahut, prandaj atë duhet ta kërkojmë vetëm prej të Plotfuqishmit!Ndërkaq, vuajtja dhe përulja janë pasojë e mosbindjes dhe mëkateve ndaj Allahut! Nëse na duket se disa nga mëkatarët gëzojnë lumturi dhe krenari në këtë botë, duhet ta dimë se ajo është sipërfaqësore dhe e përkohshme. Allahu i Gjithëdijshëm thotë: ''Kush largohet nga kujtimi Im, ka për të jetuar një jetë të vështirë''! (Taha, 124).Ai që është krenar për forcën e tij fizike, le ta dijë se një ditë do të jetë i dobët dhe do t'i vijë sëmundja! Ai që është krenar për pasurinë e tij, le ta dijë se pasuria mund të shkojë e të vijë varfëria dhe prej pasurisë nuk do të marrë asgjë për Botën tjetër!Ai që është krenar për dijen e tij, le ta dijë se dija mund të jetë shkak për ta devijuar nga rruga e drejtë! Ai që është krenar për pozitën dhe funksionin që ka, le ta dijë se një ditë do ta humbë atë dhe do të jetë i harruar!Megjithatë, ai që është krenar për besimin e tij tek Allahu, Zoti i tij i vetëm, le ta dijë se Allahu është i Gjallë, i Përjetshëm dhe Ai nuk vdes kurrë! Allahu është i Lartësuar dhe krenaria e madhështia e Tij mbeten përjetësisht me Të! Elhamdulilah!

Le të jenë të gjitha lavdet dhe lavdërimet për Allahun xh.sh., me mirësitë e të Cilit përfundojnë të gjitha veprat e mira!



## MYFTIU I KOSOVËS, MR. NAIM TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E KFOR-IT, GJENERALIN VOLKER R. HALBAUER

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 9 nëntor priti në takim njohës komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Volker R. Halbauer, të cilit i uroj sukses në krye të misionit të KFOR-it.Myftiu Tërnava ka çmuar lart kontributin e KFOR-it në ruajtjen e rendit dhe qetësisë, si dhe në krijimin e një ambienti të sigurt për qytetarët e Kosovës.

Ndërsa, gjenerali i KFOR-it, Volker R. Halbauer, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, tha se çmon kontributin dhe angazhimin e BIK për ofrimin e komuniteteve dhe angazhimin për krijimin e një ambienti të qetë për të gjithë qytetarët e Kosovës.

"Angazhimi i juaj për paqe, tolerancë e bashkëjetesë është një kontribut i rëndësishëm për shoqërinë e Kosovës në këtë fazë të tranzicionit." - tha gjenarali Volker R. Halbauer. (R.Shkodra)

## MYFTIU PRITI NJË DELEGACION NGA SHOQATA PËR AFTËSIMIN DHE INTEGRIMIN E ISH-REVOLUCIONARËVE LIBIANË

Myftiu i Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, priti sot Mustafa Es-Sakizli- drejtor i përgjithshëm i shoqatës për aftësimin dhe integrimin e ish -luftëtarëve gjatë revolucionit në Libi.

"Populli i Kosovës me vëmendje ka ndjekur ngjarjet e vitit të kaluar në Libi, dhe që nga fillimi ka përkrahur luftëtarët e lirisë. Ne kemi mbështetur rënien e regjimit diktatorial të Gadafit, ndërsa tani mbështesim forcimin e institucioneve të dala nga vullneti i popullit libian"- tha Myftiu Tërnava.

Mustafa Es-Sakizili, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, tha se është në Kosovë për të përfituar nga përvoja e UKÇ-së për transformim, integrim dhe sistematizim të ish-ushtarëve. "Dëshiroj të njihemi nga afër me përvojën Tuaj, integrimin dhe sistemimin e ish -luftëtarëve në institucionet publike e shoqërore, nga e cila do të marrim mësimet e duhura". "Ne jemi të përkushtuar që në Libi të ndërtojmë një shoqëri demokratike me institucione funksionale e në shërbim të popullit"- tha Es-Sakizili.

Myftiu Tërnava dhe mysafiri nga Libia Mustafa Es-Sakizli u dakorduan që Kosova është një shembull i mirë në fushën e shtetëndërtimit. (R.Shkodra)





## NJË VIT I BEGATSHËM ME AKTIVITETET TË NDRYSHME

Ky vit për KBI-e Pejës ishte një vit relativisht i suksesshëm, shikuar si tërësi.. Me hapjen e Departamentit të të Rinjve në Pejë ku kryetar i këtij Departamenti u zgjodh Muhamed Mavraj së bashku me kryeimamin Enes ef. Goga, kanë organizuar aktivitete të ndryshme dhe kanë qenë mjaft frytdhënëse, sepse njeri nga problemet kryesore që e kemi pasur ka qenë organizimi i jetës fetare për gjininë femërore, dhe kemi aktivizuar dy sallat e Hamamit të Haxhi Beut për kryerjen e aktiviteteve dhe jemi mirënjohës Shoqatës Ndërkombëtare Humanitare dhe Kulturore nga Stambolli në krye me Rafet Bilaç në bashkëpunim me kryetarin e KBI-së, dhe kryetarin e departamentit msc.Muhamed Mavraj që ndihmoi duke sponsorizuar këtë kurs të mësim-besimit për të gjitha grupmoshat e gjinisë femërore, ku janë mbajtur Ligjërata për Hixhretin, ekskursion me vajza dhe me gra në Prizren. Ligjërata me teologe nga Turqia,iftare me nxënëset e kursit të mësim - besimit dhe dua të hatmes, mukabeleve, program në teatrin e qytetit për Lejletul Kadrin dhe Fiter Bajramin, dua hatmeje nga ana e nxënëseve që vijojnë mësim-besimin, ku ligjëruan nga Departamenti i Gruas nga Prishtina mr. Florentina Tërmkolli dhe dr. Nasire Mala, ku më të vërtet shihet një interesim i madh i gjinisë femërore që të jenë pjesë e këtij kursi të mësim-besimit që mbahet 5 herë në javë nga 3 orë me mësimdhënëset: Kevser Muka, Pranvera Hoxha, dhe Mimoza Mavraj të cilat janë duke dhënë një kontribut të madh. Hamami i Haxhi Beut është bërë adresë e të gjitha grupmoshave të gjinisë femërore që po i zhvillojnë aktivitetet me planprogram të hartuar nga KBI-e Pejës. Meritë për këtë ka ish kryetari Nexhmedin ef. Hoxhaj për kontributin e dhënë dhe për gatishmërinë që të jenë pranë nesh në përkrahje morale e materiale në realizimin e këtyre aktiviteteve, e poashtu edhe gatishmërinë e plotë të kryetarit aktual. Musli ef. Arifaj që në vazhdimësi të jetë pranë në realizimin sa më të mirë në rrugën e davetit. Poashtu kemi mbajtur mbrëmje kur`anore në xhaminë h. Ibrahim Devollit ku prezent ishin edhe kryetari i departamentit të rinjve i BIK-së ef. Fitim Gashi me bashkëpunëtorët e tij Organizimi intensiv i mësim-besimit për grupmoshat e gjinisë mashkullore në sallat e Hamamit të Haxhi Beut. Ligjërata të ndryshme të vazhdueshme gjatë Ramazanit dhe pas muajit të Ramazanit nga ana e kryeimamit Enes ef. Goga.Tribuna fetare ``Vrasja krim i shëmtuar`` me ligjërues Ekrem ef. Avdiu dhe prof. Avni Avdiu. Programi festiv në qendër të qytetit për Fitër Bajramin dhe shpërndarja e mbi 1.000 dhuratave për fëmijët pas përfundimit të programit. Ndihmat e shumta për familjet e skamnorëve gjatë gjithë kohës. Mbajtja e ligjëratave dhe aktiviteteve tjera gjatë Ramazanit janë përcjell edhe përmes valëve të Radio Pejës dhe TV Dukagjinit. Me ndihmën e Allahut xh.sh do arrijmë që obligimet dhe përgjegjësitë tona që i kemi para Allahut xh.sh dhe para njerëzve – xhematit duhet të mundohemi që t'i kryejmë që të arrijmë kënaqësinë e Allahut xh.sh. dhe respektin e të tjerëve. (msc. Muhamed Mavra)





**DOKTOROI ILMIJE KUQI**

Më 1 qershor 2012, në Universitetin Ndërkombëtar të Shkencave Islame në Aman të Jordanisë, kandidatja Ilmije Kuqi mbrojti me sukses temën e doktoraturës me titull "Kaptina e pastërtisë dhe namazit nga libri: "Kemalud-Dirajeh fi sherhin-Nikajeh"- studim dhe vërtetim". Mentori kryesor: Prof. Dr. Salah Muhamed Ebul-Haxh, profesor i Fikh-ut në Universitetin Ndërkombëtar të Shkencave Islame në Aman, dhe ndihmësmentor: Prof. Dr. Afif Muhamed Abdurrahman, profesor i Gjuhës Arabe në të njëjtin universitet. Kurse, anëtarët e komisionit diskutues ishin: Prof. Dr. Muhamed Hamd El-Gurajibeh, profesor i lëndës Usul-Fikh në po këtë universitet; Prof. Dr. Huluk Dajfullah Aga, gjithashtu profesor i lëndes Usul-Fikh në këtë universitet; Prof. Dr. Ali Mahmud Ez-Zukajli, profesor i lëndës Fikh në universitetin Mu'neh. Pas diskutimit, sugjerimeve dhe përkrahjes që bënë, komisioni e vlerësoi lart punimin e kandidates kosovare, duke i dhënë Ilmije Kuqit titullin Doktore e Shkencave Islame. (Remzi Nura)

**NDËRROI JETË MULLA AHMET EF. BERISHA (1938-2012)**

Jeta e Ahmet ef.Berishës mbeti e lidhur fort ngushtë jo vetëm me nivele të larta përkushtimi prej besimtari e prijësi fetar, por edhe të një qytetari të respektuar, të një bashkëshorti shembullor dhe të një prindi model.

Më 25 tetor të këtij viti, ndërroi jetë, në moshën 74 vjeçare, një nga imamët, nëpunësit, pedagogët e shquar të jetës fetare islame në Fushë Kosovë , Haxhi Ahmet ef.Berisha. Më 25 tetor, ose më mirë me thënë në muajin e shenjtë dhul-hixhe (në dhjetë ditët e para të muajit….), natën e Arafatit gjegjësisht natën e Kurban Bajramit, pushon së rrahuri zemra e hoxhës së nderuar të Llapit, të Rrafshit të Dukagjinit, të trevave tjera të Republikës së Kosovës dhe jashtë saj.

Të gjithë e kanë njohur mirë Ahmet ef. Berishën, hoxhë i nderuar,i shquar për devotshmërinë e tij të thellë, gjithnjë ishte pranë nevojtarit, pranë halleve dhe shqetësimeve të njerëzve. Ka marr pjesë në zgjidhjen e mosmarrëveshjeve, në shumë raste në pajtimin e gjaqeve. Me dashamirësinë e me autoritetin e tij ka qetësuar zemrat e plagosura, ka shuar gjakrat e ndezur, ka pajtuar e afruar vëllanë me vëllanë. Ishte fetar e jo fanatik, për të çdo njeri, si katolik, si mysliman ishte krijesë e Zotit. Fort i ndershëm, guximtar deri në pikë të fundit, dai, dorëdhënës për gjithkënd, i jepte kujtdo çka kishte. Atdhetar i shquar, bashkëpunëtor i opozitës, antikomunist i vendosur.

Ahmet ef. Berisha i lindur më 01.05.1938 në Majac (Podujevë), nga Babai Shaqiri dhe nëna Zahidja. Shkollën fillore e kreu në vendlindje në fshatin Lupq, Brezhnicë dhe Besi. Pas përfundimit të shkollës fillore regjistrohet në Medresenë e ulët "Alaudin" në Prishtinë, të cilën e kryen me sukses. Sipas sistemit të shkollimit të asaj kohe, në Kosovë nuk kishte nivel më të lartë të shkollimit fetar. Ndaj, obligohet që të vazhdojë shkollimin e mesëm në Medresenë e "Husrevbegut" në Sarajevë, institucion i vetëm i këtij lloji në ish Jugosllavi. Pas përfundimit të Medresesë, shkon për të kryer shërbimin e detyrueshëm ushtarak. Pas kthyerjes nga shërbimi ushtarak, inkuadrohet në punët dhe detyrat e imamit, mual-limit dhe hatibit në Zenicë B&H, më vonë në xhaminë e Zagrebit-Kroaci. I etur për dituri, vendos të vazhdoi studimet në Universitetin e "Az-harit" në Kajro.

Pas kthimit nga Egjipti inkuadrohet imam në Deçan. Në vitin 1977, krahas detyrës së imamit në Deçan, caktohet arkëtarë dhe sekretar i KBI-së në Gjakovë. Më '78 transferohet në punët dhe detyrat referentit arsimoro-fetar të KBI-së në Gjakovë, gjeri më '88. Për punën dhe kontributin e tij në detyrën e referentit arsimoro-fetar gjatë kësaj periudhe, KBI-së në Gjakovë, shprehë mirënjohjet më të thella. Në

këtë periudhë., hoxha i nderuar shpërngulet nga Deçani dhe vendoset në Fushë Kosovë. Prej kësaj kohe transferohet në punët dhe detyrat e imamit, mual-limit dhe hatibit, në fillim në fsh. Gllogovc KK Lipjan, pastaj në fsh. Magure KK Lipjan si dhe në njërën prej xhamive të Lipjanit. Në ndërkohë zgjidhet kryetar i ish Shoqatës së Ulemave dhe nga pozita caktohet anëtarë i ish Kryesisë BI-së. Më 1990 transferohet në punët dhe detyrat e punës së edukatorit të M.M. "Alauddin" në Prishtinë, gjer në pensionim më 2003

I edukuar nga edukata e lartë familjare, i frymëzuar nga dituria Islame, i ushqyer me dashuri të madhe ndaj fesë, ai nuk shquhej vetëm për dituri, ai gjithashtu shquhej edhe për elan të fortë dhe vullnet të mirëfilltë. Ai deri në ditën kur vdiq, vdiq me Kur`an në gojë, sepse ai qetësohej në bisedë me Allahun Fuqiplotë. Pas pensionimit, një periudhë ka punuar si imam-hatib në xhaminë (mektebin) fsh.Llukë të Epër KK Deçan. Ishte njohës i shkëlqyeshëm i gjuhës Arabe.

E kaloi jetën duke e shpërnda fjalën dhe frytin e besimit. Sa kuriozitet, sa mallëngjim, sa bukuri, i lumi ai për veten dhe shpirtin e tij. Ishte i pakompromis në zbatimin dhe respektimin e urdhrave të Allahut xh.sh. dhe Synnetit të Pejgamberit a.s. Shquhej për inteligjencën dhe zgjuarsinë e tij. Përgjigjet dhe sqarimet e interpretimet e tija ishin gjithmonë në suaza të kornizës së Kur'anit dhe Synnetit të Pejgamberit a.s..Ai la pas vete jo vetëm familjarët e mallëngjyer, por edhe miqtë, shokët, dashamirësit e tij dhe mbarë popullatën e Llapit – Rrafshit të Kosovës, Rrafshit të Dukagjinit e më gjerë.

Ai ka ndërruar jetë! Njerëz të mëdhenj vdesin në ditë të mëdha. Besimtarë të devotshëm të tillë kurrë nuk vdesin, por ndërrojnë jetë. Jetën dhe veprën e tij ia kushtoi besimit në Allahun dhe duke qenë në shërbim të Tij dhe njerëzimit. Ata kurrë nuk vdesin sepse kanë mbjellë farën e një ardhmërie fatlume të popullatës shqiptare të besimit islam.

M.Ahmet ef.Berisha, u varros në varrezat e fshatit Majac –(në vendlindjen e tij) Podujevë. Atë për në banesën e tij të fundit e përcollën numër i madh besimtarësh nga Majaci, Prishtina, Mitrovica, Vushtria, Peja Gjakova dhe vendbanimet tjera, në të cilat ai ka shërbyer dekada me radhë, duke lënë mbresa të pashlyeshme.

Namazin e xhenazes ia fali Myftiu i BIK Mr.Naim ef.Ternava, ndërsa lutjen e fundit e bëri Mulla Ferat ef.Gërguri.

Ai ka ndërruar jetë! Njerëz të mëdhenj të tillë kurrë nuk vdesin. Besimtarë të devotshëm të tillë kurrë nuk vdesin. Nuk vdesin sepse pas vete lënë gjurmë të pashlyeshme, në rend të parë tek pasardhësit e tij, dhe tek shoqëria në përgjithësi."O ti shpirt i bindur plotësisht, kthehu tek Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar, hyrë në turmën e robërve të Mi dhe hyrë në Xhennetin Tim!"Allahu të gjithëve na takoftë në Xhennet me Hoxhën e nderuar.(Esat Rexha)




**TELEGRAM NGUSHËLLIMI**

*Prishtinë, 2 nëntor 2012*
*Nga: Myftiu i Kosovës / Mr. Naim Tërnava*
*Për: Ambasadoren Amerikane në Kosovë*
*Znj. Tracey Jacobson*

**TELEGRAM NGUSHËLLIMI**

E nderuara Zonja Ambasadore, Jacobson!

Me shqetësim të madh kemi përcjellë pasojat e shkaktuara nga stuhia "Sandy", e cila goditi Bregun Lindor të ShBA-ve, kur si pasojë e vërshimeve, përpos dëmeve të mëdha materiale, fatkeqësisht pati edhe humbje jetësh të njerëzve.

Prandaj, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, pranoni ngushëllimet më të sinqerta për humbjen e jetëve të qytetarëve Tuaj.

Zonja Ambasadore, përmes Jush, ne ngushëllojmë edhe Qeverinë, familjarët e viktimave dhe qytetarët amerikanë, duke lutur Zotin që t'ua lehtësojë dhimbjen për humbjen e më të dashurve të tyre.

Në këtë moment të vështirë, ne shprehim solidaritetin e plotë me Ju dhe Popullin mik amerikan.

Ju lutem, pranoni konsideratat e mia më të larta.

*Me respekt,*
*Mr. Naim Tërnava*
*Myfti i Kosovës*



## A DO TË DËGJOHET EZANI NGA MINARJA NË SUEDI

Për herë të parë një xhami në Suedi ka arritur të marrë lejen fillestare nga organet kompetente të këtij vendi për transmetimin e Ezanit nga minarja e vet. Ismail Ogur , kryetar i Bashkësisë Islame në rajonin Botkyrka në Stokholm të Suedisë, gjatë një interviste me gazetën"Dagen" të Suedisë, ka njoftuar: "Ne gjithë jetën tonë kemi jetuar në Suedi. Kemi paguar tatim, kemi qenë qytetarë shembullorë dhe kemi shënuar rezultate të mira për shtetin e Suedisë, ndërsa tash kemi një kërkesë të vogël, po kërkojmë të kemi liri fetare". Ugur në fillim të këtij viti ka paraqitur kërkesën për të marrë leje për transmetimin e Ezanit nga një xhami në jug të Stokholmit, e cila, pasi është diskutuar dhe shqyrtuar nga komiteti i hartimit të politikave të këtij qyteti, javën e kaluar ka njoftuar për anulimin e ligjit për ndalimin e transmetimit të Ezanit,i cili qe aprovuar në vitin 1994. Ky vendim për anulimin e ligjit për ndalimin e transmetimit të Ezanit, i cili ka arritur të marrë aprovimin e parë, do të shtrohet për diskutim dhe shqyrtim me 25 tetor në komisionin e këshillit ekzekutiv të Bashkisë së Stokholmit. Nëse arrin të anulohet ky ligj, myslimanët, më në fund, do të kenë mundësi ta dëgjojnë Ezanin nga xhamitë e qytetit të tyre. Myslimanët e Suedisë dëshirojnë të kenë këtë mundësi që ta dëgjojnë Ezanin, së paku për namazin e së premtes.

## ZBUKURIMI I RRUGËVE TË MELBURNIT ME BUKURSHKRIM DHE KALIGRAFI ISLAMIKE

Es-Sejid, artist tunizian-francez i cili është i njohur për shkak të stilit të veçantë të tij në bukurshkrim dhe kaligrafinë islame, i zbukuron rrugët e qytetit Melburn të Australisë me kaligrafi islamike. Ky artist 31 vjeç me mbështetjen e Bashkësisë Islame të Viktorija (ICV) dhe funksionarëve të qytetit Melburn, përveç ekspozimit të kaligrafisë islame mbi muret e disa rrugëve të Melburnit, për gjatë 10 ditëve në këtë qytet do të organizon klasë arsimore për kaligrafinë islamike. Ky artë i lartësuar para se të komunikojë me sytë e njeriut, komunikon me shpirtin e njeriut. Edhe nëse nuk e kuptoni domethënien e fjalëve të përdorura në kaligrafi, ky art do ta bën ndikimin e vetë mbi njerëzit. Qëllimi i realizimit të këtij plani është prezantimi i kulturës islamike dhe bashkëjetesës paqësore në mes kulturave të ndryshme. Muajin e kaluar ky artist mysliman me novacionin e tij ka arritur të tërheq vëmendjen e opinionit të mediave të botës. Ai ka zbukuruar minaren më të lartë të Tunizisë me ajete kur'anore. Bukurshkrimi dhe kaligrafia mbi minaren më të lartë të Tunizisë është përcjell me mospëlqimin e mediave vendore, por dëshira e imamit të kësaj xhamie dhe mirëpritja e popullit është bërë shkak që duke duruar të gjitha problemet dhe vështirësitë, të arrijë ta përfundojë këtë punë ashtu siç ishte parashikuar.

## MAROKU NDALON SHPËRNDARJEN E 7 GAZETAVE EVROPIANE PËR ARSYE TË OFENDIMIT TË PERSONALITETIT TË MUHAMEDIT A.S.

Pas publikimit të karikaturave ofenduese të personalitetit të Muhamedit a.s., në dy gazeta spanjolle dhe franceze, Qeveria e Marokut këtë javë ka ndaluar shpërndarjen e disa prej gazetave evropiane. Në shenjë proteste ndaj publikimit të karikaturave ofenduese të personalitetit të Muhamedit a.s., në gazetat franceze dhe spanjolle, Qeveria e Marokut ka ndaluar shpërndarjen dhe shitjen e gazetave spanjolle dhe franceze si dhe një gazetë gjermane gjatë kësaj jave në këtë vend.Gazetat "Umanite", Franca sot, Liberasion, Marjan dhe La Figareo e Francës si dhe gazeta Alpe e Spanjës dhe Spiegel e Gjermanisë janë prej gazetave të cilat kësaj jave janë hequr nga kioskat e shitjes në Marok. Mustafa El Halfi, Ministër i telekomunikacionit i Marokut, ka nënvizuar se ndalimi i shitjes së këtyre gazetave është mirëpritur nga qytetarët myslimanë. Vlen të theksohet se analistët theksojnë lidhur me këtë çështje se veprimi i revistave franceze dhe spanjolle është bërë pas përvojës së një rënieje ekonomike dhe rënies së shitjes të këtyre gazetave, të cilat duke publikuar karikatura ofenduese, synojnë të realizojnë qëllimet e tyre.

## MALAJZIA EKSPOZON DISENJIMET MË TË REJA TË VESHJES ISLAME

Disenjimet më të reja të veshjes islame do të ekspozohen më 10 tetor në qytetin Kangar të Malajzisë. Disenjatorët e veshjes islame të Malajzisë në këtë program do të prezantojnë projektet më reja të tyre për veshjen e femrave myslimane. Ky program organizohet

me kontributin e shoqatës së krijimtarive myslimanë dhe disenjatorëve të veshjeve (AMAED) gjatë zhvillimit të festivalit të veshjes islame në qytetin Kangar. Ekspozimi i projekteve më të reja të veshjes islame do të fillojë që nga mëngjesi dhe në këtë program do të marrin pjesë mbi 2500 femra myslimane. Organizimi i konferencave dhe tryezave, shitja e veshjeve islame dhe veshjeve sportive islame citohet të jenë prej programeve që realizohen gjatë këtij programi.

### KEMBRIXHI, KONFERENCË NDËRKOMBËTARE PËR MANUSKRIPTE TË TEKSTEVE ISLAMIKE NË DORËSHKRIM

Konferenca e nëntë ndërkombëtare për manuskripte të teksteve islamike në dorëshkrim organizohet në vjeshtën e vitit të ardhshëm në fakultetin Megdalen të universitetit Kembrixh. Kjo konferencë do të trajton studimet e bëra në sferën e manuskripteve të teksteve islamike në dorëshkrim e veçanërisht ato të bëra në fushën e ruajtjes dhe administrimit të koleksioneve të manuskripteve të teksteve islamike në dorëshkrim me fokus të veçantë mbi temën "Manuskriptet në dorëshkrim të dinastisë memlukian dhe dinastive bashkohore. "Në këtë konferencë do të bëhet përpjekje që të paraqitet një raport i plotë rreth manuskripteve të Kur'anit të shkruara në periudhën prej shekullit 13 deri në shekullin 16 gjatë periudhës të sundimit të memlukianëve deri te librat e tjera islamike. Kjo konferencë organizohet me kontributin e fondacionit të manuskripteve të Kembrixhit duke bashkëpunuar me fondacionin e thesarit islam dhe qendrës për hulumtime islamike Velid Bin Talal të universitetit të Kembrixhit.Vlen të theksohet se sesioni i tetë i konferencës ndërkombëtare të manuskripteve islamike në dorëshkrim është zhvilluar në pranverë të këtij viti me temë "Shkenca e manuskripteve në dorëshkrim, manuskriptet e teksteve shkencore" në fakuletin Kuins të universitetit të Kembrixhit.

### PUBLIKOHET REVISTA EKSKLUZIVE E GARAVE NDËRKOMBËTARE TË KUR'ANIT

Një përmbledhje e revistave dhe publikimeve rreth garave ndërkombëtare për hifz, lexim dhe komentim të Kur'anit fisnik në Arabinë Sa'udite është publikuar me kontributin e Sekretarisë të këtyre garave në Riad, kryeqytetin e këtij vendi. Këto revista ekskluzive përmbledhin një seri informacione rreth sesioneve të ndryshme të garave ndërkombëtare të Kur'anit fisnik në Arabinë Saudite, rreth numrit të pjesëmarrësve, fjalimet e zyrtarëve dhe funksionarëve të Arabisë Saudite në lidhje me këto gara, objektivat e këtyre garave dhe kushtet për pjesëmarrje në këto gara. Një pjesë e këtyre revistave ekskluzive i janë kushtuar informacioneve rreth këtyre garave prej vitit 1399 deri në vitin 1433 h. duke i paraqitur kështu emrat e anëtarëve të komisioneve të jurisë si dhe garuesit më të mirë në historinë e këtyre garave, seminaret trajnuese të anëtarëve të komisionit të jurisë, emrat e mësimdhënësve dhe pjesëmarrësve në këto seminare. Në bazë të këtij raporti mësohet se revista ekskluzive për sesionin e tridhjetë e katërt të garave ndërkombëtare të Kur'anit në Arabinë Sa'udite këtë vit është publikuar në kuadër të kësaj përmbledhje e cila përmbanë fjalimin e ministrit për çështje islamike të Arabisë Sa'udite në lidhje me këto gara, kushtet e përgjithshme për pjesëmarrje në këto gara, prezantimin e anëtarëve të komisionit të jurisë, shpërblimet dhe çmimet e fituara si dhe udhëzime speciale për pjesëmarrësit në këto gara. Vlen të theksohet se garat ndërkombëtare për hifz, lexim, dhe komentim të Kur'anit fisnik në Arabinë Sa'udite organizohen në muajin dhjetor të këtij viti me pjesëmarrjen e 163 garuesve nga 71 vende të ndryshme të botës dhe zhvillohen në Masxhidul Haram, Meke.



### ZBULIMI I MANUSKRIPTES MË TË VJETËR NË DORËSHKRIM TË KUR'ANIT

Një qytetar jemenas ka zbuluar manuskriptën më të vjetër në dorëshkrim të Kur'anit në njërën prej shpellave të vështira të këtij vendi. Kjo manuskript e Kur'anit i përket vitit 200 h. që është zbuluar nga një djalë i ri në qytetin Dale'e në provincën Adn të Jemenit në një shpellë prej guri dhe shumë të vështirë për depërtim. Në faqen e parë të kësaj manuskripte të Kur'anit e shkruar me shkronja të pavokalizuara, thuhet: "Ky Kur'an është shkruar në vitin 200 h. për të fituar pëlqimin e Zotit.". Në bazë të hulumtimeve të bëra në Jemen mësohet se ky Kur'an i zbuluar me këtë rast supozohet të jetë manuskripta më e vjetër në dorëshkrim e Kur'anit në mbarë botën. Rreth kësaj çështje hulumtuesit rusë besojnë se manuskripte e quajtur "Kur'ani i Othmanit" r.a., e cila ruhet në njërin prej muzeve të Uzbekistanit konsiderohet të jetë manuskripta më e vjetër në dorëshkrim e mbetur nga Kur'ani .

(Mr.Rexhep Suma)

| AUTOR: AGIM GASHI | NUMËROVA | NËNAT | PIKTHI | LUMË NË AUSTRI | SHKULA FLOKËT | DIAL UP | NXITIMI | JAPONIA | ... DURHAM (SHQ.) | LLOJ KAPAKU I SHISHEVE | SHIU I MADH, RREBESHI | MARKË E NJOHUR JAPONEZE E TEKN. SË BARDHË | FIRMË GJERMANE E ELEKTRONIKËS | TANTALI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1912 2012 | | | | | | | | | | | | | | |
| E MUNDSHME | | | | | | | | SHTET AMERIKAN / HALIM (DIM.) | | | | | | |
| SHKRIMTARI, STËRMILLI (SHQ.) | | | | | | ... TEPELENA / KyÇ | | | | | | | | BANOR I KRYEQYT. SHQIPTAR |
| PËREMËR VETOR | | | | PASANIK I MADH / REOMIRI | | | | | | | | | | |
| | ATDHETAR KOSOVAR | MIRATIMI / STUDIUESET E NJË SHKENCE | | | | | | | | ISA BOLETINI | | | INDIA / KAMPIONIA | |
| PËREMËR PRONOR | | | | A? | | | | | | | AJËR (HUAJ) / PLAKU I PAVARËSISË | | | |
| LLOJ SËPATE | | | | | | | | | | JODI | | MINUS / ... TARNER | | |
| MJET PËR TË ARRITUR DIÇKA | | | | ANËÇAK | | | | | | KASOLLE BARINJ NË MALE | | | | |
| BETIM | | | AMPERI / KRIJUESE E FILAVE VIZATIMORË | | | | | | | ... KONÇI | | | | |
| SHTET AZIATIK | | | | | | | | | | VENDËS | | | | |
| LUMË TIRANAS | | | | | | | | | | IDRIZ AJETI | | | GJERMANE E VJETËR | IRONITË |
| MORALIST | | | | | | | | | | LITRI | | AHMET SADRIU / MËNJANIM | | |
| PËREMËR PRONOR | | | | FUTBOLLIST SPANJOLL | FUTBOLLIST I BAJERNIT | NGJITËS XHAMASH | I MORALIT | | LLOJ REVOLJE | DËSHMORI, AGIM / REPUBLIKA | | | | |
| IKACAKE | | | | | | | | TROJET / ENDOVASC. ANEORYSM REPAIR | | | | | | |
| SHTIMI I POPULLSISË | | | | | | | | | | LOJË KOMIKE ANTIKE / FIGURË GJEOMETRIKE | | | | |
| RISIMTAR | | | | | | | | | SHTET ARAB / R.I. | | | | | |
| | EUROPEAN RESEARCH ADVISORY BOARD / SHUMËS | | | | | SHTET AMERIKAN / TONI | | | | | | | | |
| SHTIMET | | | | | | | RIPËRTË-RITJET | | | | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** XHAMIA E MADHE, TEH, ANONIMITETI, MIRADI, ARIANIT, ILETI, SHKAKTARE, AINI, FRUTA, KAL, ENA, KATE, LLA, A, ETET, A, SN, MOT, PAKT, AS, K, ILIR, L, BO, TETO, ISAN, GAP, IST, ZORO, FSK, RELATIVITETI, TI, OPERATORE, A, A, NGADALËSIMET, KADETE, ARIZONA, TROTILI, Ë, INDI.

Zoti i tyre iu përgjegj lutjes së tyre (e tha):
Unë nuk ia humbë mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër.
Ju jeni njëri nga tjetri por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre pa tjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vejë në xhennete në të cilët burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, se më i miri i shpërblimeve është tek Allahu.
(Ali Imran, 195)

O Pejgamber! Thuaju atyre robërve që i keni në duart tuaja se posa të vërejë Allahu ndonjë të mirë (besim të drejtë e të sinqertë) në zemrat tuaja, Ai u jep edhe më shumë të mira nga ajo çka është marrë nga ju, ua falë gabimet, se Allahu falë pa masë, se është mëshirues i madh.
E nëse (robërit) duan të tradhëtojnë ty, ata më parë tradhtuan Allahun, (nuk besuan) e Ai (të ndihmojë), të mundësojë të ngadhnjesh ndaj tyre.
Allahu i di të gjitha ndodhitë, vepron me urtësinë e Tij.
(El Enfalë, 70-71)

Është e vërtetë se ata që besuan, u shpërngulën dhe luftuan me pasurinë e tyre në rrugën e Allahut, dhe që strehuan (të shpërngulurit) dhe u ndihmuan, të tillët janë miq të njëritjetrit (në ndihmë dhe në trashëgim).
Ata që besuan por që nuk u shpërngulën, ju nuk keni përkujdes as ndihmë për ta deri sa të shpërngulen edhe ata.
E nëse ata kërkojnë ndihmë prej jush për çështjen e fesë, atëherë jeni të obliguar t'u ndihmoni, përveç nëse është puna kundër një populli që me të keni marrëveshje (nuk mund t'u ndihmoni në luftë kundër atij populli).
Allahu mbikëqyr atë që veproni.
(El Enfalë, 72)

